## Kreu i parë

Asnjë shenjë smire nuk ishte shfaqur kurrë midis doktor Gurametos së madh dhe doktor Gurametos së vogël. Ndonëse me të njëjtin mbiemër, nuk kishin pasur kurrfarë lidhjeje fisnore dhe, sikur të mos kishte qenë mjekësia, fatet e tyre, me siguri, nuk do të përkiteshin kurrë e, aq më pak, cilësimet "i madh" dhe "i vogël" nuk do t'i vinin ata në një marrëdhënie që, me siguri, nuk e kishin dashur.

Ndërkaq, dukej sikur një dorë e fshehtë i kishte sjellë punët në atë farë mënyre, që ata të dy, kirurgët më të njohur të qytetit, edhe po të donin, nuk ndaheshin dot më. Jo vetëm kaq, por dukej

sikur e njëjta dorë e fshehtë kishte bërë që në këtë histori të kishte një harmoni të tillë të brendshme, saqë gjithçka midis tyre të dukej se nuk mund të ishte ndryshe nga ajo që prej kohësh kishte qenë.

Doktor Gurametoja i madh, jo vetëm që ishte më hijerëndë e më i madh në moshë se tjetri, por kishte studiuar në Gjermani, një shtet pa dyshim më i madh e më hijerëndë se Italia, vendi ku kishte studiuar doktor Gurametoja i vogël. Ndonëse shemërimi midis tyre vononte të shfaqej, të gjithë ishin të bindur se ai ishte aty, i fshehur me kujdes dhe, si i tillë, si më i madhi shemërim mjekësh, që kishte njohur ky qytet, një ditë patjetër do të dilte, madje, me bujë e tralala të paparë.

Ndërkaq, kjo nuk pengonte që, në çdo ngjarje, të dy mjekët ose, më saktë, varësia që krijohej midis ngjarjes dhe atyre vetë, të zinte një vend të ndjeshëm. Kjo vinte, ndoshta, ngaqë në profesione të tilla njerëzit e duronin me vështirësi barazinë e vlerave, ndaj mezi ç'prisnin ditën që ajo të prishej. Gjer tani, në të gjitha rrethanat kishte qenë doktor Gurametoja i madh që kishte dalë, si të thuash, i fituar, ndonëse kjo fjalë, për këtë rast, mund të dukej tepër e fortë, ashtu siç ngjante e tepruar fjala "humbje" për tjetrin.

Kur katër vjet më parë kishte ndodhur ajo që nga disa u quajt pushtim i Shqipërisë nga Italia e, nga të tjerët, bashkim i Shqipërisë me të, ngjarja u

duk si e sajuar enkas, për të qortuar drejtpeshimin, më saktë, për të rrëzuar ose për të ngritur përfundimisht statusin e doktor Gurametos së vogël, në krahasim me doktor Gurameton e madh. Zhdrivillimi vazhdoi gjatë. Një ditë dukej se i vogli do të dilte i humbur e ditën tjetër, e kundërta. Ai vetë, si gjithmonë, s'jepte asnjë shenjë, në kohën që doktor Gurametoja i madh kishte një pezm të përmbajtur në fytyrë. Ky pezm, që ia shtonte hijen e rëndë, ishte shpjeguar gjithfarë mënyrash, gjer te zbërthimi i fundit, i bërë nga një gazetë humoristike, që e jepte si projektim të largët të zemërimit që thuhej se kishte pasur Adolf Hitleri, kur miku i tij, Benito Musolini, kishte zbarkuar në Shqipëri, pa e lajmëruar atë.

Përfundimisht, pas katrahurës së javëve të para, doktor Gurametoja i madh kishte dalë me një autoritet më të rritur, gjë që disa e gjenin si një paradoks e të tjerët, në logjikën e gjërave, përderisa, pavarësisht nga prania italiane e nga cicmicet Duçe-Hitler, Gjermania mbetej aleatja e madhe, pa të cilën Italia e doktor Gurametos së vogël do të ndihej si jetime.

*

Në vjeshtën e atij viti ndodhi pikërisht kjo e fundit: Italia, për shkak të kapitullimit të befasishëm, e humbi aleatin e saj. Që nga kohët që s'mbaheshin mend, bota ishte mësuar me prishje aleancash, por kjo që i kishte ndodhur Italisë ishte zi e më zi. Si të mos i mjaftonte e keqja që i kishte rënë mbi krye, në vend që, së paku, të shkaktonte njëfarë mëshire te vëllai i madh gjerman, ky i fundit u egërsua keqas me të. E shpalli dezertore, e fyeu, e përçmoi e, më në fund, ngaqë dufi s'po i dilte, urdhëroi ushtarët gjermanë të vrisnin në vend, siç vriteshin dezertorët, aleatët e djeshëm.

Ngjarjet zhvilloheshin me një shpejtësi të tillë, saqë edhe vetë qyteti i Gjirokastrës, i mësuar me vizione të gjera e të ndërlikuara për botën, u duk se e humbi toruan.

Hutimi ishte i tillë, saqë për herë të parë, ato që po ndodhnin nuk u vunë në një nyjëtim krahasues me dy Gurametot doktorë. Në të vërtetë, gjendja kishte qenë përsëri e tillë, si e rënë nga qielli, që rasti të mos humbte: Italia kishte rënë në gjunjë, ushtria gjermane po përparonte nga jugu, nga Greqia, për të mos e lënë Shqipërinë të zbrazët, doktor Gurametoja i madh dhe doktor Gurametoja i vogël ishin aty, si gjithmonë, mu në mes të qytetit.

Mirëpo rasti kishte kaluar. Njerëzit tundnin

kryet, psherëtinin, pastaj, në mënyrë filozofike, vinin në përfundim se vërtetim më i mirë për dramaticitetin e ngjarjeve sesa kjo harresë nuk mund të gjendej.

Sa më thellë që e mendonin punën, aq më e ndërlikuar, për të mos thënë misterioze, ajo dukej. Italia kishte kapitulluar, këtë s'kishte njeri që s'e dinte, po cili ishte statusi i Shqipërisë? Kishte kapitulluar edhe ajo bashkë me të apo kishte diçka që duhej sqaruar këtu, diçka që, sa më tepër doje ta kthjelloje, aq më e turbullt bëhej.

Nganjëherë, pyetja shtrohej më thjesht: duke qenë se Shqipëria ishte njëra nga tri pjesët përbërëse të perandorisë së porsapërmbysur, a do të binte mbi të, qoftë dhe një e treta e pezmit gjerman?

Nuk ishte e lehtë ta gjeje. Që Italia, ndërkaq, po pësonte mbi shpinë atë pezm, këtë e dinte dhe bufi, por askush s'mund ta parashikonte ç'do të bëhej me dy pjesët e tjera: Abisininë dhe Shqipërinë. Disave u dukej e natyrshme që mllefi, si zakonisht, ishte më lehtë të binte mbi zezakët e Abisinisë, në kohën që kishte të tjerë që mendonin se me zezakët e gjorë s'nxirrej dot asnjë duf, sepse ata, si me duf, si pa duf, punët i kishin pasur gjithmonë keq. Shkurt, nuk mbetej gjë tjetër, veç që zemërimi të binte mbi Shqipërinë. Aq më tepër që ushtria gjermane nuk ishte as dyzet milje larg, kështu që, me siguri, goja kishte nisur t'i lëshonte

lëng, si ujkut përballë një qengji.

Ligështimi e kishte kapluar qytetin, kur ndodhi diçka e papritur, që u dha fund mëdyshjeve. Një mëngjes, dy avionë të panjohur lëshuan mijëra fletushka mbi qytet. Ato ishin dygjuhëshe, gjermanisht dhe shqip, dhe në to sqarohej gjithçka. Gjermania nuk po e pushtonte, por po kërkonte kalim në Shqipëri. Ajo po hynte si mike. Ajo, jo vetëm që s'kishte asnjë kunj me Shqipërinë, por po e çlironte vendin nga pushtimi i urryer italian. Ajo po i kthente Shqipërisë pavarësinë e dhunuar. Ajo njihte Shqipërinë etnike, me Kosovën dhe Çamërinë brenda kufijve të saj. Ajo...

Njerëzit s'po u besonin syve. Ishte tepër e bukur për të qenë e vërtetë, megjithatë teksti ishte aty, jo në një, po në dy gjuhë.

Pasi u siguruan për gjithçka, madje, pasi mosbesuesit thanë shprehjen e njohur: si do ta dinë ata lart se ç'mund të ndodhë këtu poshtë? (me "ata lart", në këtë rast nënkuptoheshin herë zyrtarët e lartë gjermanë e herë avionët që lëshonin fletushkat), u duk se, më në fund, qyteti po çlirohej nga ankthi.

Të qetësuar disi, njerëzit filluan të shfaqnin mendime për fletushkat. Si përherë, ato ndaheshin. Disave u pëlqente kjo mënyrë lajmërimi. Nuk ngjante fare me dredhitë e sotme. Të sulmonte goxha shtet, natën, si hajdut, të thyente kufirin e,

në mëngjes, pa pikë turpi, të thoshte: më sulmove ti. Kurse ky lajmërim, në mes të ditës, ishte punë e pastër krejt. Punë zotërinjsh, për besë, njëlloj si të të çonin kartëvizitën. Madje, në dy gjuhë.

O tyryfyla, thoshin të tjerët. Po pikërisht kjo punë e kartëvizitës është fyerja më e madhe që mund t'i bëhet një vendi. E, aq më tepër, një vendi heroik si yni. Shtet shqiptar, nesër në orën dhjetë të mëngjesit jam aty, dil e më prit e mos dëgjo ç'thonë për mua e as topat e tanket, që kam me vete, mos m'i shih, se unë jam gjerman i mirë, unë vij me lule e me kulturë. O të krisurit e dheut, vërtet i besoni këto broçkulla?

Sidoqoftë, më mirë të të hedhin një kartëvizitë, se një bombë, mbroheshin të parët.

Te një palë e tretë, ata që, më së shumti, nderonin rregullat dhe rendin, u shfaq një tjetër shqetësim. Ky ishte një ankth i veçantë, nazik, si një maçok i ngopur, mendjemadh dhe disi i paftyrë: mirë Gjermania i shfaqi synimet e saj, po Shqipëria ç'qëndrim do të mbante?

Kjo pyetje u prit me këmbët e para. Nuk themi lavdi Zotit që nuk na shqeu leckash, siç bëri me Greqinë, po dashkemi të bëjmë dhe naze. Dhe këtu vinin dy-tri proverba, ndër të cilat nuk mungonte ai i dhisë ngordhalaqe, që mbante bishtin përpjetë.

Ndërkaq, më të duruarit thoshin: prisni, prisni. Dhe tregonin ca trakte, që i kishin gjetur qysh atë

natë te pragjet e shtëpive. Traktet, ndonëse s'e kishin pamjen e fisme të fletushkave e as kishin rënë nga qielli si ato (për të mos përmendur që ishin vetëm në një gjuhë), i kundërshtonin në gjithçka fletushkat. Në trakte bëhej thirrje për luftë dhe vetëm për luftë. Gjermanët quheshin pushtues të ligj, madje, më të ligj se italianët.

Të gjithë po bëheshin mosbesues, por kjo nuk i pengonte që të binin në mendime. Me sa dukej, Shqipëria kishte dy qëndrime, por kjo s'i bënte ndonjë përshtypje Gjirokastrës. Dihej se kishte raste kur asaj i dukej vetja më e mençur se Shqipëria. Dhe ky ishte përpiktas një rast i tillë, përderisa, si qytet i parë i madh, ku do të kalonin gjermanët, Gjirokastrës i binte që, më seriozisht se të tjerët, të merrej me ta.

## Kreu i dytë

Për mendjemadhësinë e pafré të këtij qyteti kishte shpjegime të ndryshme. Më i përkori lidhej me vetminë e tij. Ithtarët e këtij shpjegimi, duke e kuptuar dhe vetë se ai ngjante i pamjaftueshëm, nguteshin të shtonin se fjala "i vetmuar", në këtë rast, kërkonte një plotësim. I rrethuar nga zona të gjera, që kishin marrëdhënie të ftohta me të, qyteti ngjante për to i huaj, për të mos thënë armiqësor. Nga veriu, në shpinë të vet, përveç një mali të pafund plot me dhelpra e ujq, ishin katundet e Labërisë, që dukeshin po aq të pafundme, për shkak të ashpërsisë së tyre. Përballë, në lindje, përtej lumit

dhe luginës shtriheshin katundet e Lunxhërisë, gjithaq të huaja, por këtë herë, për një shkak të kundërt, atë të butësisë. Në jug, përgjatë lumit, në të dyja anët e luginës ishin katundet minoritare greke, të cilat, ndonëse të shpërfillura, e prishnin drejtpeshimin shpirtëror të qytetit po aq sa dhe fqinjët e tjerë, në mos më fort. Ky ishte një trazim tinëzar, që vepronte më fort në gjumë se ditën, rrallë me arsye e më shpesh pa të. I ngjashëm me tundimin mëkatnor, ai bënte që banorët e qytetit, për shkak të bujqve grekë që punonin në pronat e tyre si çifçinj, të kishin një përfytyrim të shtrajtuar jo vetëm për grekët, por për gjithë greqizmin, bashkë me shtetin grek, me politikën, madje, me gjuhën e vet.

Si të mos mjaftonte ky mozaik, mu midis tij, më saktë, midis qytetit dhe zonës minoritare, moskuptues ndaj të dyve, shtrihej Lazarati. Katund kryeneç e idhnak si ky nuk mbahej mend. Ngaqë mërisë së tij ndaj Gjirokastrës nuk i ishte gjetur shpjegimi, kronistët ishin mjaftuar ta quanin atë si diçka jo të keqe, përderisa, e penguar dhe e thithur prej qytetit, ajo mëri nuk shkonte më tej, drejt Shqipërisë.

Thuhej se në netët e errëta dritat e qytetit, ndonëse të zbehura nga largësia, ua acaronin nervat lazaratasve, aq sa vinte një çast që nuk duronin dot më dhe qëllonin me pushkë drejt tyre.

Kronistë më të përkorë, shkakun e armiqësisë e gjenin pikërisht te shtëpitë e larta, në katet e epërme të të cilave besohej se jetonin zonjat. Sipas tyre, meqenëse as shtëpitë e larta s'mund të ulnin shtatin e as zonjat s'mund të ktheheshin në jozonja, moskuptimi kishte një ngjyrim fatal e, me ç'dukej, i tillë do të mbetej.

Vetë qyteti, i mësuar, ndërkaq, me të gjitha këto, nuk kërkonte as zbutje e as marrëveshje me askënd. Çdo qytet tjetër, i gjendur përballë një ftohtësie të tillë, të përgjithshme, do të kërkonte, ndoshta, aleancën e njërit krah rrethues kundër tjetrit, për shembull, atë të Labërisë kundër minoritetit grek ose atë të Lazaratit kundër Lunxhërisë. Mirëpo ky qytet ishte ose më pak, ose më shumë i mençur se ç'duhej, çka, në fund të fundit, ishte e njëjta gjë.

Jo vetëm që s'kërkonte mirëkuptim, por kërcënueshëm ndriçonte natën burgun e vet, që ishte pika më e lartë e keshtjellës, e cila, nga ana e saj, ishte pika më e lartë e qytetit. Me këtë ndriçim idhnak, që udhëtarët e kishin krahasuar me atë të Akropolit të Athinës, por në kah të keq, e shpallte kumtin e vet ndaj rrethinave: këtu do t'ju kalb të gjithëve, lebër e grekë, lazaratas e lunxhotë, pa mëshirë e pa dallim.

Kërcënimi s'ngjante aspak i kotë, po të sillje ndër mend treqind gjykatësit mbretërorë, të cilët,

të mbetur pa punë pas prishjes së Perandorisë Osmane, ishin kthyer në shtëpi.

Kthimi i tyre do të egërsonte çdo qytet, sado i ëmbël të ishte, e jo pastaj Gjirokastrën. Kur ajo s'u josh nga Lunxhëria, mos prisni të zbutet me askënd, thuhej andej-këndej. Katundet e kësaj të fundit shtriheshin përballë saj, përtej luginës, me kishat plot dritëza e kambana, që binin pashkëve, e me kroje e gra të ëmbla si rrallëkund. Qyteti, ndonëse kishte raste kur i ngjante një gurane të verbër, vinte re gjithçka. Në katundet e Lunxhërisë herë pas here zhdukeshin vajza ose nuse të reja. I kërkonin gjithkund, te përroi, te gremina, te stanet e barinjve, gjersa kohë më pas, një pëshpërimë e lehtë si shushurimë mëndafshi ngulte këmbë se ato kishin përfunduar brenda shtëpive të larta të qytetit.

Ishte apo s'ishte grarrëmbyes ky qytet, kjo nuk qe vërtetuar kurrë. Ashtu siç nuk ishte vërtetuar nëse vajzat dhe nuset rrëmbeheshin vërtet apo me dëshirën e tyre vërtiteshin si fluturat te portat e rënda, gjersa një ditë thitheshin prej tyre, për të mos dalë më. Atje brenda nuk dihej ç'ndodhte. Midis dy hamendjeve: a ishin të pikëlluara a të lumtura, ngrihej një e tretë: a ishin kthyer në zonja, siç kishin ëndërruar, a prej kohësh s'ishin veç ëndërr e asgjë më.

Kjo ishte tabloja në prag të mbërritjes gjermane. Një mendim i vjetër, se përballë rrezikut Shqi-

përia vinte në vete dhe harronte grindjet e brendshme, nuk u vërtetua.

Idetë ndaheshin dysh. Komunistët, siç pritej, kërkonin luftë me shumë zjarrmi e ngut. Kombëtaristët s'ishin kundër, por as zjarrmia, as nguti s'u pëlqenin. Sipas tyre, zjarrmia e tepërt lidhej më shumë me Rusinë se me Shqipërinë. Gjithmonë sipas tyre, Shqipëria s'kishte pse të futej në grindje verbazi, pa parë volinë e saj. Gjermania vërtet ishte pushtuese, por Rusia e kuqe s'ishte më e mirë. Veç kësaj, Gjermania sillte Kosovën e Çamërinë, kurse Rusia, veç kolkozeve, nuk sillte asgjë. Madje, kishte gjasë që fjalët "Shqipëri etnike" në fletushkat gjermane, në vend që t'i gëzonin, i kishin acaruar komunistët. Kishte gjasë që edhe padurimi për luftë andej vinte. Dhe kjo ishte e natyrshme, përderisa në krye të tyre kishte dy a tre shefa serbë, për të cilët fjalët "Shqipëri etnike" ishin mortje e shkuar mortjes.

Çdo orë që kalonte, mendimet ndryshonin më fort. Në kafenetë fjalët ishin më të prera se midis zonjave. Kalo, zoti gjerman, ashtu siç premtove: tranzit. Mos më nga, s'të ngas. Achtung! U theve brinjët Greqisë e Serbisë? Puna jote! Jepmë mua Kosovën e Çamërinë, jawohl!

*

Nga të gjitha hamendjet ndodhi ajo më e keqja. Te hyrja e qytetit, në rrugën automobilistike, pararoja gjermane u qëllua me armë. Nuk u bë as luftë, as pakt. Ishte thjesht një pritë.

Tre motoçiklistët e pararojës bënë një rrotullim të frikshëm, për të rendur andej nga kishin ardhur. Goditësit, gjithashtu, ishin tretur, si t'i kishin përpirë shkurret.

Lajmi mbërriti pas një grimë kohe në dy kafenetë e qytetit. Si zakonisht në kësi rastesh, njerëzit shpejtonin të iknin, për t'u gjendur secili në shtëpinë e vet. Tek ndaheshin me njëri-tjetrin, shkëmbenin fjalët e fundit, një pjesë e të cilave ishin kundër komunistëve, që, ashtu si herë tjetër, kishin bërë provokimin e pastaj ia kishin mbathur, e një pjesë, kundër atyre që me çdo kusht kërkonin paqe me ujkun.

Pa u mbyllur ende portat e rënda të shtëpive, lajmi kishte marrë dhenë: për shkak të pabesisë së tij, qyteti do të ndëshkohej.

Ajo që i la të gjithë gojëhapur nuk ishte ndëshkimi vetë, sesa mënyra e tij. Ajo ishte e pazakonshme: hedhje në erë. Ishte e frikshme, natyrisht, veçse përshtypja e parë që la, më shumë se me tmerrin lidhej me turpin.

Njerëzve u duhej njëfarë kohe sa të mblidhnin

veten. Do të hidheshin, pra, në erë, shtëpitë prej guri, tapitë, treqind gjykatësit perandorakë, shtëpitë e zonjave dhe, pas tyre, vetë zonjat, me këmishë-natet e mëndafshta dhe të fshehtat dhe byzylykët, që do të binin si breshër.

Si për ta larguar përfytyrimin e padurueshëm, njerëzit u ktheheshin grindjeve të pakmëparshme. Ja ç'na bënë komunistët. Ja ç'na bëtë ju, që kujtuat se morët Kosovën e Çamërinë. Jo ne, ju që bënit sikur do luftonit. Jo more, ne të luftonim e ju të bënit sehir? Ne s'thamë do luftojmë, ju thatë, ju gënjyet. U nise për luftë? Rri aty. Vritu, pritu, siç the, por mos ia mbath!

Kështu gërgateshin, por, ngaqë grindja ishte e lodhshme, i ktheheshin pyetjes dyshuese: kush shtiu mbi gjermanët? Heshtja që pasonte nuk ishte më pak e lodhshme, kështu që, donin s'donin, i ktheheshin prapë formës së ndëshkimit: hedhjes në erë. Ishte e keqe, pa dyshim, por më e keqe se ajo vetë ishte e keqja tjetër, ajo që s'thuhej e që shkaktonte turpin. Ndëshkime qytetesh kishte pasur gjithkund, aq sa, po ta mendoje gjatë, dukej se bota që nga fillimet e saj xanxën numër një kishte pasur pikërisht këtë gjë. Qytetet rrethoheshin, u pritej ujët, u pritej buka, goditeshin me top, u shkallmoheshin portat, u binin muret, digjeshin shkrumb, rrafshoheshin, madje, u shkonte sipër parmenda e mbilleshin me kripë, për të mos mbirë më as bari.

Kështu binin qytetet, me dëshpërim, por burrërisht, kurse kjo hedhje në erë ishte tjetër gjë...

Më në fund, u kuptua se nga vinte ndjesia e turpit: kjo gjëmë ngjante e tjetërfartë, ngaqë dukej si ndëshkimi që pësonte gruaja. Ndëshkim grarisht apo më bënë veshët, pyesnin ata që porsa vinin rreth tryezës. Thelbi i mendimit, sa ç'ishte i lehtë për t'u kapur, pa vënë në punë arsyen, aq i vështirë bëhej me të. Të hidheshe në erë, të lëkundeshe, të kërceje pupthi, të gjitha këto u shkonin veç grave. Shkurt, ky qytet, që aq fort ishte mburrur se kishte jetuar burrërisht, qenkësh thënë të vdiste si grua.

Do të kënaqeshin, më në fund, rrethinat, që aq shumë i kishte përçmuar. Do t'u vinte, ndoshta, keq për të. Për herë të parë në jetë, por ç'e do, do të ishte vonë.

Në këtë pikë, bashkë me shpirtrat, zërat ligështoheshin. Burrave s'u mbetej gjë tjetër veç të kthenin kryet mënjanë, për të mos ia plasur vajit bashkë me gratë, që, si gra që ishin, qanin ndërkaq.

*

Ajo që po afrohej bashkë me muzgun nuk e kishte ende emërtimin e vet. Hëpërhë mund të quhej "heshtje", ndonëse ishte aq e thellë e aq larg prej saj, sa ç'ishte kjo e fundit nga zhurma.

Ishin larguar ata që do të largoheshin, një pjesë

drejt katundeve të Lunxhërisë, të tjerë drejt Malit të Gjerë, atje ku ujqit dhe dhelprat, pas mendjes së tyre, do të ishin më pak idhnakë me ta.

E njihnin uturimën e tankeve, por nga pritja e gjatë ajo iu duk aq e ndryshme, saqë të shumtë ishin ata që kujtuan se ajo rropamë e zgjatur s'ishte gjë tjetër veçse hedhja në erë, veçse një hedhje e re, gjermançe, e shpikur, me sa dukej, kohët e fundit.

Tanket gjermane u shfaqën, më në fund, tek lëviznin njëri pas tjetrit në rrugën automobilistike, të rregullt e të zez. I pari qëndroi pranë urës së lumit, ndaloi, bëri një rrotullim në vend, duke ia drejtuar tytën qytetit. I dyti, bëri të njëjtën gjë e, fill pas tij, i katërti, i shtati dhe gjithë të tjerët rresht.

Kuptimi i asaj që po ndodhte erdhi, befas, i qartë, pa kurrfarë katrahure, thua se bashkë me zhurmën ritmike, tanket kishin sjellë një mënyrë tjetër të vështrimit të botës. Pa lëshuar ende predhën e parë, banorët e qytetit e kishin thithur jo vetëm kumtin, por gjithçka tjetër. Qyteti i vjetër kishte goditur pararojën e ushtrisë gjermane. Ai do të ndëshkohej sipas ligjeve të luftës, që s'merrnin parasysh nëse qyteti ishte sqimatar, i rrjedhur nga mosha, madje, i çmendur.

Predha e parë po fluturonte, ndërkaq, sipër pullazeve.

Tortura vazhdoi gjatë. Nën fishkëllimat e pre-

dhave, që fill pas rrethinave po i afroheshin shkallë-shkallë e plot rregullsi qendrës së qytetit, njerëzit nëpër strehime thoshin fjalë që kujtonin se ishin të fundit, bënin testamente gojore e luteshin.

Bombardimi befas pushoi. Kureshtarët që dolën të parët nga qilarët, për të parë ç'kishte ndodhur, u habitën që jashtë kishte ende qytet e jo gërmadha, siç kishin kujtuar. Por kjo ishte diçka e thjeshtë në krahasim me lajmin e dytë. Ai lidhej me ndërprerjen e bombardimeve, ndaj ishte i turbullt e plot mister. Dikush nga banorët, nga një pullaz që s'dihej mirë ku binte, kishte tundur një cohë të bardhë, shkurt, u kishte dhënë gjermanëve shenjën e dorëzimit.

Të shumtë ishin ata që e besuan e po aq ata që e quajtën vegulli.

Ndërkaq, bombardimi kishte reshtur vërtet, uturima e tankeve kishte nisur prapë, veçse tani po ngjiteshin ngadalë drejt qytetit.

Po binte, më në fund, mbrëmja, koha kur pyetjet bëheshin më të vështira. Kush e kishte ngritur cohën e bardhë? Pyetja tjetër: kush kishte qëlluar kundër pararojës gjermane, ngjante tani e thjeshtë, si nga bota e fëmijëve. Parandihej që kjo e fundit do të sqarohej shpejt, madje, shumë njerëz do të krenoheshin më pas për të, kurse njeriu i cohës së bardhë do të zhytej përherë e më fort në terr.

Jo vetëm ai, por as shtëpia, prej pullazit të së cilës qe ngritur shenja, nuk përcaktohej kurrsesi. Diku nga ky drejtim, thoshin të pasigurt ata që mëtonin ta kishin parë. Të tjerë bënin hamendësime se kush mund të ishte, megjithatë, kur vinte puna tek emri a, së paku, te pullazi, të gjithë ngrinin supet, thua se ky turp, nëse do të quhej i tillë, ishte nga ata që s'mund të mbahej nga një njeri a nga një pullaz i vetëm.

Ishin të gjithë në një mendje për këtë, madje, aq fort, saqë kur dikush e gjeti, më në fund, një shpjegim të ri të asaj që kishte ndodhur, një shpjegim lehtësues e fajshpërndarës si era, të gjithë u ndien të lehtësuar. Shpjegimi ishte i habitshëm në thjeshtësinë e tij: sikur jetë e mot të kërkohej njeriu a fantazma që mund të kishte ngritur shenjën e bardhë të dorëzimit, kjo s'do të gjendej kurrë, për arsyen e thjeshtë se atë shenjë s'e kishte valëvitur asnjë dorë njeriu a fantazme, por era e shtatorit. Ishte era e shtatorit, pra, ajo që, pasi kishte gufmuar perden e bardhë të njërës prej dritareve të lëna hapur, ndërsa njerëzit zbrisnin në qilarë, e kishte nxjerrë atë perde jashtë dritares, për ta lëkundur dy-tri herë përballë gjermanëve.

Shkurt, banorët mund të qetësoheshin, më në fund, se as ligështimi e, aq më pak, ndonjë tundim tradhtie, nuk e kishte ngucur atë valëvitje, por kishte qenë vetë dora e fatit, ajo që, në trajtën e erës, e

kishte kryer atë që duhej kryer. Dhe aq në mënyrë të përsosur, saqë era, ashtu siç e kishte nxjerrë perden përjashta, po aq vrullshëm e kishte pështjellë për ta futur brenda, fill pas valëvitjes... Kështu që askush, jo vetëm dora, por as dritarja, madje, as shtëpia ku ishte tundur coha e bardhë nuk mund të dëshmohej kurrë.

## Kreu i tretë

Ishte e njëjta ditë, por pas shtangies së gjatë sikur nuk besohej. Vetë fjala nuk ngjiste si më parë. Pasdite. Pjesa e dytë e ditës. Pjesa e pasme e saj. Ndoshta, pjesa e pabesë, ajo që qindra vjet radhazi kishte arritur ta fshihte mërinë e vjetër ndaj ditës, më saktë, ndaj pjesës së parë të saj, asaj që quhej paradite, për të mos përmendur mëngjesin. E kishte ruajtur, pra, pezmin, për ta nxjerrë befas në atë messhtatori.

Krahas kësaj ndihej, megjithatë, njëfarë mirënjohjeje ndaj fatit, që i kishte ruajtur nga gjëma të tjera, të harruara qyshkur, siç ishte Dynetshi, njëfa-

rë përbindëshi kalendarik, që i shpëtonte përfytyrimit, një copë kohe e pangjashme me asgjë, ardhur s'dihej nga, prej thellësive të gjithnajës ndoshta, një ngjitje prej dy netësh, që ishin bërë njësh, pasi e kishin mbytur midis tyre ditën, siç mbytej gruaja që humbte nderin në shtëpitë e vjetra gjirokastrite.

Merrej me mend se joshja pas lajthitjesh të tilla vinte ngaqë banorët e kishin humbur atë, për të cilën aq fort kishin qenë krenarë, gjykimin e ftohtë. Madje, puna, me ç'dukej, ishte më keq. Jo vetëm të ftohtin, por kishte gjasë që edhe atë tjetrin, të zakonshmin, ta kishin tretur.

Megjithatë, qoftë edhe me gjysmë mendjeje, shpresonin se ca gjëra po i kapnin. E dinin, për shembull, se hedhja në erë ishte këmbyer me një pushkatim të madh, por se cilët ishin ata orëligj, që prisnin vdekjen atje, ende s'po merrej vesh. Diku bëheshin bisedime, pa dyshim, për kërkesat e gjermanëve, por mendja s'përqendrohej dot për të gjetur se ku mund të bëhej kjo e sidomos kush, me kë, mund ta bënte.

Një diçka tjetër po dëgjohej ndërkaq. Të thoshe se ishte diçka që nuk pritej, ishte pak.

Ajo që po dëgjohej ishte përnjëmend krejtësisht e veçantë, diçka e nisur për keq, por e kthyer në çastin e fundit në të mirë. Me fjalë të tjera, njëfarë breshërie mitralozi, por me krismën krejt ndryshe, thua se ishin shpikur mitraloza të rinj, që shtinin si me muzikë.

More po ç'mitraloz është ky, ky ngjan me muzikën e Shtrausit, kishin thënë djemtë e Shametëve, që loznin në bandën e bashkisë. Veç kësaj, kuptohej menjëherë se krismat a muzika, a të dyja bashkë, nuk vinin nga sheshi i bashkisë, por nga sht... nga shtëpia e dr... e dr... Gurametos së madh.

Përpara se të thoshin: ka ikur nga mendja doktor Gurametoja, një tjetër ndjesi ua mbajti frymën njerëzve, ajo e pendimit. Ishte një pendim i pafund e i paanë, për një harresë të pafalshme: atë të dy doktorëve, Gurametos së madh e Gurametos së vogël.

Ç'kishte ndodhur, kur, pse, nga? Si kishte ndodhur që, mu midis katrahurës që lidhej me ngjarjet e botës, rënie e ngritje shtetesh, prishje aleancash e ndryshime kufijsh e flamujsh, ishin harruar ata që pikërisht në kohë të tilla s'mund të harroheshin, doktor Gurametoja i madh me doktor Gurameton e vogël? Ishin harruar shemërimi, qokat krahasuese dhe, pa dyshim, lëkundjet e autoritetit të secilit, dhe kjo ishte njëlloj si të humbte busulla, barometri që tregonte trysninë e ajrit, uljen dhe ngritjen e temperaturës, për të mos përmendur buletinin e bursës, bashkë me zhvlerësimin e parasë e gjer te rënia e bankave të Zvicrës, në rast pushtimi gjerman... Shkurt, ishte prishur zembereku i brendshëm, ai që çdo qytet e kishte diku brenda tij e që, ndonëse gjithkush ia ndiente trik-a-trakun,

kurrkush s'e dinte ku ndodhej.

Dhe ja tani, hakmarrja e Gurametos së madh. Më harruat, hë? Tani do më shihni, po s'ju lojta nga mendtë! Dhe vuri gramafonin mu midis heshtjes gjer në kupë të qiellit.

Hamendja, si shumica e hamendjeve që lindin nga nguti, u vu aty për aty në dyshim. S'ishte i tillë doktor Gurametoja e, aq më tepër, njihej shpërfillja e tij për gjithçka.

Ç'po ndodhte atëherë në shtëpinë e tij? Që luhej muzikë, këtë po e merrte vesh edhe bufi. Por përse, në ç'rrethana e me ç'kuptim, këtë s'e dinte askush.

Dy hamendje të reja po krijoheshin aty për aty. Sipas së parës, doktor Gurametoja po u bënte një dil të të dal gjermanëve. Ju po na pushtoni? Kujtoni se na keni tmerruar e na keni vënë në gjunjë? Fare hiç! Ja, mu në hundën tuaj unë po fejoj vajzën, pa e shtyrë datën, se shqiptari, sipas dokeve, s'e kthen kurrë as orën, pale pastaj ditën, pra, unë bëj sikur ju të mos ishit, madje, po të doni, mirë se të vini pas dokeve tona, miq apo armiq, porta është e hapur për gjithkënd.

Sipas kësaj që po ndodhte, doktor Gurametoja i madh ishte i madh, për besë; edhe ndonëse pa zë, ashtu brohoritej: rroftë Gurametoja i madh, nderi i qytetit. E, aty për aty, nuk harrohej i kundërti, Gurametoja i vogël, për të cilin, natyrisht, do të

thuhej: poshtë i vogli, në ferr të vejë dhe turp i lagjes e i qytetit qoftë!

Por kjo hamendje nuk e pati të gjatë. Sipas një lajmi më të ri, kurrfarë fejese të vajzës nuk po festonte doktor Gurametoja dhe darka e tij jo vetëm s'ishte njëfarë shuplake kundër gjermanëve, por, përkundrazi, ishte shtruar për nder të tyre. Me fjalë të tjera, i kishte ftuar të huajt për darkë, për t'u thënë: ju pritën me plumba sot në mëngjes te hyrja e qytetit? Unë, përkundrazi, ju pres me bukë, me verë e me muzikë!

Zemërimi ndaj doktorit u duk se nuk do të shterte kurrë. Të shumtë ishin ata që thoshin se e kishin pritur t'i binte maska si filogjerman që ishte, në kohën që të tjerët e mallkonin si Judë të qytetit, e, aty për aty, nuk i kursenin lavdet për doktor Gurameton e vogël, atë të paktin, të vogëlthin, që rrinte në terr si të gjithë, i përvuajtur, por hero, për besë, nder i të dy Shqipërive!

Që shtëpia e doktor Gurametos së vogël nxinte e s'nxirrte asnjë pipëtimë, kjo s'ishte e vështirë të vërtetohej, aq sa ç'ishte e lehtë të merrej vesh se shtëpia e doktor Gurametos së madh, jo vetëm llamburiste nga dritat, por muzika sa vente dëgjohej më fort e, si të mos mjaftonte kjo, midis saj dëgjoheshin brohoritjet e dollive dhe britmat gjermanisht.

Si për ta lehtësuar disi nga fajësimi i rëndë i

tradhtisë, ithtarët e doktor Gurametos së madh iu kthyen prapë dyshimit për ikjen nga mendja të tij. Që dikush kishte ikur nga mendja në këtë histori, kjo bënte mu. Ajo që s'dihej ishte nëse i çmenduri ishte Gurametoja a ishin gjermanët, a ndoshta të dyja palët.

Ndërkohë, për pezm ndaj dashamirësve të doktorit, anti-Gurametot e shtuan vrerin kundër tij. Ata shkuan aq larg, saqë të ngulnin këmbë se breshëritë e mitralozave ishin ndërthurur përnjëmend me muzikë, madje, disa syresh thoshin se pushkatimet e pengjeve, ndoshta, kishin nisur ndërkaq, veç jo në sheshin e bashkisë, por në qilarët e shtëpisë së doktorit.

Të tjerë shkuan edhe më larg, duke hamendësuar se kishte gjasë që, herë pas here, nga qilarët nxirrnin dy a tri pengje, ata më të parapëlqyerit për gjermanët, si për shembull, hebreun Jakoel, për t'i pushkatuar ashtu për qejf, mu në sallën e gostisë! Me fjalë të tjera, pushkato, bëj autopsinë drejt e në tryezë, merr organet për ushtarët trima gjermanë dhe ngri dolli për miqësinë shqiptaro-gjermane.

Ky teprim i fantazisë, e sidomos përfytyrimi i doktor Gurametos së madh, me veglat e kirurgjisë në duar, duke bërë prerje trupash midis darkës, ndihmuan që rikthimi i mendjes së ikur të bëhej më shpejt dhe qyteti të fitonte prapë atë për të cilën më së shumti ishte krenar, së paku, në këto gjashtë-

qind vjetët e fundit, gjykimin e ftohtë.

Ishte e vërtetë se shtëpia e doktor Gurametos së madh ndriste e gjëmonte nga festa dhe se pas Brahmsit po dëgjohej Lili Marlen, por po aq e vërtetë ishte se te sheshi i bashkisë nxinin rresht mitralozat, përballë të cilëve pengjet e lidhura dy nga dy, dridheshin nga lagështia e natës.

Ishte ftohtë. Nga gryka e Tepelenës era e veriut frynte përherë e më armiqësore, siç ndodhte në çaste të rënda. Pengjet ishin ende aty, në pritje. Asnjë mitraloz ende nuk kishte shtënë dhe ushtarët me helmeta, herë pas here kthenin kryet nga drejtimi prej nga vinte muzika. Habiteshin, me siguri, por më habitshëm e më moskuptues se ata, e dëgjonin muzikën pengjet.

Ndonëse as që mund të përfytyroheshin gjëra më të largëta se ai shesh i zi, në pritje të mortit, dhe darka me këngë e shampanjë te doktor Gurametoja, shumë shpejt, në mënyrë të pashpjeguar, u shtua hamendja se, pavarësisht se mitralozat dhe muzika ende ishin të ndarë, një fill misterioz i lidhte të dy. Se ç'ishte ky fill, e sidomos në ishte për të mirë a për të keq, ende nuk kuptohej.

Ndërkaq, bashkë me tingujt e gramafonit, valë-valë shpërndahej tortura e shpjegimit të darkës. Prej qindra vjetësh qyteti mbante mend darka të pazakonshme. Kishin qenë gjithfarësh, të hareshme e të lemerishme, me bujtës që, nga gëzimi, kishin

dashur të hidheshin nga pullazi, të shtinin mbi njëri-tjetrin mu midis haresë, të rrëmbenin zonjën e shtëpisë apo të gdhiheshin të helmuar në mëngjes, të gjithë bashkë, bujtës e të bujtur. E megjithatë, asnjëra nuk krahasohej me darkën e asaj nate. Për të gjetur të fshehtën, silleshin ndër mend të tjera darka, shumica të pabesa, ngaqë, me sa dukej, ishin ato që, më së shumti, mbaheshin mend.

Duke zbritur thellë e më thellë në kohë, disa u kujtuan për darkën e Krishtit, siç tregohej në shkrimet e shenjta, të sigurt se atje do të gjenin, më në fund, enigmën. Ishin të gjitha në atë darkë: Krishti vetë, pikëllimi i tij hyjnor, apostujt, madje dhe Juda Iskarioti. Kështu u duk se po e gjenin të vërtetën, por shi atëherë, ajo nisi të fironte. Që s'ishte Krisht doktor Gurametoja e, aq më pak, mysafirët gjermanë, kjo dukej që larg, por edhe Judë t'i quaje, ishte e tepërt. Duke psherëtirë e duke u lutur: falna, Zot, këto lajthitje të mendjes, rrekeshin të hiqnin dorë nga çdo mendim.

Në lagjet më të largëta, atje ku shtëpitë ishin më të vetmuara, ngaqë lajmet e reja arrinin më vonë, donin s'donin, kënaqeshin me të vjetrat. Ashtu si një orë më parë, grindeshin ende për punën e mitralozave me muzikë, madje, Shaqo bej Koko-boboja, që gabimisht ishte gjendur dikur në frontin prusiano-rus, thoshte se ato që fliteshin ishin përralla dhe se krismën e mitralozit "shvarc" e

njihte po aq sa gërhimën e plakës, ngaqë plumbat ia kishte provuar mbi kurriz. E kur të tjerët i ktheheshin për t'i thënë se s'bëhej fjalë për atë gërdallë të Luftës së Parë Botërore, por për Shubertin, e di Shubertin ti, ai zemërohej. Ik, or tutje, me gjithë ata Shubertë e sherbete, të gjitha janë profka, se s'më mbushet mendja mua kurrë që mitralozi qenkësh fokstrot e topi opera.

Pikërisht në njërën nga shtëpitë e vetmuara, u kujtua një darkë e moçme, e njohur brez pas brezi si gojëdhënë a ninullë, për të vënë fëmijët në gjumë, ajo ku rrëfehej se si i zoti i shtëpisë, në detyrim të një pakti, sipas të cilit duhej të ftonte për darkë një të panjohur, ia kishte dhënë të birit ftesën e darkës, bashkë me porosinë. Dhe i biri, tek ecte rrugës për të gjetur kalimtarin e panjohur, i trembur prej shkretisë së rrugës, tek kalonte përbri varrezës, e kishte hedhur ftesën brenda rrethojës së saj dhe qe larguar me ngut, pa e ditur se ftesa kishte rënë sipër një varri. Qe kthyer pastaj në shtëpi, për t'i thënë t'et: e kreva porosinë, zoti tatë, në kohën që te dera qe shfaqur i vdekuri me ftesën e darkës në dorë, duke tmerruar darkëtarët e të zotin e shtëpisë: më ftove, ja ku erdha, mos më vështro ashtu!

Ndërkaq, darka te doktor Gurametoja vazhdonte. Nuk dihej ende ç'ndodhte atje brenda, gjer në çastin kur një lajm i mirë nisi të përhapej ndryshe nga të tjerët, si një puhizë prilli. Flatronte kujdes-

shëm, më i brishtë se ylberi, i cenueshëm lehtë nga gjithçka. Vetë era e grykës së Tepelenës, ajo që nuk s'prapsej përpara asgjëje, dukej se i hapte udhë të arrinte atje ku duhej: pengjet po liroheshin.

Lajmi ta mbante frymën. Fjalët mezi e depërtonin kafkën. Pengjet... po... pengjet nuk po... pushkatoheshin... por... po... liroheshin. Me fjalë të tjera, nuk po rrëzoheshin të grirë nga plumbat, njëri mbi tjetrin, atje në shesh të bashkisë, por po iknin varg, njëri pas tjetrit, drejt shtëpive, o Perëndi. Dhe këtë mrekulli e kishte bërë doktor Gurametoja i madh!

Mallëngjimi për të nuk mbahej dot. Brinjët dukej se do të shkrinin. Le të brohoritnin për doktor Gurameton e madh, por s'duhej të harronin të voglin!

Asnjëherë ethja e krahasimit dhe e uljes së njërit, në voli të tjetrit, nuk kishte arritur një lëkundje kaq marramendëse. Qyteti i tërë, ndërsa duhej t'i binte në gjunjë doktor Gurametos së madh, t'ia lante këmbët me lot e t'i kërkonte ndjesë për dyshimet, aty për aty, duhej t'i kthehej për ta dënuar atë që u gëzua para kohe për rënien e heroit, shemrin e tij, Judën dhe turpin e Europës, doktor Gurameton e vogël.

Pasi kishin mbaruar punë me të, njerëzit, ashtu siç pritej, i ishin kthyer prapë çështjes kryesore. Që larg vështronin me adhurim shtëpinë e ndriçuar të doktor Gurametos së madh dhe muzika që vinte

prej andej sa vente u dukej hyjnore, madje, vetë ndërtesa e moçme, ashtu ngjante, jo shtëpi, po katedrale.

Të qetësuara disi, kureshtitë e dikurshme për të fshehtat e zonjave, ndonëse të zbehta prej mpirjes, u zgjuan prapë. Ç'ndodhte, vallë, brenda shtëpisë së madhe? Si shkonte darka dhe gjithë të tjerat? A ishte e vërtetë se zonja Gurameto bashkë me vajzën kërcenin vals me gjermanët, kurse shefi i tyre, baroni von Schwabe, mbante maskë në fytyrë?

Këto kureshti, herët a vonë do të rikthenin pyetjen e parë, atë të fillimit, të pashmangshmen: ç'ishte në të vërtetë kjo darkë, që ende nga disa quhej "darka e turpit" e nga të tjerët "darka e ringjalljes"?

Nga hulli të panjohura, nga shërbyesit, ndoshta, a nga korrierët, që, me siguri, venin e vinin atë natë, enigma po dilte, më në fund.

## Kreu i katërt

Ja ç'kishte ndodhur. Atë pasdite të paharrueshme, kur tanket dhe autoblindat, pas shkarrashjes rënkuese, hynë në qytet, prej njërës autoblindë, atje te sheshi i bashkisë, kishte dalë komandanti i divizionit gjerman, koloneli Fritz von Schwabe, mbajtës i Kryqit të Hekurt.

Pa çmpirë ende këmbët, në kohën që shoqëruesit e tij prisnin urdhrat e parë, ai ia nguli vështrimin pamjes, në një mënyrë që i habiti të tjerët. E si të mos mjaftonte kjo, po aq mungues, si të fliste me vete, shqiptoi fjalët: "Gjirokastër... kam një mik këtu...".

Shoqëruesit kujtuan se po bënte mahi, çka ishte dhe s'ishte e besueshme, pas një dite aq të gjatë e plot të papritura. Por koloneli vazhdoi me të njëjtin zë: një mik të madh, një shok universiteti... më të ngushtin e miqve... vëlla e shkuar vëllait...

Shoqëruesit pritën që, më në fund, t'ia shkrepte gazit, siç bëhet pas mahive të tilla e, pasi të thoshte "bëra shaka", të shpjegonte shkakun e mahisë.

Asgjë e tillë s'ndodhi. Përkundrazi, duke vështruar shoqëruesit me ca sy të menduar, që nuk ia kishin parë kurrë, ai tha emrin e mikut, fakultetin ku kishin qenë bashkë në München dhe adresën vendase të tij: Doktor Gurameto i madh, alias *grosse doktor Gurameto,* Rruga Varosh, 22, Gjirokastër. Albanien.

Pa e marrë veten nga kjo, shoqëruesit dëgjuan urdhrin e komandantit që të gjendej e të sillej menjëherë përpara tij shqiptari i çuditshëm.

Katër ushtarë, hipur në dy trirrotësha, me mitraloza në duar dhe me adresën e të kërkuarit, u nisën me rrapëllimë të gjenin njeriun.

Ngaqë banorët ende nuk kishin dalë nga strehimet, askush nuk e pa atë që ndodhi, mbërritjen e ushtarëve te porta e doktor Guramētos, trokitjen, marrjen e tij me vete.

Te sheshi i bashkisë, shoqëruesit, ndonëse i kishin besuar, më në fund, fjalët e kolonelit, kur vunë re nervozizmin, me të cilin ai priste mikun e

shpallur, një fije dyshimi, kushedi pse, iu ngjall përsëri. Ishte vërtet mik i madh, vëlla e stërvëlla, apo dikush që kërkohej për t'u dënuar? Pa e vrarë mendjen më tej, me njëfarë kureshtie tani po prisnin nëse doktorit të famshëm do t'i jepej ndonjë medalje e lartë apo do të pushkatohej për kushedi ç'krim.

Trirrotëshat mbërrinë njëri pas tjetrit, me të njëjtën rrapëllimë të padëgjuar, por që tani nuk habiste kurrkënd, ngaqë mbërritja e doktorit enigmatik s'mund të mendohej veçse e tillë.

S'dukej të ishte fjala as për medalje e as për dënim. Ishte tjetër gjë, ajo që pikërisht ishte dukur e pabesueshme, sentimentale, si nga shekulli i kaluar, më thellë, si nga koha e kalorësisë.

Në krye doktori u duk se shtangu, thua se nuk e njohu shokun e shkollës (kalimi i viteve, uniforma ushtarake, e sidomos dy gjurmë plagësh mbi fytyrë, kishin qenë ndoshta shkaku i mosnjohjes, u tha më pas), por pastaj çdo gjë shkoi siç duhej.

Përqafimet e, natyrisht, mallëngjimi dhe lotët ishin të tillë, saqë fije të tjera hamendjesh nisën të valëviteshin e sakaq të treteshin aty për aty... A ishte vizituar koloneli te psikiatri kohët e fundit?... Nga ana tjetër... një përdëllim i tillë... kaq... O, jo, jo... nuk mund të ishte kjo... As njëri e as tjetri s'dukeshin të atillë... Një diçka tjetër ishte megjithatë... Koloneli von Schwabe, ndonëse i ri e me gradë të

paktë, kishte lidhje të forta atje në Berlin, në qendrën e Rajhut... Ai mund të dinte gjëra që s'i dinte kush... Ai mund të dinte, për shembull, se ky doktor shqiptar mund të emërohej befas... guvernator i Shqipërisë.

Ndërkaq, mallëngjimi vazhdonte. Gjetja e vëllait të humbur, si ato që tregoheshin në baladat e vjetra, nuk do të ishte më prekëse.

Koloneli, si të ishte në mendjen e tyre, po i thoshte diçka të ngjashme doktorit.

Nibelungen, he? Kodi Lek Dukaxhin, he? Të kujtohet ç'më thoshe te "Taverna e vejushës Marthë"? Besa shqiptare, mikpritja.

Më kujtohet, si s'më kujtohet? përgjigjej doktor Gurametoja i madh.

Ishte i mallëngjyer, pa dyshim, edhe ai, por një hije e pashpjegueshme i kalonte herë pas here në sy.

Fytyra e kolonelit, gjithashtu, herë pas here ngurosej.

Kaq shumë e ëndërroja këtë takim, thoshte mendueshëm. Kur qëllonte që dikujt i tregoja për ty dhe për Shqipërinë, siç e kisha lexuar te Karl Mayer dhe siç ma kishe thënë ti, më merrnin ndoshta për të marrë... Sepse ata nuk e dinin lidhjen time me ty... Nuk e dinin se, kur kujtoja se po jepja shpirt, ty të kisha ndër mend. Aq shumë të kisha ndër mend, saqë befas m'u duk se jo mjeku ynë ushtarak,

por ishe ti që po më operoje... Të kujtohet kur më kishe thënë se kishe parë një herë një ëndërr të frikshme, ku të dukej se po operoje vetveten?... Ja ashtu m'u duk... Po më operoje ti... pavarësisht se veglat i kishte ndër duar tjetërkush... Pra, ti më shpëtove... më ngjalle... më thirre... më ktheve nga vdekja.

Në çast e preu të folurën dhe vuri dorën te balli, aty ku kishte njërën nga shenjat e plagëve. Kur nisi të fliste prapë, zërin e kishte të ngadaltë, gati-gati të pikëlluar.

Kështu pra... kur mora urdhrin... kur më thanë: merr divizionin e tankeve dhe shko të pushtosh Shqipërinë... mendimi i parë ishte për ty. Ishte fjala jo ta pushtoja, por ta shpëtoja Shqipërinë, ta bashkoja me Rajhun e përjetshëm dhe, natyrisht e, në radhë të parë, të të gjeja ty, vëllanë tim... Dhe kështu u nisa hareshëm, në vendin e Besës, siç më kishe thënë ti...

Ai prapë pushoi së foluri, këtë herë për një kohë të gjatë.

Në qytetin tënd, doktor Gurameto, më qëlluan.

Zëri i tij ishte tani i ngjirur dhe fytyra i nxinte.

Shoqëruesit ndiqnin të zymtë të folurën e kolonelit. I ngrirë, pa thënë asgjë, dëgjonte doktor Gurametoja i madh.

Më goditën pabesisht... Kur pararoja, me shpirt ndër dhëmbë, arriti të jepte lajmin: na goditën!

mendimi im i parë ishte prapë për ty. Për fajin tim, ngaqë të besova ty, i shtyrë nga mallëngjimi, mendjelehtësisht i kisha nisur drejt vdekjes. Nuk e fsheh, me pezm të tmerrshëm, thirra: Gurameto, tradhtar, ku e ke besën tënde shqiptare, ku?

Ja ku doli, gati sa nuk thirrën me zë shoqëruesit e kolonelit... Kishte dalë atje ku ata kishin dyshuar. Doktor Gurametoja i madh ishte i humbur.

Ai vetë rrinte shtang, pa u përgjigjur. Zëri i kolonelit sa vente bëhej më i mbytur. Të dërgova lajm. Mijëra fletushka të hodha me avion. Po vij si mik. A pret miq, o i zoti i shtëpisë? Pastaj, si përgjigje, u duk pararoja, që po kthehej me shpirt ndër dhëmbë. Kur pashë ushtarët e mi, me kokat që u vareshin anash motoçikletave, nuk e fsheh, më erdhi të ulërija. Ku janë fjalët që kemi folur te "Taverna e vejushës Marthë", ku është besa jote, Gurameto? Përse nuk flet?

Doktori, më në fund, arriti të fliste:

S'të godita unë, Fritz.

Ah, ashtu? S'më godite ti? Aq më keq. Vendi yt më goditi.

Unë përgjigjem për portën time, jo për atë të shtetit.

Është njëlloj.

S'është njëlloj. Unë s'jam Shqipëria, ashtu si ti s'je Gjermania, Fritz.

Ah, ashtu?

Ne jemi tjetër gjë.

Koloneli uli sytë dhe ashtu qëndroi një grimë kohe, mendueshëm.

Tjetër gjë, murmuriti. Thënie e bukur. Ti je i çuditshëm, Gurameto. Kështu ke qenë përherë, i veçantë. Ti je Mbinjeri, apo jo? Domethënë, ti s'je i kësaj bote.

As ti, Fritz.

Do të thuash, ndaj s'merremi vesh me të tjerët?

Ndoshta. Unë kam mbetur ai që isha.

E unë jo? Ti mendon se uniforma që mbaj, plagët që kam marrë, lufta, Kryqi i Hekurt më kanë ndryshuar? Ja ku ta them, aspak.

Në qoftë ashtu, Fritz... Në qofsh ai që ke qenë, unë të ftoj për darkë në shtëpinë time, sipas kodit që kemi folur. Sonte.

Koloneli vurin dorën te balli, si ta kishin goditur. Vështrimin e kishte të akullt, thua se ai vështrim thoshte: të shkoj për darkë, në vendin ku më qëlluan pas krahësh?

Përpara se të përgjigjej e përqafoi Gurameton, por këtë herë ftohtësisht. Ky i fundit, duke e marrë atë përqafim si mospranim të ftesës, tendosi qafën. Përgjigjja, për habi, ishte e kundërt.

Të jap fjalën se do të vij. Pastaj, duke ia afruar kryet te veshi, pëshpëriti: S'besoj se ke me më pre në besë.

Fjalët e fundit i tha gjysmë shqip e gjysmë në gjermanishte të vjetër.

Kur mbrëmja ra mbi qytet, doktor Gurametoja i madh ndjeu ta kaplonte një pikëllim i madh, i panjohur. Tek dëgjonte zhurmat e përgatitjes së darkës, që nga tremja e katit të dytë vështronte portën e shtëpisë, ku i ftuari do të trokiste.

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

Ai erdhi përpiktas në orën që kishte premtuar, çuditërisht pa zhurmë e rrapëllimë, si të kishte flatruar mbi qytet, për të mos e marrë vesh askush.

Pikërisht kështu e kuptoi atë heshtim i zoti i shtëpisë, ndaj pyetja e parë që i bëri ishte nëse duhej të ulte perdet e të fikte gramafonin.

Për habinë e tij, tjetri u përgjigj: kurrsesi. Kur koloneli Fritz von Schwabe shkonte për darkë, e sidomos në Shqipëri, le të ndizeshin llambat e të gjëmonte muzika, siç e kërkonin doket.

Ti më thirre për darkë, unë erdha! tha me zë të bujshëm.

I qeshur e plot gjallëri ngjiti shkallët, ndjekur nga shoqëruesit, pas të cilëve vinte ushtari, me një arkë me shampanjë.

Ashtu hynë në sallonin e madh, i puthën dorën zonjës së shtëpisë dhe vajzës, pa harruar të përshëndesin prerazi dhëndrin.

Zënia e vendeve në sallon, hapja e shampanjës dhe zgjedhja e muzikës për gramafon vazhdoi një copë herë. Njëfarë mpirjeje, e shkaktuar, ndoshta, nga ajo që asnjë shtëpi shqiptare ende nuk kishte pritur ushtarakë gjermanë, ashtu si këta të fundit s'kishin pasur të tillë rast, u kapërcye kur të ftuarit zunë vend në tryezën e darkës.

Qysh në krye u duk se ajo kishte marrë për mbarë. Hareshëm ngriheshin dollitë dhe zhurmëria e tryezës i shkonte shkumëzimit të shampanjës e, kjo e fundit, kryqëzimit të bisedave, që nuk e kishin as vazhdimësinë e mërzitshme e as ndërprerjen e shthurur. Koloneli me të zotin e shtëpisë disa herë folën vesh më vesh, pa e fshehur se ngacmoheshin për kujtimet studenteske, të cilat kurrsesi s'mund të përfytyroheshin pa emra pijesh e zonjushesh, në kohën që zonja Gurameto, me sytë e saj të qeshur, jepte të kuptonte se nuk bezdisej aspak prej tyre.

O Zot, psherëtiu koloneli pas pak. Zëri nuk ishte aq i lartë, megjithatë një heshtje u krijua aty për aty. O Zot, tha prapë ai, kaq javë, kaq muaj kam ëndërruar të gjendem në një shtëpi të tillë...

Sytë iu mjegulluan prapë. Zëri iu zbut, ashtu si pasdite, te sheshi i bashkisë.

Kaq javë e kaq muaj, vazhdoi me zë të ulët, midis Europës së shkretuar, rrethuar nga morti dhe urrejtja, nuk ëndërroja veç një darkë të tillë...

Gurameto, miku im, kur pak më parë të thashë se ditë të tëra mendjen e kisha te ti, kjo t'u duk, ndoshta, e tepruar. Por, më beso, kam qenë i sinqertë... Nga të gjitha shtëpitë e mundshme, ku ëndërroja të bujtja, në krejt këtë kontinent të trishtuar, e para, e mbi të gjitha, ishte shtëpia jote.

Të besoj, u përgjigj i qetë Guràmetoja.

Të falemnderit, vëlla... Ishte dyfish joshëse. Ngaqë ishte e jotja dhe ngaqë ishte shqiptare. Ashtu siç ma ke thënë ti. Lek Dukaxhin... A më jep besën, o i zoti i shtëpisë! Formula madhështore. Gjithë kohën mendoja, jo më kot doket tona të lashta gjermanike ngjajnë me tuajat... Ato kode që bota i ka harruar, por që ne do t'i ringjallim... Këto thosha me vete, tek rrugëtoja mespërmes Europës së kallkanosur nga dimri... Të gjitha i kishim, të gjitha po i fitonim, veç diçka mungonte...

Një nga oficerët deshi të përfitonte nga heshtja, për të ngritur një dolli, por vështrimi i kolonelit e bëri ta linte gotën në vend.

E folura e tij sa vente e bëhej e vështirë.

Dhe, siç të thashë, kur mora urdhrin ta pushtoj... domethënë ta... bashkoj Shqipërinë, mendimi i parë ishte, do shkoj te vëllai i em. Do ta gjej kudo që të jetë. Dhe ja, erdha... por ti...

Ti...

Darkëtarët vështronin njëri-tjetrin, pastaj sytë e të zotit të shtëpisë, si të kërkonin ndihmë se si të shmangej kjo bisedë.

Doktor Gurametoja ishte zymtuar përsëri.

Ti më godite, Gurameto... Pas krahësh, pabesisht.

Jo unë, tha doktori qetësisht.

E di. Por ti e di më mirë se unë se Lek Dukaxhin... se kodi juaj kërkon gjak për gjak... Gjak gjerman u derdh... gjaku nuk hup kurrë...

Me sy të mbyllur doktor Gurametoja priste vendimin.

Tetëdhjetë pengje do ta lajnë atë gjak... Ndërsa ne hamë darkë, ata po mblidhen... portë më portë...

Fytyra e të zotit të shtëpisë mbeti e ngurosur. Kishte dëgjuar diçka, por kishte kujtuar se urdhri do të sprapsej.

Të gjithë prisnin se ç'do të përgjigjej. Ndihej që diçka do të dilte nga ai gur. Të thoshte, për shembull, përse m'i thua mua këto? Ose: të thirra si mik, nderomë, siç të nderoj. Ose thjesht të shqiptonte formulën e vjetër për druvezën e turpnueme. Pas së cilës, siç e kërkonte Kodi, të dilte në dritare, për me lajmërue gjindjen se miku gjerman i kishte turpnue druvezën.

Doktor Gurametoja i madh nuk tha asgjë të tillë. Ajo që do të thoshte ishte tjetër gjë, këtë e ndiente, por edhe më e ndryshme ishte ajo që mendonte.

Në të vërtetë, s'ishte mendim. Ishte thjesht diçka e beftë, e pavend, shi në kohën që s'duhej,

një ndërhyrje në trurin e tij, që ngjante se lidhej me ëndrrën e çuditshme, që ia kishte kujtuar koloneli disa orë më parë, te sheshi i bashkisë. Vetëtimshëm, me qartësi verbuese, si asnjëherë tjetër e kujtoi ëndrrën, kur, i shtrirë në tryezën e operacionit, befas kishte vënë re se mjeku që po e operonte ishte ai vetë. Ishte habitur disi, aq sa mund të habitej njeriu në ëndërr, madje, më fort se kjo i kishte bërë përshtypje shprehja e fytyrës së tjetrit. Prej saj nuk kuptohej nëse e kishte njohur a jo, madje, kishte pasur dëshirën t'i thoshte: jam unë, a s'më njeh? Ndërkaq, kirurgu, me thikat në duar, e dha një shenjë njohjeje, por tepër të zbehtë, siç ndodh kur njeriu takon dikë të bezdisshëm, dhe ai prapë deshi t'i thoshte: kujdes, ki mëshirë, a nuk e sheh që jam unë, domethënë, ti vetë? Por mjeku kishte vënë maskën mbrojtëse, ndërkaq, dhe tani atij i duhej të zbërthente shprehjen e maskës. Ajo ndryshonte. Herë i dukej se i jepte të kuptonte se, natyrisht, do të kishte mëshirë për të, si për të vetin, e herë e kundërta, për gjithkënd mund të kishte dhembshuri, veç për të jo.

Deshi t'i thoshte: pse? Por narkoza nuk e linte. Shprehja e maskës sa vente bëhej më e rreptë. Tani që më re në dorë, do ta shohç ç'do të të punoj.

Dhe tortura vazhdonte. Bëra shaka, ti je unë, si mund të të bëj keq? E fill pas kësaj, idiot, si nuk e paske mësuar se armiku më i madh i njeriut është

vetvetja? Si s'e ditke ti se nga tjetri ka gjasë të shpëtosh, por nga vetvetja kurrë? Dhe maska ishte përkulur mbi të, për t'i ngulur thikën e parë, shi atëherë kur ai, nga klithma e vet, ishte zgjuar.

Në tryezën e darkës koloneli po i thoshte diçka, por zëri vinte si nga jashtë dhe ai s'ishte i sigurt se ia shkoqiste fjalët. Ti më ngjalle, Gurameto. Zëri ishte i ulët, fare i ulët: më ngjalle për të zezën tënde.

Natyrisht, për të zezën e vet ishte kjo që po ndodhte. Qysh tani, me siguri, anekënd qytetit po përgojohej si tradhtar. Dhe më pas, në ditët që do të vinin, në stinët, vitet, madje pas vdekjes, me siguri që ashtu do të përmendej.

Ai donte të klithte, si atëherë në shtratin studentesk, në gjumë, për të shpëtuar nga ky makth. E hapi, më në fund gojën, por, në vend të klithmës, nxori vetëm dy fjalë, madje, dhe ato qetësisht:

"Liroji pengjet, Fritz!"

Në tryezë gjithçka u nguros.

*Was*?

I zoti i shtëpisë e vështroi pikëllueshëm bujtësin.

Liroji pengjet, Fritz! Përsëriti. *Libera obsides*!

Ti guxon?...

Një komb në grykë nuk e la kolonelin të vazhdonte.

Ti guxon të më japësh urdhra mua?

Atë frazë e dinin të gjithë përpara se ai ta thoshte.

Shenjat e plagëve u skuqën, pastaj u zbehën mbi fytyrën e tij.

Madje, ti guxon t'i përsëritësh ato në latinisht? Ti je i çmendur, Gurameto.

I zoti i shtëpisë bëri një ngritje supesh, që mund të merrej me kuptime të ndryshme.

Koloneli ia afroi fytyrën, si për të hetuar nëse ishte vërtet doktor Gurametoja i madh përbri tij apo një i panjohur.

Sikur të mos...

Ndonëse koloneli e la përgjysmë frazën, të gjithë e kuptuan ç'donte të thoshte. Sikur të mos ishe shoku im i shkollës, ai i "Tavernës", i Europës së shkretuar... etj., etj., këtu do të bëhej hataja.

Ai e kishte mbledhur veten dhe, në vend të fjalëve të tilla, ia vuri dorën në sup Gurametos, siç bëhet me njeriun e tronditur, për ta qetësuar.

Me zë të ulët, gati përkëdhelës, shoqëruar me një buzëqeshje trillane, i tha:

Ti më dhe një urdhër në një gjuhë të vdekur. Ç'kuptim kishte kjo, i dashur mik?

Gurametoja tundi kryet në shenjë mohuese, por nuk u kuptua çfarë kthente mbrapsht nga ato që po thuheshin.

Oficerët e tjerë në tryezë po ndiqnin me sy të çakërritur atë që po ndodhte. Duart e tyre herë pas

here kalonin nga revolverët te gota e shampanjës e anasjelltas.

Koloneli përsëriti pyetjen, duke shtuar fjalët: mos ka lidhje me një shpërfillje ndaj gjuhës gjermane?

Gurametoja bëri "jo" me krye.

Unë desha ta di, nguli këmbë koloneli. Oficerët e mi, gjithashtu.

Shpjegimi i Gurametos ishte i mjegullt. S'kishte lidhje me gjermanishten. Latinishten e kishte dashur dhe do ta donte njëlloj si më parë. Kurse e folura në të kishte qenë diçka e vetvetishme, e pamenduar. Mall për vitet studenteske, ndoshta. Kur ata e përdornin mes veti për të thënë të fshehtat. Veç kësaj, një gjuhë asnjanëse... mbi këto stuhi... mbi ne... Gjuhë në të cilën prej shekujsh nuk jepeshin urdhra...

Koloneli qëndroi ca çaste i menduar. Pastaj piu shampanjë.

Ti më kërkove të liroj pengjet, tha me zë të qetë. Jepmë arsye!

Janë të pafajshëm, u përgjigj doktori. S'kam tjetër.

Ai përmendi portat mbi të cilat po trokitej tani, ndërsa ata hanin darkë. Si zgjidheshin ato porta? Mos vallë mbi to ishte shkruar faji?

Koloneli u përgjigj se portat, si në çdo ndëshkim, zgjidheshin rastësisht: një në dhjetë.

Biseda dukej se po shtrohej, por koloneli, befas, ngriti zërin.

Doktor Gurameto, ti që po kërkon atë që kërkoj edhe unë, drejtësi, më dëgjo! Kush e qëlloi pararojën time? Më jep fajtorët, të të jap pengjet. Aty për aty. Menjëherë, të jap fjalën... Të jap besa e Lek Dukaxhin.

Gurametoja nuk u përgjigj.

Koloneli thirri: paktin tim me qytetin e kam shpallur. Pakti është në fuqi. Jepni fajtorët, të jap pengjet!

Gurametoja prapë nuk foli dhe koloneli e afroi kryet te balli i tij.

Në qoftë se qyteti nuk m'i jep, jepmi ti.

Gurametoja nuk u përgjigj.

Gurameto, vëllai im, tha koloneli me zë të zbutur. Nuk dua të derdh gjak shqiptari. Erdha si mik... me premtime... me dhurata... por ju më goditët...

Zëri iu bë prapë i pikëlluar, i shprishur.

Sytë e të dyve, që gjer atëherë nguleshin si gozhdë, nisën t'i shmangen njëri-tjetrit.

Jepmi ata dreq emra, tha koloneli, gati me lutje. Jepmi, dhe pengjet janë të tutë, në çast.

Gurametoja bëri "jo" me krye, por pa krenari.

S'mundem, tha. Edhe të dua, s'mund. Nuk i di.

Koloneli e shihte gjithë lodhje.

Nuk i di emrat, tha Gurametoja, se emra s'kanë.

Oh, jo. Ti mahitesh me mua.

Nuk mahitem, Fritz. Ata s'kanë emra. Kanë vetëm nofka.

Një nga oficerët, me sa dukej i Gestapos, bëri "po" me krye.

Koloneli kishte zënë ballin me duar, kur i zoti i shtëpisë iu afrua te veshi, ashtu si në fillimin e darkës, kur ngacmoheshin për të fshehtat e "Tavernës së vejushës Marthë".

Dëgjoi sa dëgjoi ashtu, pastaj me zë fare të ulët i tha: Gurameto, ti di të fshehta të mëdha, ato që ende nuk i di kurrkush.

Përgjigjja e doktor Gurametos ishte e tillë, saqë, më pas, në të gjitha rastet do të quhej e pabesueshme.

Qysh tani merrej me mend që pjesë të tëra të darkës, ndoshta ajo vetë, do të viheshin në dyshim.

Përgjigjja befasuese e Gurametos ishte: aq më keq për ty. Liroji pengjet!

S'mundem. Tani ishte koloneli që e përdorte të njëjtën fjalë.

Mundesh, tha Gurametoja. Ti e di që mundesh.

Jo.

Ti e di që mundesh.

Në mos emrat, më jep së paku nofkat, tha koloneli me zë të fikur.

Të tjerët, pa marrë vesh asgjë, e ndiqnin atë kuvendim të çartur.

Herë njëri, herë tjetri prej kuvenduesve dukej fajtor. Pëshpërimat në vesh kishin përmbysur gjendjen, aq sa tani nuk kuptohej më cili prej tyre mund t'i jepte urdhra tjetrit. Doktor Gurametoja i madh ishte, pa dyshim, krejt i ndryshëm nga ç'kishin menduar. S'ishte ndonjë habi ta përfytyroje guvernator të ardhshëm, siç u kishte shkuar mendja atje te sheshi i bashkisë. Madje, jo vetëm i njërës, por i dy Shqipërive.

E folura e të dyve fshihte, ndërkaq, një mundim. Ajo që i kërkonin njëri-tjetrit, ndonëse dukej e rrokshme, bëhej befas e pamundur. Ngjanin si të zënë në një kurth prej saj e s'dilnin dot.

Doktor Gurametoja i madh ishte, pa dyshim, një mister. Titulli "Guvernator" s'ishte shumë për të. Ndoshta, guvernatori i Shqipërisë së Madhe. Për të mos thënë i krejt Ballkanit. *Ah, sou!* Sjellja e tij, e tillë po dukej. Madje, ata nuk do të habiteshin sikur koloneli t'i drejtohej këndej e tutje me fjalët: Shkëlqesia juaj!

Fjalët e Fritz von Schwabes nuk ishin ato, por nuk ishin as tepër larg.

Po të jap shtatë pengje, tha me zë të lodhur.

## Kreu i pestë

Ky ishte çasti kur u bë pak a shumë e qartë se ajo që po ndodhte kishte dy pamje. Njërën të brendshme, në shtëpinë e doktor Gurametos së madh, e tjetrën, të jashtme, në qytet. Të ndara gjer tani, ato nisën të merrnin e të jepnin befas, në mënyrë të panatyrshme, si në ethe. Nga kjo përkitje, të dyja ndryshonin prore, gufoheshin, treteshin e shtrajtoheshin, shkurt, i shfaqeshin njëra-tjetrës ashtu siç nuk ishin.

Megjithatë, njëri nga lajmet s'ndryshonte: pengjet po liroheshin vërtet.

Si hije ata largoheshin nga sheshi i bashkisë,

për t'u thithur nga rrugët e rrugicat, ku portat prej kohësh të hapura, i prisnin.

Zëra të ulët dëgjoheshin gjithkund: kujdes, mos bërtisni, mos bëni zhurmë e hare se s'i dihet ç'ndodh. Mund t'u kthehet mendja e t'i mbledhin prapë.

Në ato çaste u ndërmendën aq histori pengjesh, sa ç'nuk ishin kujtuar vite me radhë. Çdokush kishte pasur mënyrën e vet të pengëtimit. Ndryshe e kishin turqit osmanë e ndryshe trupat e Musolinit e, këta të fundit, fare ndryshe nga kusarët shqiptarë, që s'ngjanin me ata maqedonas e, këta të fundit, me arixhinjtë. Te guvernatorët ndodhte e njëjta gjë: sa ç'kishte qenë i frikshëm në ngutin e tij pashai i Janinës, aq i ngadaltë e i shtruar ishte ai i Beratit, gjë që s'e pengonte ta dërgonte kokën e pengut në pjatë, pas kalimit të afatit.

Gjithë këto kujtime do të sillnin patjetër pyetjen: çfarë morën gjermanët për këtë lirim? Dihej se në çdo histori pengjesh ky ishte thelbi. Kthemë gruan që më rrëmbeve, të liroj pengun. Do pengjet? Jepmë florinjtë, vrasësin, sixhadetë, ata që shtinë kundër pararojës!

Kërkesa e gjermanëve dukej që larg, e zezë mbi të bardhë, mbi shpalljet e ngjitura gjithkund: jepni emrat e terroristëve, të merrni pengjet!

Nga shtëpia e Gurametos kishin dalë ca imtësi lidhur me bisedën për emrat. Që komunistët s'kanë

atdhe, këtë e dinim nga zoti Marks, por që të mos kishin emra, këtë po e mësojmë sonte, në mbrëmjen tonë të parë në Shqipëri.

E kështu, fjala kishte rënë, me siguri, për nofkat, që na qenkëshin bërë kaq të modës në këtë qytet. Për banorët kjo nuk ishte ndonjë gjë e re. Pije kafe me tjetrin mirë e bukur, kur ai, befas, mbyllte sytë përgjysmë e të prishte gjakun me fjalët: dëgjo, gjer tani isha Çelo Nallbani, po dije, që sot e tutje jam "Ujku" ose "Poli i Veriut".

Historia e nofkave, ndonëse e re në krahasim me atë të pengjeve, nuk ishte më pak e larmishme. Kishte nofka të kapshme lehtë, me njëfarë kuptimi, si "Shoku vetëtimë" ose "Grushti", por të tjerat s'merreshin vesh: "Turuluja", "Vitamina C" ose "Bjeri mandolinës", për të mos folur për nofkat e gjata, si "Në-sokak-të-ngushtë-ku-na-mblodhi-hera-greqishten-e-dije-s'më-the-kalimera", të cilat vërtet ngjanin të pazbërthyeshme, por ishin të bezdisshme për raportimet me shkrim si, për shembull, "provokimit të armikut X., Nësokaktëngushtëkunamblodhiheragreqishtenedijes'mëthe-kalimera, iu përgjigj kështu e ashtu".

Që gjermanët s'kishin mbetur pa gjë, kjo merrej me mend. Sa për tjetrën, kishin nxjerrë vërtet ndonjë emër apo, kryesisht, ishin kënaqur me nofkat, sipas proverbit: kur s'ke pulën, ha sorrën, për këtë s'kishte asnjë njoftim. Kishte nga

ata që mendonin se, sado nazikë të ishin, mund t'i kishin marrë të dyja, emra e nofka, siç blihej nganjëherë gruri bashkë me kashtën.

Biseda, sado të shkalafitej, nuk i shmangej dot thelbit të çështjes: pavarësisht nga emrat a nofkat, a të dyja bashkë, ishte a s'ishte tradhti kjo që po bënte doktor Gurametoja i madh?

Të gjithë e dinin se një mijë ditë të vazhdonte kuvendimi, të dyja palët kundërshtare nuk do të merreshin vesh dot kurrë. Madje, do të ishin kundër të tretëve që s'mungonin në kësi rastesh e që, si të përmbajtur që ishin, mendonin se ishte vështirë të gjykohej dikush që gjendej brenda, nga të jashtmit, e po kështu këta, nga i brendshmi, e kështu me radhë, gjersa lëmshi mbështillej përsëri e gjendej dikush që thoshte: more vërtet, ç'bëhet vallë atje brenda?

Përfytyrimi vazhdonte dy trajtash: njëri me doktor Gurameton gazmor, me gotën e shampanjës në dorë, me një fjalë, firifiu, krejt si nga mbretëria e nofkave, tjetri, prapë me Gurameton, por këtë herë zymtor e dramatik, për të mos thënë në pranga, me revolen te koka. Dhe kjo ndodhte në kohën që ai tjetri, doktor Gurametoja i vogël, duke u dridhur si miu, rrinte i strukur, si mos, o Zot, pas fustanit të gruas.

Një grumbull pengjesh u liruan prapë, ashtu si të parët, si hije. Përveç pëshpërimave: mos bëni

zhurmë e aheng, mos u gëzoni para kohe, ky lirim vetvetiu i çoi njerëzit te njehsimi se ç'pjesë e pengjeve ishte liruar e ç'pjesë mbetej, e kjo, te njehsimi tjetër: sa emra a nofka duhej të jepeshin për t'i liruar krejt?

Xanxa e vjetër e njehsimit, për të cilin qyteti ishte shquar brez pas brezi, u gjallërua si rralllëherë. Me shpejtësi të habitshme jepeshin hamendje se sa pengje mund të liroheshin kundrejt një emri të dorëzuar, e sa kundrejt një nofke. Kjo e fundit, natyrisht, nuk mund të merrej veçse si monedhë e dobët përballë vlerës së një emri, pak a shumë, si frangu i zakonshëm ndaj frangut ar.

Të tjerë njerëz, më shumë se te llogaritjet pengje-emra-nofka, e kishin përqendruar vëmendjen te muzika që vinte nga shtëpia e Gurametos, për të kapur nëse ajo kishte dhënë ndonjë shenjë. Thënë ndryshe, kishte ndryshuar sadopak në pragun e lirimit të pengjeve, ishte bërë, ta zëmë, më e gëzueshme a, përkundrazi, më ogurzezë, apo kishte mbetur siç qe. Herë u dukej po e herë jo.

Kur grupi i tretë, ai më i madhi, u lirua krejt befasisht, shumica ranë në një mendje se ose gjermanët kishin ikur vërtet nga mendja, ose tradhtia e doktor Gurametos së madh kishte kaluar çdo kufi. Ndërkaq, ithtarët e këtij të fundit, ndonëse më të paktë në numër, ishin aq të zjarrtë, saqë ndezullia i shtynte të besonin se, jo vetëm Gura-

metoja i madh ishte çliruesi më i famshëm i pengjeve në histori, por kishte gjasë që, pikërisht gjatë darkës, të kishte mbërritur drejt nga Berlini emërimi i tij si guvernator i Shqipërisë. Vetëm kështu dhe kurrsesi nga tradhtia, mund të shpjegohej mrekullia që po ndodhte. Gjithmonë sipas ithtarëve, përfytyrimi i revoles te koka mund të kishte qenë i vërtetë, por kurrsesi në atë kah që ishte besuar. Dikush ia kishte vënë revolen te koka dikujt, por s'ishte koloneli Fritz von Schwabe, por e kundërta, doktor Gurametoja që, me armë në dorë, jepte urdhrin: liroji pengjet, Fritz!

Ithtarët quheshin të lojtur, por kjo s'pengonte që shpresa se pengjet do të liroheshin krejt gjer në mesnatë, të përhapej gjithkund.

Por, siç thuhej në shkrimet e vjetra, mos u gëzo, o i gëzuar, shi atëherë kur u kërthndez, shpresa u pre si me thikë. Nga shtëpia ku gjëmonte gramafoni, lajmi kapërceu portat, i ftohtë e i prerë si cung. Stop! Halt! Kishin thënë gjermanët. Mjaft bëmë për këtë qytet! Dhe kishin shtuar se fisnikëria gjermane, Nibelungen, Bethoveni e gjithë të tjerat, bashkë me mëshirën, kishin kufi. Për askënd s'kishin bërë kaq! Mjaft!

Ç'kishte ndodhur? Ç'e kishte shkaktuar përmbysjen?

Ashtu si herët e tjera, pengesa u kërkua në mëkatet e vjetra shqiptare. Rrëmbimet e grave, pa

dyshim, kur pas secilit besohej se thahej një krua. Marshimet e herpashershme, me duf e me lodërti, që s'linin veç shkrumb e zi mespërmes Greqisë. Djegia e Voskopojës, ndaj së cilës, qyteti, ndonëse larg, s'mund të thuhej se ishte pa mëkat. Së fundi, gjykatësit perandorakë, në sepetet e të cilëve, bashkë me qostekët e argjendtë, dergjeshin dekretet e moçme, plot dënime dhe tmerr.

Këto ishin mëkatet e jashtme, të bujshme e të dukshme, por më gërryese se ato, ishin të brendshmet, ato të hijes. Gjithë ajo bardhësi shtrojash, dantellash e perdesh, që herë pas here, në vend të të mahniste, të ngjethte mishtë, kujtime incestesh e nusesh, që e kishin humbur nderin, e pleqsh që jepnin shpirt nën një antidiell, në hajatet e mëdha, nuk shlyheshin lehtë nga kujtesa.

Mendja u shkonte në të gjitha këto e prapë, siç dyshonin në të gjitha, ashtu dhe hiqnin dorë nga secila, gjersa shkaku i ngërçit u gjet: hebreu Jakoel.

Vërtet s'e kishin ditur apo bënin ashtu me shpresë se, duke e hequr vetë nga mendja, vetvetiu do të mjegullohej midis grumbullit të madh?

Ndonëse s'kishte asnjë të dhënë se gjermanët e kishin marrë vesh që në rrjetën e pengjeve kishte rënë rastësisht një peshk i rrallë, kjo s'pengonte të përfytyrohej biseda dramatike midis doktor Gurametos së madh dhe Fritz von Schwabes.

Doktor Gurameto madh, ti më pret besë mua. Këtu ka një hebre.

Hebre? E çë pastaj?

Çë pastaj? Ti di që unë s'liroj hebre.

Hebre, shqiptar, njëlloj është.

Jo njëlloj, Gurameto. Jo, jo dhe jo.

Ti e di, Fritz, që shqiptari nuk e dorëzon mikun. Hebreu është mik në këtë qytet. Ti e di që miku s'jepet.

Lek Dukaxhin ndalon?

E kemi folur një herë këtë, atje te taverna. Ka një mijë vjet që është kështu.

Koloneli rri ndërdyzash. Pastaj me krye bën "jo".

Lek Dukaxhin, armik i Rajhut. Unë liroj krejt, përveç hebreut.

Jo.

Po.

E kemi thënë... atje te taverna, thotë me zë të mbytur Gurametoja. Veç nëse ti nuk je më ai që ke qenë atje.

Një shkreptimë rrufeje përbri nuk do të shkaktonte aq trembje e tmerr sa ato fjalë.

Doktor Gurameto madh, ti dyshon se unë s'jam ai që jam?

Sytë e të dyve, të ftohtë e ngurrues janë mbërthyer mbi njëri-tjetrin.

Nuk dyshoj, thotë me zë të lodhur Gurametoja. Ti je ai i atjeshmi.

Ndonëse merr frymë i lehtësuar, Fritz von Schwabe, shi në atë çast e vë maskën.

Orët kalojnë.

Te sheshi i bashkisë, në terr, dyzet pengjet e mbetura dridhen nga e ftohta. Midis tyre, më i ngrirë se të gjithë është hebreu Jakoel. Matet të thotë: dorëzomëni mua, shpëtoni ju, por nofullat s'i binden. Rreth tij është heshtje dhe qetësi. Është hera e parë pas kaq vitesh që kombëtaristë, mbretërorë e komunistë, ata që për çdo gjë janë kundër, janë në një mendje për hebreun. Jakoelit i vjen të qajë, por as lot s'ka.

Brenda shtëpisë së Gurametos ka rënë heshtja gjithkah. Vetëm gramafoni vazhdon të dëgjohet. Të ftuarit kthejnë sytë, herë nga koloneli, herë nga doktori, pa kuptuar se ç'po ndodh. Gjithçka është si në mjegull. Duket se një dekret i dytë i porsambërritur nga Berlini e ka çnjohur emërimin e doktor Gurametos së madh si guvernator dhe fuqinë e ka marrë prapë Fritz von Schwabe.

Ndërkaq, dhe njëri, dhe tjetri janë të pikëlluar.

Koloneli ngrihet vetë për të ndërruar pllakën e gramafonit. Ai vë "Vajzën dhe vdekjen" e Shubertit dhe të gjithë e kuptojnë se nuk ka më shpresë. Dhe kjo vazhdon gjatë, shumë gjatë, në pritje të breshërisë së mitralozave...

Këndojnë gjelat e parë, ata që, siç besohet, dëbojnë fantazmat.

Befas, pas një murmurime të gjatë vesh më vesh midis doktorit dhe kolonelit, gjendja ndryshon

përsëri. Askush nuk mund të shpjegojë ç'ka ndodhur dhe përse koloneli Fritz von Schwabe, mbajtës i Kryqit të Hekurt, pasi merr frymë thellë, jep urdhrin për lirimin e pengjeve. Jo një pjesë, por krejt.

Gjithçka shtendoset, thua se darka po kthehet në fillimet e saj. Vajza e doktor Gurametos, e ëmbël, flokëgështenjë e të krehur pas modës së fundit, sjell një mbajtëse plot me gota pijesh, për të festuar mirëkuptimin. Bukurinë e saj e kanë vënë re të gjithë, ndonëse kanë bërë sikur s'e kanë pasur mendjen aty. Kanë rënë në dashuri me të njëri pas tjetrit, humbshëm, siç u ndodh njerëzve të lodhur nga lufta. Ajo, nga ana e saj, ka pësuar të njëjtën gjë. E gjendur për herë të parë midis një dendësie mashkullimi të rrezikshëm, të gjithë kalorës e, njëkohësisht, të fejuar të vdekjes, ka rënë në dashuri mekshëm e me ngut me ta, si njeriu që do të mbushë zbrazëtinë e ardhshme, të paskaj... Dhe kjo i duket në fytyrë. Është e bardhë si gëlqerja dhe duart i dridhen tek ndan pijet. Të parit ia zgjat mbajtësen e gotave kolonelit. Një grimë, tek sheh dridhjen e dorës, ai ngre sytë me dyshim, por vajza ia ka zgjatur mbajtësen atit të saj, pastaj së ëmës, pastaj të tjerëve e, më në fund, pas një ngurrimi të lehtë, të fejuarit.

Ata i kthejnë gotat me fund dhe britmat *"zum vohl!"* përzihen me tingujt e gramafonit, në kohën

që këndojnë gjelat e dytë. Vajza, me hapa të lehtë, del nga salloni përpara se ata, të këputur siç janë, të bien njëri pas tjetrit, aty ku mundin, në kanapetë, poshtë tyre, drejt e mbi qilim, në atë që quhet gjumë vdekjeje.

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

Ishte ndriçimi mëngjesor ai që, me sa duket, e kishte zgjuar vajzën. Një copë herë nuk e gjente dot se ç'kohë ishte dhe përse ndodhej në dhomën e prindërve, e shtrirë, siç kishte rënë, e veshur, mbi shtrat.

Ç'kam bërë, o Zot, tha e tmerruar, me dorën në ballë.

Shtëpia ishte e heshtur. Këmbët e çuan vetiu drejt sallonit të madh, prej nga vinte një gërvimë, si mundim i fundit i dikujt që nuk po jepte dot shpirt.

Atëherë i pa të gjithë të shtrirë aty ku i kishte zënë hera, me krahë e gojë të hapura, të atin, të fejuarin, të ëmën, në prehrin e së cilës një nga oficerët kishte mbështetur kryet. Pastaj pa kolonelin, që s'kishte arritur të hiqte maskën, të tjerët, të gjithë të ngrirë e të bardhë, si një grumbull skulptural.

Ktheu kryet nga gramafoni, pllaka e ngecur e të cilit shkaktonte gërvimën dhe, mendimi se

kurrkush tjetër nuk mund të fajësohej për helmimin, përveç asaj, e vetmja që kishte mbetur gjallë, e përshkoi ngrirazi.

## Kreu i gjashtë

Pax germanica... Dielli lindte përballë qytetit, sipër malit të Nemërçkës, e perëndonte në shpinë të tij, pas Malit të Gjerë. Aq sa ç'ishte e njohur një gjë e tillë për këdo, po aq ishte e ditur se, qysh nga koha e mbërritjes së tejqyrave, së paku, katër a pesë psikopatë prisnin diellin me to në duar, thua se çdo mëngjes dyshonin në shfaqjen e tij.

Ishte hera e parë, pas natës së paharrueshme të messhtatorit, që dielli kishte lindur i paparë prej askujt, si në kohën e mamuthëve.

Arsyeja dukej e thjeshtë: të këputur nga nata, të gjithë flinin.

Zgjimi kishte qenë një histori më vete, që do të kërkonte shumë ditë e shumë kupëza kafesh për t'u rrëfyer. Pas pyetjes: "ku jemi kështu?", të habitur që e gjenin veten nëpër hajate, musëndra, në trenjtë e nënpullazeve e, më së shumti, nëpër shkallë e qilarë, aty ku gjumi i kishte rrëzuar befasisht, kujtoheshin të gjenin, në mos ç'kohë e ç'ditë ishte, së paku, emrin e saj, për të mos thënë atë të muajit.

Pyetja: "ç'kishte ndodhur?", më e vështira e të gjithave, vinte në fund. Një napë e dendur ngrihej aty për aty, për të penguar rikujtimin e ngjarjes. Pas asaj nape ngjarja spikaste e turbullt, si të kishte frikë nga vetvetja.

Muzika e një gramafoni ishte e para që u rrek të kapërcente. Pastaj, dalëngadalë, me shumë mundim, u kujtua ankthi i pengjeve. Ai ankth, në vend që t'i saktësonte gjërat (ishin tetëdhjetë veta që e kishin përjetuar minutë pas minute, ndaj s'kishte vend për hamendje e lajthim), ai ankth, pra, bëri të kundërtën. Gjithçka u bë lëmsh, jo prej një pale të jashtme, si komunistët ose nacionalistët, që çdo faj ia hidhnin njëri-tjetrit, por prej vetë pengjeve. Një pjesë prej tyre s'donin ta pranonin se kishin qenë të atillë, të trembur, ndoshta se, pas një ndalimi tjetër, do t'u thuhej: ty, zotëri, është hera e dytë që po të arrestojmë. Ndërkaq, njerëz që s'kishin qenë pengje, për shkaqe të paqarta, etje

për lavdi, ndoshta, nxitonin të thoshin se kishin qenë atje, te sheshi i bashkisë, përballë mitralozave, madje, kaq bindshëm, saqë ngjanin më të besueshëm se pengjet e vërteta.

Lëmshi i pengjeve ia ngjiti mjegullën gjithçkaje. Ngjarjet e ditës, e cila, sipas një tradite të njohur, vazhdonte të quhej "e paharruar" e që, në të vërtetë, meritonte të kundërtën, shfaqeshin njëra pas tjetrës, përherë e më të druajtura. Prita partizane te hyrja e qytetit? Një Zot e dinte ç'kishte ndodhur atje. As gjurmë, as dëshmi nuk kishte, përveç dy shenjave të zeza, sipër rrugës automobilistike, pikërisht te vendi ku mendohej se motoçikletat gjermane ishin kthyer mbrapsht.

Kishte gjasë të kishte pasur pritë, e cila prej komunistëve shpallej si heroike e prej nacionalistëve si provokim, por po aq mund të besohej se nuk ishte veç një sajesë gjermane, për të përligjur terrorin.

Mendimi se në një rast të tillë prita u voliste të tria palëve, s'ishte e lehtë të thuhej për cohën e bardhë, atë që besohej se u kishte dhënë gjermanëve shenjën e dorëzimit. Ishte e lehtë ta quaje vegulli, por vegulli e kujt? E vendasve apo e të huajve?

Çështja e darkës së famshme te Gurametoja bënte mu që larg që ishte më misteriozja e të gjithave. Fillonte përnjëmend si përrallë, njohja e doktor

Gurametos së madh me shokun gjerman të shkollës, krejt si në folklor: motivi i njohjes në gojëdhënat e moçme... njohja e vëllait prej motrës, të fejuar gabimisht me të, natën e martesës, prej një shenje në trup, për të shmangur kryerjen e incestit...

Përrallë e shkuar përrallës dukeshin të tjerat. Ftesa për darkë, lirimi pjesë-pjesë i pengjeve... Pale pastaj, kulmi i të gjithave, ardhja e mëngjesit në shtëpinë e Gurametos... Gjermanët e ngurosur, shtrirë të vdekur në sallon, dhe vajza e doktorit, që kujtonte se i kishte helmuar, dhe pastaj çngurosja njëri pas tjetrit, ringjallja si në pashkë, jo një, por e një skuadre krishtësh, lëre, ç'e kujton, s'ishte vetëm turp, por turp e mëkat bashkë.

Të gjitha këto do të thuheshin, ndoshta, me zë të lartë, sikur të mos i pengonte një hollësi: muzika e gramafonit. Ajo kishte gjëmuar gjithë natën, të gjithë e kishin dëgjuar dhe, sado të merrej si një lajthitje e Gurametos, lajthitje e njohur në qytet, kur njerëzit, sa më të nderuar të ishin, aq më të befta i kishin trillet, sado pra, të shpjegohej si trill i doktor Gurametos, i cili, në natën e parë të pushtimit gjerman, t'i kishte shkrepur në kokë, që ashtu si një qyq të dëgjonte gramafonin, diçka e pazbërthyer mbetej megjithatë.

Të paaftë për shkoqitjen e kësaj mpirjeje të pashembullt, mendja shkonte vetvetiu te ndonjë

dukuri e epërme, si ajo e Dynetshit. Me sa dukej, pas një mijë vjet pritjeje, më në fund, kishte mbërritur, për t'i mbajtur dyzet e ca orë në krahët e tij, gjersa, pasi ua kishte rrëmbyer ditën, si ujku delen, e kishte thyer qafën në rrokullimën e paskaj.

Ndërkaq, me kthjellimin e mendjes, sytë, gjithashtu, po fitonin aftësinë të shikonin ato që duhej të shihnin. Kështu, te sheshi i bashkisë, në të dyja anët e portës së hekurt, vareshin dy flamurë të gjatë, me kryq të thyer në mes. Përbri, në një shpallje të madhe, në dy gjuhë, shqip e gjermanisht, bëhej thirrje për rekrutim në xhandarmërinë e porsathemeluar shqiptare. Te porta anësore, një varg i gjatë pleqsh kishin zënë radhën që pa gdhirë. Rojat gjermane vështronin gjithë habi zhgunat e petkat e çuditshme, mbi të cilat ishin ngjitur shenja e shirita të paparë askund. Ishin gjykatësit e vjetër të ish-perandorisë, që shpresonin të gjenin punë. Nëpër palat e zhgunave kishin dekretet e emërimit e kopje vendimesh e dënimesh, me vulat e nënshkrimet e tyre, kudo ku kishin shërbyer, në shtetin e pafund osman.

Te njëra nga zyrat e katit të parë, përkthyesi shqiptar nuk e kishte të lehtë të jepte në gjermanisht përvojën e tyre, tek e cila pleqtë kishin vënë shumë shpresa. Pjesa kryesore kishte të bënte me larminë e dënimeve, jo veç dënime banale, si prerje koke e varje në litar, po me të tjera, më të stërho-

lluara, si rrjepje e sharrim së gjalli, mbytje në kazan me ujë të valuar ose me ujë të rëndomtë, por me dy gjarpërinj në të. Mbytje të tjera, për shembull, me majmun. Për të mos përmendur varrimet për së gjalli, në dy mënyra, këmbët me një pjesë të trungut brenda në tokë e kryet e gjoksin jashtë, ose e kundërta e kështu me radhë, gjersa oficeri gjerman i kishte ndërprerë pas një falënderimi, plot fjalë të zgjedhura, ku, pasi u kishte bërë me dije se Gjermania kishte mënyrat e saj të dënimit, kishte shtuar se, sidoqoftë, Rajhu i Tretë nuk ishte mbretëria mongole, fjalë që pleqve u ishin dukur "jo fort elegante".

Ndërkaq kishte ridalë gazeta e qytetit "Demokratia". Lajmet që vinin nga kryeqyteti ishin dehëse. Bashkë me flamurin e vjetër të shtetit, atë të vërtetin, me shkabë dykrenore, pa sëpatat e Romës, ishte kthyer qeveria e mërgimit, madje Regjenca, me katër anëtarë, një për çdo fé, në pritje të kthimit të mbretit.

Edhe më ngazëlluese ishin lajmet nga Kosova, e cila qysh tani quhej Shqipëri e dytë, madje titujt e gazetave përsëritnin thënien e një vizitori të huaj: "nga një gjysmë Shqipëri që kishin, shqiptarët u bënë me dy të tilla". Prisni, prisni, thuhej në kafenenë e bashkisë. Ky s'ishte veçse fillimi. Do të kishte Shqipëri të tretë, madje të katërt. Midis haresë mbytej ndonjë pëshpërimë e druajtur: Këtë

Shqipërinë e tretë, e marr me mend që do të jetë Çamëria, po të katërtën nuk e gjej dot se nga do të dalë. Do të dalë patjetër, përgjigjej dikush. Do të dalë andej nga s'e pret.

Nën muzikën e gëzueshme që banda e bashkisë, e mbledhur me ngut, lozte çdo ditë, lajmet ngjanin të besueshme, por, afronte nata, koha kur hidheshin traktet e komunistëve, që gjithçka të vihej në dyshim.

Mos besoni asgjë, thuhej në to. E gjithë kjo zhurmë bëhet për të përligjur tradhtinë me gjermanët. Jo dy Shqipëri s'do të ketë, pale pastaj tri dhe katër, por, po nuk mblodhëm mendjen, do ta humbim edhe këtë gjysmë të shkretë që na ka mbetur.

Traktet mbylleshin me fjalët "o sot, o kurrë!", që i përdornin të dyja palët kundërshtare, madje, që përdoreshin qysh prej njëqind e ca vjetësh, ndaj dhe nuk ishte e lehtë të kapej se ç'ishte "sot"-i e, aq më pak, ç'ishte "kurrë"-a.

Meqenëse do të mjaftonte veç një e treta e këtij lëmshi që t'i prishte gjumin kujtdo, në mëngjes, ata që, mbi të gjitha, urrenin anarkinë e kishin nostalgji për rendin, drejtoheshin me sy të buhavitur nga sheshi i bashkisë, ku, pasi uleshin në kafene, lexonin prapë gazetat, nën tingujt e muzikës.

Ndërkaq, më shumë se lajmet, shpalljet qeveri-

tare dhe muzika, nostalgjinë e kohës së paqes e jepte një tjetër pamje. Ishin dy mjekët, doktor Gurametoja i madh e doktor Gurametoja i vogël, të dy të famshëm, të dy kirurgë, të cilët, ashtu si në kohën e mbretërisë shqiptare, pastaj të mbretërisë treshe, italo-shqiptaro-zezake, e tani së fundi, në Shqipërinë gjermanike, siç e quanin disa, ecnin çdo mëngjes drejt spitalit të ri të qytetit, që nuk ishte veçse shtëpia e Remzi Kadaresë, pikërisht ajo që, i zoti i saj, tre muaj më parë e kishte humbur në kumar.

Ishte krijuar bindja se gjersa ata ishin (ashtu siç ishin me uljet e ngritjet, me gramafonat e darkat e mosdarkat), bota ende nuk ishte përmbysur.

*

Në të vërtetë, të gjithë përpiqeshin për të kundërtën. Kishte ditë që qyteti dukej se i afrohej zgripit, por shi në çastin e fundit, i shmangej.

Me hyrjen e dimrit, u kuptua se zgrip s'do të kishte. Me sa dukej, thirrjet e komunistëve për luftë dhe ato të kombëtaristëve për paqe, duke u përzier si dy erna të kundërta, jepnin njëfarë mesatareje, që s'ishte as njëra, as tjetra.

E keqja do të shfaqej në formën më të beftë e më të frikshme: atë të skandalit moral. Skandali ishte i pashembullt, me siguri, i vetmi, sipas gazetës

“Demokratia”, në gjithë kontinentin europian të përfshirë nga lufta: Bufe Hasani, nëpunës i bashkisë, ishte kapur në turp e sipër, në qilarin e ndërtesës, me një gjerman!

Një tërmet do ta trandte më pak qytetin. Pas ndjesisë së turpit, mendimi i parë ishte prapë hedhja në erë. Ngjante, pa dyshim, dënimi më i pashmangshëm, këtë herë i merituar. Madje, doktor Gurametoja i madh, të cilit, merrej me mend, shumë njerëz iu drejtuan për ndihmë, kishte ngritur duart: këtë herë s’ndërhyj dot! Dhe kishte shtuar: po të ishte për punë gruaje, si gjinekolog që ishte, edhe mund të shkonte te Fritz von Schwabe, por këtu ishte një fushë që ai s’merrej...

U teprua! Kjo fjalë ishte në gojën e të gjithëve. Sjellja e druajtur, gati turpanjoze e gjermanëve ndaj femrave vendase ishte kuptuar gabim. Meqenëse në luftë duhej që dikush të përdhunonte tjetrin, dhe ngaqë gjermanët s’e bënë këtë, qytetit, me ç’dukej, iu duk vetja fitimtar dhe, si i tillë, e nxori anën e tij prej horri, të fshehur me aq kujdes.

Gjermanët ishin cenuar kështu për herë të dytë. Ndryshe nga hera e parë, te xhadeja, vitin që shkoi, viktima ishte tani një ushtar flokëverdhë, i bukur si një çupë. Veç këtë herë, askush s’kishte pse të ankohej për hedhjen në erë. Madje pak e kishin.

E pse shkulni leshrat e s’e hiqni nga goja fjalën “turp!”, thoshin disa. Kjo s’ishte veçse rrjedhojë

logjike e politikës as luftë, as paqe. Doje të tillë, pra, doje edhe luftë, edhe paqe? Ja ku e kishe, atje te qilari…

Në të vërtetë, çështja e Bufe Hasanit, për një pikëshikim më gjakftohtë ishte një dukuri. Kishte ngjashmëri me atë darkën e harruar, tashmë, të doktor Gurametos së madh. Ashtu si ajo, ngjarja në qilar mund të shkoqitej dy mënyrash. Dhe s'ishte vetëm dukuri shqiptare, siç ngulnin këmbë, por kapte përmasa botërore. Mendja të shkonte, për shembull, gjer te marrëveshja e Munihut dhe, ndonëse përzierja e emrit të Bufe Hasanit me atë të Neville Chamberlain-it shkaktonte prishje buzësh, thelbi i ndodhisë mbetej po ai.

Ndërkaq, frika me turpin luhateshin nëpër erë. Sapo frika zbehej, merrte përpjetë turpi e, kështu, anasjelltas.

Ndërkohë, veprime të tjera kryheshin, ca haptazi e ca në fshehtësi. Kështu, për shembull, ndërsa dy djemtë e Bufe Hasanit e kishin vënë mënjanë bombën, me të cilën do të vrisnin të atin lapërdhar, në pritje të hedhjes në erë, që do të zgjidhte problemin rrënjësisht, në qytet, shi për çështjen në fjalë kishte mbërritur kryeministri i ri i qeverisë së porsandryshuar, Mehdi Frashëri. Kishte një sëmbim të përgjithshëm, që pinjolli i më të famshmes familje shqiptare, aq shumë i pritur, paskësh qenë i detyruar ta niste detyrën me një punë aq të pistë.

Si mbërritja, si largimi, kishin ndodhur natën, natyrisht, pa bujë, darkë e gramafon, gjë e natyrshme për një udhëtim të tillë, por kjo s'kishte penguar që shpirtrat të qetësoheshin.

Nga dy kryeqytetet shqiptare, qoftë i brendshmi, Tirana, qoftë i jashtmi, Prishtina, vinin, gjithashtu, lajme paqtuese. Flitej se ishte kapur shefi i komunistëve shqiptarë, të cilin, pasi ia kishin nxjerrë sytë, e kishin vënë të lante të vdekurit, mjeshtëri e hershme e familjes së tij, në xhaminë e Ethem beut, në Tiranë.

Ashtu si të tjerat, edhe bëma e Bufe Hasanit po zbehej në kujtesë. Si stuhia që lë pas ca mbeturina, ende vërtiteshin në erë ca fjalë të dykuptimshme, përherë e më të rralla. Sikur të mos ishin këto ose ca bezdi të vogla, si pyetja e beftë e ndonjë vocërraku: mami, ç'bënte zoti Bufe Hasani me xhaxhi gjermanin te qilari i bashkisë?, punët do të shkonin edhe më paq.

Shenja më e sigurt e rivendosjes së rendit ishte kthimi sërish i vëmendjes te dy mjekët, më saktë, te hamendjet për uljen e ngritjen e njërit, në krahasim me tjetrin. Ishin mësuar me ta si me lindjen e perëndimin e diellit dhe, me sa dukej, ishte vonë për t'u joshur pas qokave të reja. Si në kohët e vjetra të mira shemërimi i mundshëm bënte ç'bënte lidhej me gjendjen ndërkombëtare, ku, siç tregonin bathët, Gjermania nuk i kishte punët mirë. Në pamje të parë dukej se doktor Gurametoja i madh

do ta ulte pakëz kryet. Ndërkaq, meqenëse ulja a ngritja e kokës lidhej vetëm me doktor Gurameton e vogël, aty për aty, kujtoheshin se, ashtu sikurse nga tatëpjeta e Gjermanisë çdokush mund të fitonte diçka, veç Italisë, ashtu edhe Gurametoja i vogël, në të gjitha rastet, do të mbetej prapë me gisht në gojë.

Tani punonin së bashku në pavijonin e ri të kirurgjisë, që zinte katin e dytë të shtëpisë së stërmadhe të Kadarenjve. Mendohej se, së paku aty, pranë kërcënimit të vdekjes, njerëzit do të ishin më të qetësuar. Në të vërtetë, ishte e kundërta. Do të shikosh thelbin e vërtetë të luftës civile? Shko në pavijonin e dy Gurametove. Kështu shkruante korrespondenti i gazetës lokale. Fasha të përgjakura, britma, urrejtje, tmerr. Të sëmurët jo vetëm nuk pajtoheshin prej afrimit të vdekjes, por ngaqë, me sa duket, kishin frikë se s'do të kishin kohë të mjaftueshme për të nxjerrë gjer në fund pezmet e mëdha, nguteshin. Kështu shpjegohej katrahura e pafund, sharjet, ahtet, britmat "tradhtar i kombit!". E pas këtyre, natyrisht, vinte goditja me shishet e barnave, shiringat e gjer te krahu i prerë, që i sëmuri ishte lutur t'ia linin, kinse për nostalgji e që, në të vërtetë, e kishte ruajtur për orën e kacafytjes.

Gjithmonë sipas gazetarit, të dy Gurametot mezi e mbanin në fré gjithë atë tërbim, në kohën që përshtypja e tij ishte se ata nuk ëndërronin veç

çastin kur pavijoni të qetësohej, për t'iu sulur njëri-tjetrit me thikat e pincat gjithë gjak.

Kur mbrëmja binte, një tjetër njeri ndiqte me vëmendje zallahinë që vinte nga lart. I bindur se rënkimet ishin të atij vetë, ish-pronari i shtëpisë, Remzi Kadareja, mbështjellë me batanije ushtarësh, i plotësonte ato me të sharat e tij. I drejtohej ish-shtëpisë së vet, me fjalët: zuskë e lavire. Pastaj shfrynte: kështu të pafsha, gjak e vrer kullofsh! E pabesë, e dija ç'ishe, ndaj mirë ç'ta bëra kur të lojta në kumar. Të lojta dhe të humba, moj skrofë, moj karaputanë.

Mbrëmja sa vente ftohej, ai mbështillej më fort me batanije, pastaj me kryet futur në të, kujtonte se këndonte:

*Se ç'pashë një ëndërr, nënë, jo ëndërr, por llahtarë,*
*Shtëpinë tonë të madhe të kthyer në spital.*

*Nga gjumi u ngrita, nënë, ç'më mbyti një e qarë,*
*Desha o t'i vë zjarrin, o ta loz në kumar.*

*Ashtu bëra, moj nënë, ndaj mbeta si qyqar,*
*Gruaja në Janinë dhe ti brenda në varr.*

*Remzi e pata emrin, mbiemrin Kadaré,*
*Si s'më dhe helm, moj nënë, kur sisë vajte më dhe.*

*

Javët iknin me ngut. Dimri shtrëngonte sipas ligjeve të tij. Një tjetër rendi i përgjigjej truri i Vehip Qorrit, që qysh nga shekulli tjetër, kur s'kishte gazeta, nxirrte bejte. Kishte qenë përherë i verbër, siç tregonte emri, por, ndonëse nuk e kishte parë kurrë botën, bejtet i bënte të sakta, plot emra njerëzish, rrugësh e datash. Një pjesë i bënte me porosi, kundrejt një pagese të paktë e për gjithfarë ngjarjesh: ditëlindje, dekorime, reklama të berberit ose ndërrim adresash e oraresh. Të tjerat, si t'i vinte, vendime gjyqësore, grindje, skandale, shpallje të bashkisë, rënie nga kali, gjoba, dehje, rënie qeverish, zhvlerësim monedhe etj. Ata që i kishin qejf bejtet, ndalonin te cepi i rrugës, ku kishte zënë vend dhe i kërkonin X ose Y bejte dhe ai ua thoshte e, pastaj, sipas pëlqimit, shpërblehej ose jo.

Qëllonte që porositësit e bejtes, për shkaqe të ndryshme (kërcënime, për shembull, ose prishje e fejesës, për të cilën bejtja ishte krijuar), kërkonin heqjen e saj nga repertori, gjithmonë kundrejt pagesës, madje më të shtrenjtë se asaj të porositjes.

Kjo ishte e përditshmja e Vehip Qorrit. Rrallë, tepër rrallë i shkrepej të bënte ndonjë bejte të tjetërfartë, pa ia kërkuar kush, për shpirt të vet, siç

thoshte. Sa ç'ishin të përpikta, plot emra, shifra dhe data bejtet e përditshme, aq të mjegullta e jo fort të rrokshme, e disa herë plot mister ishin ato "të shpirtit".

Në të dalë të prillit, kishte nxjerrë një të tillë, ndoshta më të zymtën, për doktor Gurameton e madh.

*Doktor Gurameto madhi,*
*Në rrugë ç'të doli djalli,*
*Të tha: shtro darkë të madhe*
*Me muzikë e me llambadhe.*

Ata që e dëgjonin nuk jepnin asnjë shenjë ç'mendonin, veç iknin me fytyra më të ngrysura e me hapa më të ngadaltë nga ç'kishin ardhur.

Gurametoja, me siguri, merrte vesh çdo gjë, por, shpërfillës siç ishte për ngjarjet e rrugës, nuk e bënte veten. Te këndi ku Rruga e Varoshit ndërpritej me atë të Liceut, vendi ku rrinte zakonisht Vehip Qorri e ku doktor Guramentos i binte të kalonte për në spital, dëgjuesit sa vinte shtoheshin. Por doktori as që kthente kryet.

Dy javë më pas, Vehip Qorri, i fyer, ndoshta, nga kjo ose ngaqë ashtu i kishte shkrepur mendja, kishte nxjerrë një motërzim të ri të bejtes, këtë herë me ca fjalë që të ngjethnin mishtë:

*Doktor, ç'bëre atë natë*
*Thirre meitin për darkë...*

Ishte fillimi i saj e sidomos fjala "meit", të cilën e përdornin ende pleqtë për të vdekurin, e që shi për këtë dukej edhe më e frikshme, që e bënë, ndoshta, doktor Gurameton e madh të shkelte me këmbë sedrën e vet dhe një buzëmbrëmje të ndalonte, më në fund, përpara plakut.

U bëri me shenjë dy bjerrakohësve të largoheshin, pastaj i foli:

Ç'ke me mua?

I verbri, që e njohu nga zëri, ngriti supet.

Asgjë. Dhe të dua të kem, s'kam dot. Ku ti, ku unë.

S'je i sinqertë, plak. Që ke diçka, ke. Po s'do ta thuash.

Një copë herë i verbri nuk foli. Pastaj, me zë të prerë tha:

Jo.

Doktor Gurametos së madh i kishte dalë nami si fjalëpakë. E megjithatë, heshtja e tij dukej tepër e zgjatur.

Ajo darkë ngjan kaq e largët tani, tha me zë të ulët... Unë vetë mezi e mbaj mend. Si u kujtove për të?

S'e di.

Gurametoja ktheu kryet përreth, për t'u siguruar se nuk e dëgjonte njeri.

Ti beson vërtet se atë natë... unë kam thirrur... për darkë... të vdekurin?

S'di ç'të them, tha i verbri.

Gurametoja nuk ia ndante sytë.

Vehip, i tha. Si doktor, dua të të bëj një pyetje: e mban mend kur i ke humbur sytë?

Jo, u përgjigj i verbri. Kështu më ka bërë nëna.

Aha... Domethënë s'ke parë kurrë njerëz të gjallë?

As të gjallë, as të vdekur, u përgjigj tjetri.

Aha... ia bëri prapë Gurametoja.

Të vjen çudi, e shoh, tha i verbri. Çuditesh që s'kam parë të gjallë, por më shumë që s'kam parë të vdekur.

Nuk e fsheh, tha Gurametoja. Verbëria ngjan më pranë vdekjes.

Me vete thua: ky s'ka parë as njërën, as tjetrën palë, ndaj i ngatërron.

Unë s'them asgjë, tha Gurametoja. Siç e sheh, as të kërcënoj, as të premtoj gjësend. Bëj atë që të thotë shpirti.

Tek ikte, dëgjoi pas krahëve zërin e të verbrit:

Të ruajtë Zoti!

## Kreu i shtatë

Ajo që ishte dukur si një zhvendosje e zakonshme trupash, në të vërtetë, ishte tjetër gjë. Askush nuk do ta besonte se tërheqja e ushtrisë gjermane prej, së paku, dy shteteve, Greqisë dhe Shqipërisë, do të ngjante kaq e rëndomtë. Vargori i pafund i makinave vazhdoi gjatë gjithë natës në rrugën automobilistike. Mëngjesi dukej gjysmak për shkak të hirnosjes. Shiu i imtë herë pas here kthehej në pjalm, duke bërë që dritaret e shtëpive të ngjanin të verbra. Si rrjedhojë e kësaj, shpërfillja, me të cilën qyteti dukej se ndiqte ngjarjen më të rëndësishme të kohës, ngjante e natyrshme.

Midis mëngjesit jo fort të besueshëm, regjimenti i vendosur në kazermat e Grihotit iu bashkua kolonës së pafundme e, fill pas tij, trupat që ishin brenda qytetit e lanë atë.

Nuk pati as ndarje lamtumire, as thirrje për goditje të prapavijës, rrjedhimisht, kërcënimet me hedhje në erë e të tjera si ato ishin dukur të vjetra e pa vend.

E ulën flamurin me kryq të thyer, ndërsa e lanë në vend tjetrin, flamurin vendas, me shkabën e vetmuar midis.

Kështu, pa ndonjë shenjë turpi apo krenie, madje, pa e vënë re as shpërfilljen e qytetit u hodhën mbi makinat e tyre, me lëvizje të natyrshme, thua se nuk po bënin gjë tjetër, veçse po niseshin të kërkonin një tjetër truall për të bërë luftë a, ndoshta, thjesht për të vdekur.

## Tjetër rend

Pak para mesditës, jo nga një, por nga tri drejtime të ndryshme, në qytet hynë partizanët. Nuk ngjanin në asgjë me gjermanët, por aq më pak me ata, që shumica e njerëzve i kishin përfytyruar. Me sy të habitur, vështronin shtëpitë e mëdha, pastaj me drojë buzëqeshnin dhe s'dinin ku t'i vinin lulet që u hidheshin.

Më dukshëm se ata vetë, lodhjen e jepnin mushkat që mezi i ngjitnin rruginat. Shumica ishin të ngarkuara me tyta mortajash dhe arka me municion. Megjithatë, nga ecja e partizanëve, që i mbanin mushkat prej kapistalli, më shumë se armë do të besoje se mbi to ishte ngarkuar drithë ose napa djathi.

Kureshtinë e tërhiqnin sidomos partizanet vajza. Ishin gjithfarësh, me gërsheta, flokëshkurtra, flokëgjata, me balluke prerë pas modës, madje leshverdha. Thashethemet për to kishin qenë kundërthënëse: ose "virgjëresha të kuqe", që të vrisnin për më të voglin ngacmim, ose të harbuara për dashuri. Ishte, me sa dukej, kjo e fundit, që i kishte shtyrë anglezët që, bashkë me armët dhe veshjet, të hidhnin me parashuta paketa të mëdha prezervativësh, gjë që kishte shkaktuar zemërimin e komandës qendrore dhe ftohjen e parë me britanikët.

Pamja ishte tejet paqësore, e megjithatë, ajo së cilës i ishin trembur të gjithë, po ndodhte. Pas trokitjeve të portave, dëgjoheshin vaje grash, pastaj klithmat: s'ka faj, tradhtar, largohuni ju bushtra, mos e, në fund, breshëria e krismave.

Patrulla të tjera, të ndihmuara nga "territorialët", siç quheshin komunistët vendas, bënin arrestimet.

Ishte fill pas mesdite, pikërisht koha kur po

ngrinin flamurin mbi bashki, kur ia behën në spital, për të ndaluar doktor Gurameton e madh. I vunë prangat, ashtu siç qe, në operacion e sipër, pastaj u kujtuan që duhej të lante gjakun, por ai kishte thënë: ç't'i laj kot, ngaqë kishte kujtuar se do ta pushkatonin.

Tek ecte shatra-patra, për shkak të prangave, sytë i shkonin padashur te flamuri sipër bashkisë. Ai qenkësh ndryshuar pak, por jo ashtu siç ishte menduar.

Nxito, tha njëri nga partizanët, ngaqë Gurametos i merreshin këmbët. Ai bëri me sy nga prangat, për t'i thënë se nuk ishte mësuar të ecte me to, por tjetri, ngaqë s'e kuptoi, tha prapë: nxito!

Flamuri ishte prapë me shkabë, por ajo s'ishte me tre krerë, siç ishte folur, por me dy, si dikur.

Këndej, thoshte partizani, duke prerë udhëkryqin. Doktor Gurametoja i madh deshi të pyeste: ç'kam bërë, por sytë i shkuan prapë te flamuri.

Në vend të kokës së tretë, e cila, sipas optimistëve, do të jepte pajtimin e komunistëve, mbretërorëve dhe ballistëve, sipër shkabës dykrenore zverdhte një yll.

Aha, ia bëri me vete doktor Gurametoja i madh. Sytë i mbante mbi cohën e flamurit, thua se përgjigjen e pyetjes "ç'kam bërë?" do ta merrte prej tij.

Nga të dyja anët e rrugës dukeshin bjerrakohësit, ca njerëz me mandolina dhe korrierë që nxitonin.

Valëvitja e flamurit ngjante enigmatike, ndaj asnjë përgjigje s'pritej prej saj.

Një nga korrierët, duke iu marrë fryma, rendi ca hapa përbri patrullës, tek përpiqej të thoshte diçka.

Stop, tha prijësi i patrullës dhe ndaloi i pari. E vështroi me habi doktor Gurameton, pastaj, duke u kujdesur që të mos njolloste duart me gjak, ia hoqi prangat.

Na fal për gabimin, doktor, tha me zë të qetë.

"Territoriali", që e kishte ndjekur me kureshtje ndodhinë, po i thoshte diçka në vesh partizanit. Tjetri ia bënte "po" me krye. Tek u kthye për të ikur, Gurametos iu duk se dëgjoi emrin e Gurametos së vogël, por s'qe i sigurt.

Një copë rrugë kërkoi një çezmë për të larë duart, por s'i kujtohej asnjë e tillë.

Tek po i afrohej spitalit, e njohu që larg të njëjtën patrullë, që po vinte në drejtim të kundërt. Në mes kishin vënë doktor Gurameton e vogël, me duart në pranga, njëlloj siç i kishte pasur ai pak kohë më parë.

Ia bënë me krye njëri-tjetrit, për t'i thënë se s'merrej vesh ç'bëhej, kur doktor Gurametos së madh i shkreptiu në kokë shpjegimi i asaj që kishte ndodhur. Të mësuar me mendimin se ulja ose ngritja e njërit ishte e kundërta për tjetrin, "territoriali" ia kishte mbushur mendjen patrullës se, arrestimi

i gabuar i Gurametos së madh, vetvetiu duhej të ishte i drejtë për të voglin.

I sigurt se do ta lironin kolegun, Gurametoja hyri në spital, duke sharë me vete gjermanisht.

Doktor Gurametoja i vogël u lirua vërtet pas njëfarë kohe. U përqafuan të dy, si të kishin kohë pa u parë, nën ngazëllimin e përgjithshëm të infermiereve. Pikërisht në atë çast, ndodhi e pabesueshmja. Një tjetër patrullë, me pamje më të rreptë, u shfaq te hyrja e spitalit. Të dy vështruan njëri-tjetrin, si të thoshin: kjo qenka e ç'qenka! Pritën t'u vinin prangat përsëri, por ajo që kërkoi patrulla ishte krejtësisht e papërfytyrueshme. Donin të arrestonin dy nga të sëmurët e operuar, njërit prej të cilëve ende s'i kishte dalë narkoza.

Të dy Gurametot vunë duart në kokë. A jeni në vete, o njerëz, tjetri e ka plagën e hapur e ju doni ta lidhni. Në vete s'jeni ju, ne kemi urdhër dhe pikë. E ne s'ju lëmë dhe pikë. S'na lini? Ha, ha, ha.

Infermierët u bënë bashkë me mjekët, por patrulla nuk u spraps. Nxori prangat, ua vuri prapë dy doktorëve dhe të gjithë u nisën drejt bashkisë.

Pas një ore u kthyen, si lëmsh i zhurmshëm, patrullë e doktorë bashkë, këta të fundit pa pranga. Një burrë i thinjur, kinse njohës i ligjeve e i paanshëm, rrekej më kot t'i paqtonte. Bërtisnin të gjithë, i prisnin fjalën e i tundnin revolet apo shiringat mu në hundë njëri-tjetrit. Ku keni parë ju, tjetri mezi

mban shpirtin, me një dorë të prerë, e ju doni t'ia lidhni edhe tjetrën? Humanizëm është ky? Humanizëm është që ç'ke me të. Si dashke zotrote, të vrasë e të presë krimineli e pastaj, për t'i shpëtuar gjyqit të popullit, të shtrohet në spital: o doktor, ma hiq një çikë këtë puçërr, këtë dashki ju? Ohu, kush merret vesh me ju!

Burri thinjak arriti, më në fund, një zgjidhje të mesme: të sëmurët e kërkuar as do të arrestoheshin, por as do të ishin të lirë. Kryeinfermieri ishte kujtuar se në krahun perëndimor të shtëpisë, kishte një dhomë me hekura në dritare, në të cilën, sipas testamentit të Remzi Kadaresë, duhej ta mbyllnin atë vetë, në rast se i ikte mendja.

Atje i çuan të sëmurët e fajësuar, kurse te dera vunë një partizan me pushkë dhe dy granata në brez.

## Dita dy. Ag

Të treqindët, siç quheshin gjykatësit e vjetër, të cilët, në të vërtetë, prej kohësh nuk ishin më aq, u shfaqën, ashtu si kohë më parë, te hyrja e bashkisë, që tani quhej Komitet. I kishin të gjitha shenjat dhe shkresat e moçme dhe, ashtu si më parë, rrëfyen përvojën e tyre, të bindur se ajo ende mund t'i hynte në punë vendit.

Kryetari i Komitetit, tek i dëgjonte, nuk e fshi-

hte njëfarë kënaqësie. Nuk dukej kënaqësi e shtirur dhe kjo u kuptua nga fjalët falënderuese në fund të takimit. Ata, ndonëse vinin nga epoka të tjera, kishin kuptuar më mirë se gjithë zonjushat intelektuale të Shqipërisë thelbin e revolucionit: domosdoshmërinë e dhunës.

Pleqtë dëgjonin shprehjet: kohë e re, ligje të reja, pa e fshehur habinë se si mund të kishte të tilla. Megjithatë, ndërsa largoheshin, nuk e fshihnin kënaqësinë që shërbimi i tyre ishte sprapsur në mënyrë *elegante*.

## Dita minus dy

Përveç të ndaluarve, ishin tre të operuar të tjerë, në pavijonin kirurgjik, që ende nuk u kishte dalë narkoza. Ndërsa vinin në vete, njëra nga infermieret e shërbimit përpiqej, kushedi pse, t'u shpjegonte se përveç që u ishte hequr apendiciti apo veshka e sëmurë, ata gjendeshin, ndërkaq, në një rend tjetër.

Nuk ishte e lehtë ta kapnin e, aq më pak, të kuptonin për ç'arsye infermierja ua thoshte këtë gjë. I pari që mori vesh diçka, ishte ai i veshkës. Nisi t'ua shpjegonte të tjerëve, madje, me aq dëshirë, saqë dy-tre të sëmurë u afruan sikur të dëgjonin një përrallë. Sipas veshkorit, kishin

ndodhur gjëra të rëndësishme në qytet, madje, edhe në pavijon, por ata kishin qenë në gjumë të thellë e s'kishin marrë vesh gjë.

Kur shihte se të tjerët nuk mahniteshin aq fort sa ç'e kishte pritur, ai i rikthehej fillimit. Në qytet bëhej nami, kurse ata ishin si në humbellë. Ishim në një kohë që s'është më, më kupton? Koha ecën, orët, dita, të gjitha ecin, kurse ti mbetesh në diçka që s'di si ta quash. Kohë pa kohë. Nën zero, më kupton? Minus ose kohë negative.

S'të marr vesh, o burrë, thoshte njëri. Bjeri shkurt, ç'është ai rend tjetër që përmende?

Rend tjetër, kështu ndodh kur rendi ndërron. Dita e parë, zakonisht, quhet zero. Pastaj nis numërimi: një, dy, katër e kështu me radhë. Kur ne na dhanë narkozën, ta zëmë se ishte data kaq, ora kaq. Ne u ngrimë, dolëm jashtë kohe. Mirëpo kohës aq i bën, ajo s'të pret, ecën. Kështu vjen dita zero. Më tutje, dita një, dy. Mirëpo ne kemi mbetur pas. Ata janë në dy e ne as në zero. Ne jemi minus. Më kape tani?

Një mut të kapa, tha tjetri.

Minus, vazhdoi tjetri shpërfillës. Ne duhet të ngjitemi një herë në zero e pastaj të shohim.

Na e bëre mendjen dhallë, tha apendicitsi. Na thuaj më mirë kush fitoi. Në të vërtetë, unë as e çaj kryet kush, veç komunistët të mos jenë.

Më duket se pikërisht ata, tha një i tretë.

Mos, ia bëri tjetri. Ç'më the!

Në këtë rend, që përmende ti, a lejohet të mbytësh gruan? pyeti një i sëmurë me paterica. Ta zëmë, si në Jemen.

Ku të paska shkuar mendja, or burrë!

Ja që më ka shkuar.

Gruan s'e besoj. Për të tjerët... s'di.

## VARG DITËSH E MUAJSH

Nga të gjitha shprehjet, më së shumti, ishte njëra që kishte lidhje me kohën. Ajo quhej "kohë e re".

Kishte ditë që përnjëmend dukeshin ashtu. E ndritshme, e lehtë, si e porsadalë nga shkuma e govatës, dita ndehej e papengueshme nga asgjë. Por gdhinte mëngjesi tjetër, gjithçka hirnosej e vjetrohej dhe mendimi se nëse kishte diçka që nuk rinohej në këtë botë, ishte pikërisht koha, zotëronte përsëri.

Megjithatë, edhe kur s'ngjante me rininë, diçka prej rinisë koha kishte. Në mos ethet, një temperaturë e vazhdueshme nuk i ndahej. Fushatat vinin rresht njëra pas tjetrës.

Jo më pak të ethshme se ato ishin varavingot e vullnetarëve, me gjithfarë premtimesh a kërcënimesh: poshtë erozioni, lavdi dëshmorëve, speku-

lantët në litar, rroftë pyllëzimi i vendit. Mbledhjet nuk kishin fund. Demaskoheshin fshehësit e florinjve, incidenti i Kanalit të Korfuzit, bejtet e Vehip Qorrit e, fill pas tyre, ideja e mbinjeriut e Nietzche-s. Me këtë të fundit, kushedi pse, u lidh hedhja poshtë e "perpetuum mobile". Pranë "kohës së re", ishte përherë fjala "rindërtim", njëfarë kushëriri, për të mos thënë, i fejuari i saj. Për të, ashtu si për nusen e re, kohën, shkruheshin parulla e këndoheshin këngë gjithandej.

Me punë dhe rindërtim kuptohej, zakonisht, hapja e kanaleve. Njerëzit ngriheshin që pa gdhirë, shpalosnin një flamur dhe niseshin në njëshkolonë për të mihur. Më pas, kur doli se disa nga kanalet, në vend që ta shtonin ujin, e pakësonin e të tjerët, në vend që ta hiqnin gjatë përmbytjeve, e shtonin e, sidomos kur nisën dënimet për këtë, turbull spikati ideja se kanalet, përveç qëllimit që dihej, kishin një tjetër, të fshehtë. Madje, ky i fshehti qenkësh kryesori.

Mos shqyeni sytë sikur paskeni zbuluar ndonjë enigmë, u thoshte dy shokëve të qelisë, një inxhinier i sapoarrestuar, ashtu si ata, si sabotator kanalesh. Kjo është histori e vjetër qysh nga koha e asiro-babilonasve. Thuhet se që andej ka nisur tirania. Ujë që mungon, ujë që tepron. Shkurt, ujë i duhur, ujë i gabuar.

Dy lajmet e mëdha, fillimi i luftës së ftohtë

dhe tradhtia e Titos nuk ishin pa lidhje me kanalet. E këto të fundit, me to. Çështje të tjera, si ajo e kujtesës, sado që mund të dukeshin të largëta, lidheshin, gjithashtu. Lamtumirë kujtesë e shkujdesshme, kur të kalonin nëpër tru, një Zot e dinte çfarë: dekrete të hershme, shalë grash a gjëra madhështore, krahas turpeve. Çdo ditë bëhej e qartë se kishte gjëra që duhej të kujtoheshin sa më shumë, ashtu siç kishte të tjera, që duheshin më pak, për të mos thënë aspak.

Një nga këto ishte darka e famshme me gjermanët. Pothuajse askush s'e zinte ngoje, si të mos kishte ndodhur kurrë. Madje, edhe kur fare kalimthi e përmendte dikush, të tjerët, i hidheshin në grykë: akoma beson përralla të tilla se gjermani e doktori qenkëshin shokë shkolle, e tërci e vërci e tralala. Ndërkaq, kjo nuk pengonte që aty-këtu të pëshpëritej se diku, në sfera që s'të shkonte mendja, vazhdonte hetimi i fshehtë për darkën. Madje, dyshohej se përgjegjësi i porsaemëruar i korit të Shtëpisë së Kulturës nuk ishte gjë tjetër, veçse njëri nga dy hetuesit e fshehtë të saj. Për tjetrin thuhej se një mijë vjet të vrisje mendjen, nuk e gjeje dot. Veç dihej që ky i dyti ishte pikërisht ai që kishte hedhur dyshimin se darkë s'kishte pasur fare, veç ishte gramafoni që rrotullohej bosh, madje, në tjetër vend, për të humbur gjurmët, kurse vetë mbledhja e fshehtë, e paraqitur si darkë, bëhej tjetërkund.

## VARG STINËSH

Ishte dimër. E, si të mos mjaftonte kjo, ishte luftë e ftohtë. Kishte disa javë që kishte filluar. Nuk ishte për të qeshur, siç qe marrë në fillim (punë eskimezësh etj.), por as aq e frikshme, siç qe dukur më pas (e shurdhër, e akullt si mortja). Ishte midis, qoftë ajo, qoftë gërdalla tjetër, perdja e hekurt, e shpikur prej një lordi anglez.

Për të treguar se mund të jetohej nën to, madje, gëzueshëm, ishin shtuar festat. Më të shpeshta ishin vrapimet, ngaqë nuk kërkonin shpenzime dhe as ndonjë përgatitje. Mblidheshin disa dhjetëra bjerraditës, që u hanin gjunjët për të rendur dhe mjaftonte një karton, ku të shkruhej "krosi i pranverës", që të niseshin si të lajthitur diku. Rrugës shtoheshin, pastaj qëndronin në ndonjë shesh për të marrë frymë e për të brohoritur. Britmat "rroftë!" ose "poshtë!" ishin gati-gati baras, çka tregonte se kishte aq gjëra që duhej të rronin, sa ç'duhej të vdisnin, madje me ngut.

Po aq të shpeshta ishin koncertet, garat, përurimet e sidomos ndarja e medaljeve. Në festimet për këto të fundit kishte shpesh diçka befasuese. Kështu, për shembull, javën e parë të prillit, ishte festuar operacioni i dymbëdhjetëmijtë i doktor Gurametos së madh.

Merrej me mend që nuk u harrua as doktor Gurametoja tjetër, ndonëse ky, si më i vogël që ishte, mezi kishte arritur te operacioni i nëntëmijtë. Si rrjedhojë, gjithë atë pasdite e sidomos gjatë mbrëmjes, u rikthyen kujtimet e vjetra, kur ata të dy kishin qenë në qendër të vëmendjes, si dy kundërshtarë të mundshëm. Dhe, ashtu si dikur, u vu në peshore statusi i njërit, në krahasim me tjetrin, gjë që s'ishte aq e lehtë, ngaqë të gjithë e dinin se fati i shemërimit të tyre varej, në radhë të parë, nga rrethanat ndërkombëtare.

Duke marrë parasysh se Gjermania, pas humbjes së luftës ishte ndarë më dysh, njëra e keqe e tjetra e mirë, doktor Gurametoja i madh dilte pak a shumë asnjanës, në kohën që Italia, duke mos qenë aq e keqe sa Gjermania Perëndimore, por as aq e mirë sa Gjermania Lindore, nuk i jepte doktor Gurametos së vogël veçse të njëjtin status asnjanës.

Me një fjalë, ashtu si më parë, dora e padukshme, ajo që i kishte ruajtur dy doktorët nga pezmatimi, kishte bërë që nga i gjithë ky lëmsh botëror ata të dilnin *fifty-fifty*, siç thoshin anglezët.

Turbull u kuptua se valën e mallëngjimit, më shumë se mirënjohja për Gurameton e madh e kishte gufmuar pikërisht kujtimi i shemërimit të dy doktorëve, si shenjë e një kohe, për të cilën, pa e ditur as vetë, kishin pasur mall.

Ah, sa bukur, kishte thënë Marie Turtulli, e

gjendur befas midis një kuvendimi të tillë. Sa prekëse këto kujtime, kishte përsëritur pas pak. Krejt si në... *belle epoque...*

Atmosfera rozë që rrethonte dy doktorët, atë që më së miri e jepte një bejte e Vehip Qorrit, "Gurametot dy doktorë, të dy me thikë në dorë", përsëri nuk e pengonte murmurimën se darka e dikurshme vazhdonte të ishte ende nën hetim. Hetimi ishte përsëri i fshehtë, me të vetmin ndryshim se kryhej nga dy grupe të pavarura. Veçantia tjetër kishte të bënte me ngjyrimin gjerman të saj, i cili sa vente zbehej në dobi të tjetrit, atij të fantazmës. Tani, darka lidhej kryesisht me të vdekurin, i cili, për t'u maskuar a për ndonjë tjetër shkak, ishte veshur, me sa dukej, rastësisht, me pallto oficeri gjerman. Dhe ashtu, i llangosur me baltë, kishte trokitur te porta e Gurametos.

## Dita e 500-të. Fantazma progjermane

Në ditën e pesëqindtë, në këmbët e qytetit u shfaq ajo që s'do të duhej të shfaqej kurrë: vargani i parë i çamëve të shpërngulur. Ishin të pafund, të dëbuar prej grekëve, pas ikjes së gjermanëve, të fajësuar si progjermanë. Fill pas plojet, gjithkund kishte shenja të saj: gjurmë thikash mbi djepet e foshnjave, pleq të djegur përgjysmë, nuse të nxira nga bloza, nën erën e acartë, që s'e njihte mëshirën.

Nga e majta kishin qytetin e parë shqiptar, që aq herë u ishte shfaqur në ëndrra. Kishin urdhër të prerë, s'dihej nga kush, të mos hynin në të.

Si sfinks ngrihej përbri, i paarritshëm, pa e ditur as vetë shkakun e mospranimit. Ashtu siç nuk dihej kush vuante më shumë prej mospërkitjes, karvani apo qyteti. Të dy, pa dyshim. Sikur mbeturina katastrofash të kalonin përbri, nuk do të kishin qenë aq të rrezikshme. Trarët e shtëpive nisnin të kërcisnin qysh pasdite. Vrasja e ndërgjegjes ngjante e padurueshme. I mosmëshiruar gjer tani, karvani vetë nuk mëshironte askënd. Qokat ishin përmbysur. Të dy palët as ngadhënjenin e as grindeshin dot. Të mundurit, nacionalistë e mbretërorë, dukej se do të ngushëlloheshin që kishin brohoritur për Çamërinë e Kosovën, por aty për aty ndjenja e fajit se ndoshta ajo brohoritje, pas thyerjes gjermane, ishte kthyer në shpagim, ua ulte kryet. As fitimtarët, të kundërt në gjithçka me të mundurit, s'gëzoheshin dot.

Flitej se pamje e shpërngulje të ngjashme kishte kudo. Popullsira e, disa herë, popuj të tërë, nga brigjet baltike te bornajat kaukaziane, madje, thellë stepave, të gjendur në orën e tyre të ligë, shpërnguleshin si progjermanë.

Varganë të tjerë, të gjatë e të lemerishëm vinin në kujtesë. Të hebrenjve, tri vite më parë. Të armenëve, tridhjetë.

Ndërkaq, Gjirokastra, me tejqyrat në sy, nuk priste veç mbarimin e karvanit çam, por ai, si ta bënte enkas, dukej se po pillte vetveten. Në katundet e pakicës greke, natën, aty-këtu, thuhej se u zgjatnin bukë, por ata s'e merrnin. Nga tjetërkush e prisnin.

Për ku po shkonin? Askush nuk dinte asgjë. Po ecnin drejt Shqipërisë Qendrore e pas saj vinte Veriorja, me të tjera vegulli. Në bjeshkët e zbardhura nga borima shfaqeshin si në makth herë ushtarë gjermanë, që flisnin shqip, e herë shqiptarë me uniforma të shqyera që këndonin himne të vjetra gjermanike.

Banorët e bjeshkëve iknin të lemerisur, gjersa merrej vesh se nuk ishin veçse mbeturina të divizionit shqiptaro-gjerman "Skënderbeg" të thyer prej fatit dhe prej dimrit.

Vetëm tani po merrej vesh se për shkaqe të ngjashme si ky, fati i Shqipërisë paskësh qenë në zgrip. E kishte kujtuar veten fitimtare, në kohën që veç një fill e kishte ndarë nga e kundërta: të shpallej shtet i mundur.

## Kreu i tetë

### Gjithmonë rend i ri

Kur rruga automobilistike u gdhi, një ditë e shkretë, rënia shpirtërore u ndie edhe më fort. E ftohta sa vinte shtrëngonte. Qymyri nuk gjendej. Dëshmorë kishte pak.

Si në katastrofë natyrore, nga kryeqyteti niseshin me ngut kamionë me ushqime dhe barna, inspektorë, orkestra e gjithfarë dërgatash, një pjesë nga vendet mike. Një e tillë, nga republikat sovjetike të Baltikut, ku kishte pasur një dukuri të ngjashme, përpara se të largohej, la një kumtesë disi

të çuditshme. Sipas saj, çështjet kërkonin një qasje më të thellë. Në qytet kishte ende njëmbëdhjetë ish-vezirë e pashallarë të ish-Perandorisë Osmane, katër ish-mbikëqyrës të haremit sulltanor, tre ish-nëndrejtorë bankash italo-shqiptare, pesëmbë-dhjetë ish-prefektë të të gjitha regjimeve, dy ish-mbytës profesionistë princash trashëgimtarë, një rrugë me emrin "Sokaku i të marrëve", dy lavire luksi, pa përmendur treqind gjykatësit e famshëm dhe mbi gjashtëqind të çmendurit. Të gjithë këta ishin shumë për një qytet mesjetar, që mëtonte të kthehej në komunist.

Nga kumtesa e baltikasve nuk ishte vështirë të nxirrej përfundimi se një vrujim përtëritës, ai që në gazeta quhej "gjak i ri", ishte i domosdoshëm.

Vërshimi nuk vonoi. Çdo ditë arrinin vullnetarë entuziastësh të rinj nga Shqipëria Qendrore. Tejka-lues planesh të tejkaluara ndërkaq, sipas përvojës sovjetike. Të tjerë, që këndonin këngën "në njërën dorë kazmën, në tjetrën pushkën" ose që, përveç këngës, i mbanin vërtet ato. Përgjues sabotuesish kanalesh kullues të gabuar. Përgjues zonjash buzë-holla, që dilnin rrallë nga shtëpitë, si shenjë përçmimi për rendin e ri. Veprimtarë që shihnin vetëm përpara, të tjerë që shihnin kryesisht përpara, ndonëse jo aq të përkryer, sa të mos shihnin nganjë-herë edhe pas. Skulptorë bustesh dëshmorësh. Flijues që këtyre të fundit ishin gati t'u zinin vendet

në varreza, natyra po ta lejonte. Njerëz të tri "jo"-ve, imperializmit, sionizmit dhe coca-colës. Të tjerë të shtatë "jo"-ve. Kokëkrisur të dalldisur pas miqësisë me popujt e tjerë. Të tjerë, të magjepsur pas armiqësisë. Shkurt, një zjarrmi e paparë, që shkaktonte lot mallëngjimi kudo.

Pikërisht kur u duk se gjithçka po vihej në vijë, një raport i fshehtë i një dërgate edhe më të fshehtë nga kryeqyteti, kumtonte, e zezë mbi të bardhë, se rënia vazhdonte. Kanalet, qoftë edhe të panevojshme, hapeshin me vështirësi. Ish-vezirët vdisnin tepër ngadalë. Me përjashtim të dy lavireve të luksit, që "kishin hequr dorë nga e kaluara borgjeze", jo për shkaqe fiziologjike, siç thoshin gojët e liga, por për një dëshirë të brendshme, që t'i bashkoheshin jetës së re, gërxhot e tjerë kryeneçë nuk hanin pykë në asgjë.

Një këngë rrugësh, nga ato që s'dihej ku, kur e nga kush dilnin, u përhap befas, si të vërtetonte raportin e fshehtë. I kishte fjalët të pikëllueshme e të tillë, madje më të pashpresë, melodinë:

*Lena është sëmurë, shtruar në spitalë,*
*Shtruar në spitalë, në pavijon të parë.*

U bë gjithçka që të mos këndohej më, por s'ishte e mundur.

Askujt nuk i kishte shkuar ndër mend se një

këngë spitali do të bëhej shkak për një nga ngjarjet më të bujshme të qytetit: luftën me zonjat e tij.

Gjithçka kishte nisur nga një mbledhje, kur shefat e qytetit kishin pranuar idenë e shefit të kulturës se, përderisa njerëzit s'hiqnin dorë lehtë nga këngët, si të thuash, intime, jo më harrove, jo s'të harrova, jo në spital s'më erdhe, jo kolla s't'u nda e të tjera profka si këto, nuk do të ishte keq të porositnin te muzikantët e qytetit dy-tri këngë të tilla, si të thuash, mallëngjyese. Pse nuk i bie shkurt, e kishte ndërprerë shefi i madh, këngë me sëmundje dhe, pa e zgjatur, i kishte telefonuar në çast dy doktorëve Gurameto, të madhit e të voglit.

Në krye, doktorët s'dinin ç'të përgjigjeshin, gjersa Gurametoja i madh u kujtua të thoshte se, ngaqë ata ishin kirurgë, të sëmurët e tyre ose shpëtonin, ose shkonin drejt e në gropë, kështu që s'kishin kohë për ufma e për ahme, por për këtë ishte mirë të pyeteshin mjekët e dergjave të gjata, si tifoja e, sidomos, tuberkulozi.

Në këto e sipër, thua se kishte përfituar nga klima e turbullt, romi Dan Veremi, rojtari i natës i Institutit të Higjienës, e kishte nxjerrë një këngë për kujtim të të dashurës së tij, shtypur prej makinës-cisternë të ujërave të zeza, në prill të atij viti: *Jeta ime rrapa-shtrapa, / Jam gabeli i institutit / Dhe një dashnore që pata / Ma shtypi makinë e mutit.*

Sa ç'qeshën në fillim, aq u ngrysën shefat pastaj. Në mbledhjen e radhës, që do të ishte fatale për të gjithë, tek binin në një mendje se ndjenjat intime nuk lidheshin vetëm me sëmundjet ose gjërat e pista, por edhe me gjëra më të fisme, shefit të kulturës, për të zezën e tij, iu kujtua një këngë e vjetër grarishte:

*Këndona, bilbil, këndona,*
*Në këto sarajet tona.*
*Në na zëntë gjumi, zgjona,*
*Në ardhtë njeri, tregona,*
*Në u zbulofshim, mbulona.*

I nxitur nga fjalët: sa bukur, ç'dritë, ç'finesë, shefi i kulturës, si ta shtynte djalli, kujtoi një tjetër këngë.

Rrufeja nuk do të vononte. Pa mbaruar java, mbledhje e ngutshme në Komitet të Partisë. Frymë dekadentizmi në qytet. Nostalgji për rendin e përmbysur. Adhurim për zonjat e tij.

Zërat sa vente acaroheshin. Kërkoheshin fajtorët. Shefit të kulturës dy herë i ra të fikët. Aty nga mesnata, shefi i madh në fjalën e mbylljes nuk kurseu askënd, as veten e vet. Armiku i kishte kapur në gjumë. Dekadentizmi ishte rikthyer. Pa larë mirë llogaritë me idetë e Nietzche-s, me "perpetuum mobile" dhe prapësitë e tjera, qytetit i duhej të

përballej me këtë flamë të errët: zonjat e tij. Jo më kot kjo ndodhte në kushtet e një acarimi të ri me Greqinë. Fajtorët do të ndëshkoheshin pa mëshirë. Përgatituni për më të zezën.

Pak pas mbarimit të mbledhjes, aty nga ora dy e mëngjesit, shefi i kulturës vrau veten.

## Qyteti përballë zonjave të tij

Plumbi që i kishte marrë jetën shefit të kulturës, ishte, në njëfarë mënyre, dhe arma e parë që u shkreh midis atyre, që gjer një javë më parë kishin qenë njësh e, befas, kishin përfunduar në dy palë kundërshtarësh: qytetit dhe zonjave të tij. Për ata që e dinin si kishin rrjedhur punët, ishte e qartë se shefi kishte rënë pikërisht viktimë e nostalgjisë së tij për zonjat, por, për shkaqe që mbetën të panjohura, kjo imtësi u fshi shumë shpejt dhe njeriu përfundoi si kundërshtar i zonjave, për të mos thënë njëfarë martiri i saporënë në këtë betejë të re.

Mbledhjet kundër zonjave, ndryshe nga ato të zakonshmet, jo vetëm që s'kishin brohoritje e muzikë, po zhvilloheshin hijerënda, madje, me njëfarë ngjyrimi akademik, çka dukej se i shkonte vetë çështjes. Kështu kishte qenë sidomos fjala e hapjes që iu besua kronistit të vjetër Xivo Gavo, e

cila, përveç titullit monumental "Një mijë vjet zonjëri", nuk ishte gjë tjetër, veçse leximi i një liste të pafund të zonjave të qytetit, qysh prej vitit 1361 e gjer para një jave. Ndonëse askush nuk e mori vesh se cili ishte kuptimi i kësaj liste, kjo nuk pengoi që salla, në mbarim të saj, që ishte edhe mbarimi i fjalimit, të duartrokiste kronistin plak.

Kumtesat e tjera e mbushën pak a shumë zbrazëtinë që la fjala e hapjes. Njëra prej tyre "Zonjat në komunizëm", jo vetëm që, siç e tregonte titulli, jepte një tablo të gjerë të fatit të zonjave në krejt kampin komunist, që nga Budapesti, ish-Shën Petërburgu, Bratislava e gjer në Shangai, por shpjegonte se përse në këtë hapësirë të madhe zonjat e Gjirokastrës zinin një vend krejtësisht të veçantë.

Kjo ishte dhe pjesa më e mjegullt e kumtesës që, me sa dukej, dëgjuesit e kishin kuptuar secili pas mënyrës së vet. Sipas kumtuesit, të qenët zonjë, thënë ndryshe "zonjëria", në këtë qytet, më shumë se me titujt dhe pronat e burrit, lidhej me tjetër gjë e, në radhë të parë, me ndërtesat e mëdha. Jo më kot, një arkitekt i huaj kishte përdorur cilësimin: zonja arkitekturale.

Sipas tij, brenda shtëpive të mëdha, të ndërtuara, pa dyshim, nga mjeshtër të çmendur, nën qiellzanat trillane, përbri qelqeve të pamëshirshme të dritareve, ndodhte ai zhdrivillim a proces misterioz, njëfarë ikjeje në larginë a një hënëzim, shenjat

e para të "zonjëzimit". Ashtu dhe përfytyroheshin: tepër të bardha, me sisët dhe barkun verbonjës dhe me enigmën e errët marramendëse gjer në fikje nën mëndafsh.

Një psherëtimë lehtësuese shoqëroi mbarimin e kumtesës. Oratori tjetër, qysh në fjalët e para, nuk e fshehu armiqësinë ndaj zonjave. Këngët e tyre, ato që te shumëkush mund të zgjonin nostalgji, ai i cilësoi, pa dyshim, dekadente. Kurse rituali i pirjes së kafesë, përshkruar me fjalët:

*"Po vjen takëmi i kafesë*
*Si ferman që del nga mbreti",*

ritual që shumëkujt mund t'i dukej shenjë dinjiteti aristokratik, për atë, studiuesin e dalë nga populli, nuk ishte tjetër, veçse dëshmi se zonjat e këtij qyteti, përpara se të ishin buzëholla e aristokrate, ishin gra sunduese.

I ndezur nga fjalët e veta, kumtuesi ngriti kryet për të thënë se, në të vërtetë, kishte kohë që ato e kishin marrë në dorë qytetin.

Ndërhyrja e shefit të madh për t'i prerë fjalën, e kishte acaruar më keq folësin. Në vend të heshtte, vazhdoi të thërriste se zonjat jo vetëm sundonin, por ato ishin fytyra e fshehtë e qytetit, shpirti dhe dyzimi i tij. Kështu shpjegoheshin, sipas tij, marrëzia, trillet e gjer te darkat me të vdekurit në këtë qytet.

Që zonjat ishin në mësymje, nuk linte asnjë dyshim. Që kjo ishte krejtësisht e palogjikshme, bënte mu që larg.

Qyteti ishte kapur në një ngërç të paparë.

Mbledhjet për zonjat vazhdonin. Ndërkaq, pavarësisht se nuk e thoshin me zë, shumica mendonin se ndoshta do të kishte qenë më mirë të mos i kishin hyrë kësaj lufte. Me zotërinjtë ishte gjithmonë më lehtë. I thërrisje në gjyq, i kapje në faj, u hidhje prangat. Zonjave s'kishe ç'u bëje. Nga shtëpitë dilnin rrallë, një herë, e shumta dy, në stinë. Ishin më të pakapshme se vegullitë.

Kur në fund të verës, në vend të një vetëvrasjeje të dytë, që pritej ndërkaq, u shkarkua shefi i madh, kjo gati-gati u duk si shpallje e humbjes së luftës.

Por ligështimi kishte qenë i parakohshëm. Pikërisht në kohën kur u duk se zonjat ngadhënjyen, ndodhi ajo që parashikohej prej shprehjes: ç'sjell ora, s'e sjell moti.

Ishte dita e 17 dhjetorit, pak pas mesditës, zonja Ganimet e Hankonatëve, e veshur me pallton dimërore prej gëzofi, po kapërcente kujdesshëm, për shkak të takave të larta, kryqëzimin e Rrugës së Varoshit me atë të Liceut, kur dikush, më saktë një zë gruaje, i thirri nga e djathta e saj: mirëmëngjes, shoqja Ganimet!

E thirrura ndali në vend, si ta kishin goditur. Një grimë mbeti ashtu, mu në mes të kryqëzimit, pastaj, ngadalshëm, si ai që do të marrë vesh kush shtiu, deshi të kthente kryet, por qafa nuk iu bind.

Jam unë, shoqja Ganimet, Trëndafilja nga Këshilli i lagjes. Do të vish nesër në mbledhje?

E goditura vazhdoi të mbetej si e ngrirë në vend, pastaj zgjati dorën si të mbahej te dikush, e afroi në anën e zemrës, gjunjët iu drodhën dhe ra në kalldrëm.

Dy-tre kalimtarë, që u ndodhën rastësisht, lajmëruan spitalin, që, aty për aty, dërgoi ambulancën e vetme të tij.

Ky nuk ishte veçse fillimi. Sapo u zbulua ajo, që dukej se nuk do të shpikej kurrë, mënyra a mjeti që i bënte të binin zonjat e parrëzueshme, një si stinë e papërfytyrueshme gjahu nisi gjithkund.

Si pulëbardha që u kishte ikur koha, zonjat e qytetit binin njëra pas tjetrës, aty ku i zinte hera, fill pas britmës fatale: "shoqe!".

Ishte e njëjta skenë që përsëritej, ngurosja në vend, dora që rrekej të kapej pas diçkaje, si një krah i pashpresë, fjalët: zotni, më mbani, ju lutem, pastaj dëshira për të parë nga i erdhi goditja, marrja e frymës, prerja e gjunjëve dhe, në fund, rënia.

Kështu, brenda një dite ranë zonja Nermin Fico e zonja Sabeko e Zekatëve, e para tek nisej dhe e dyta tek kthehej nga një vizitë. Po atë javë ishte

radha e zonjës Turtulli, tek kapërcente Sheshin e Zinxhirëve. Një zonjë nga Kokalarët, që dilte për herë të parë pas dy vitesh, pas thirrjes "shoqe!", deshi të rendte, por gjunjët iu prenë dhe mbeti në vend. Zonja Mukades Janina, për të cilën flitej se kishte qenë ca kohë e fejuara e fshehtë e mbretit, u këput mu te mesi i Urës së Vjetër, në kohën që atentatorja, e trembur befas, u largua me vrap. Një zonjë nga Çoçolët arriti të thoshte "s'jam shoqe!", para se t'i binte të fikët, por të tjerat u rrëzuan pa thënë asgjë. Kështu, dy Mariet, Marie Laboviti e Marie Kroi, kishin lëshuar thjesht nga një britmë habie "ua!" e kishin zënë gojën me dorë, siç bënin kur ngacmoheshin nga horrat e rrugës, veç pa qeshur dot.

E kështu me radhë, te Rruga e Kalasë, te Depo e Barutit, përpara dyqanit të Xuanos, te Banka e Shtetit, te Sheshi i Çerçizit, atje ku ky kishte vrarë bimbashin turk, fill pas fjalëve: ej, halldup turk, nga Çerçizi e ke mortin! zonjat njëra pas tjetrës po këputeshin.

Rrallimi i tyre binte në sy gjithkund.

Për habi, tani që nuk i kishin në sy si më parë, njerëzit i kujtonin më shpesh. Mbanin mend vendet "ku kishte ndodhur ngjarja", imtësi të tjera, si atë të zonjës Meriban Hashorva, që e çuan në shtëpi me një vig të ushtrisë, ose rastin e zonjës Shtino, që fjalën "shoqe!" ia tha një arixhofkë e që, gjatë

rrugës për në spital, kishte lënë amanetet. Po sidomos ishin vendet "ku kishte ndodhur ngjarja", që, më së shumti, mbaheshin mend, madje, besohej se një skulptor, emrin e të cilit s'e thoshte askush, po gdhendte ca si pllaka me emrat e zonjave, pa harruar ditën e incidentit, madje, orën e saktë të tij.

Ndërkaq, ishte kuptuar nga të gjithë se, pas asaj që kishte ndodhur, zonjat ishin mbyllur, për të mos dalë më. Kështu u mbyllën zonja Pekmezi e Karllashi, dy zonja të Shametëve, që përdornin në letërkëmbim alfabetin e vjetër të familjes, një zonjë nga Çabejt, një tjetër nga Ficot, së fundi, zonja plakë e Kadarenjve, bashkë me të motrën, Nesibe Karagjozin.

Nuk ishte vështirë të kuptohej: zonjat ishin thyer.

## Dita 2000

Muzgu i tyre nuk jepte kurrfarë hareje. E po ashtu, të fshehtë kishin mbetur pendimi dhe drejtpeshimi i prishur.

Parandihej se koha pa to do të ishte tepër e gjatë. Për të sajuar zonja të tjera, shtëpive të mëdha, të vetmet që e dinin atë mjeshtëri, do t'u duheshin dhjetëra a, ndoshta, qindra vjet.

Pa to, qyteti pritej të egërsohej. Por në cilin

kah, s'dihej. Kodi i tyre kishte mbetur i pazbuluar. Tani që po shuheshin, s'dihej ç'do të jepte hiri që po linin pas.

Në pamjen e jashtme, qyteti ishte po ai. Për viset rreth e rrotull, katundet dhe qytetthet e fyera prej tij, dukej se kishte rënë ora për shlyerje llogarish të hershme. Por ende s'guxonin. Qyteti ende mbahej. Me zonjat kishte qenë, ndoshta, tepër krenar, por pa to ngjante më i rrezikshëm.

Tani ishte e qartë se ishte i papërshtatshëm jo vetëm për kohën e re, por për çdo kohë.

Lajmi se mund të shpallej qytet-muze, për disa u quajt si nder, por për shumicën, turp. Një mendim i tretë rrihte ta ngjallte shpresën e ripërtëritjes. Fjalët që nisnin me "ri" u kthyen prapë, si në stinët e ethshme të fushatave. "Sokaku i të marrëve" ishte në krye të listës për t'u ripagëzuar. Me këtë, disa nuk përfytyronin gjë tjetër, veçse prishjen. Por prishja s'ishte e lehtë. Pengonte, në radhë të parë, shtëpia, më saktë, gërmadha e shtëpisë së Prijsit, që ishte fare pranë tij. Shtëpi të tjera, si ajo e Skëndulajve apo e Shametëve, herë e nxitnin, herë e frenonin prishjen. Kurse ajo e Kadarenjve, që gjithashtu ndodhej fare pranë, por në skajin e kundërt, nuk nxiste veçse ide të errëta. Ndërsa shtëpisë së Kadarenjve të lagjes Hazmurat, asaj që, për turp të fisit, u humb në kumar, ende nuk i ndahej nami i keq, të shumtë ishin ata që mendonin se, në të

vërtetë, ishte shtëpia tjetër, ajo e Kadarenjve të Palortosë, që do ta nxinte emrin e qytetit në jetë të jetëve. Se ç'ishin arsyet për këtë divnesë nuk diheshin, por pikërisht, ngaqë s'diheshin, ngjanin më të besueshme. Një zjarr a një bombardier i rëndë anglez, thuhej se mund ta zhbënte ankthin që vinte prej saj.

## Kohë më pas. Dita e tremijtë

Sado e pabesueshme të dukej, thashethemet për "Sokakun e të marrëve", si ato që lidheshin me kinse ripagëzimin e tij, si ato për rrënimin e tij a të të gjithë qytetit, nuk ishin veçse një pasqyrim i zbehtë i asaj që kishte ndodhur gjithë atë dimër, në majën e pushtetit: komplote, klane, tmerre. Prej tyre, Prijsi, ndonëse i prerë në fytyrë nga ankthi i rrëzimit, kishte dalë fitimtar.

Vendimi për ringritjen e shtëpisë së tij, për ta bërë tri herë më të madhe se ç'ishte, nuk ishte veçse njëra nga shenjat shpresëdhënëse. Gjithë qyteti po gjallërohej. Hamendjet e ndëshkimit ose të uljes së kokës ngjanin të çmendura. Jo t'i ulej, por t'i ngrihej koka gjer në re, ky ishte urdhri i ditës.

Hapja e një lajmi të mirë e shtoi ngazëllimin. Pëshpërimat, zakonisht, hapeshin për keq, por kjo ishte përnjëmend ndryshe. Qytetin e priste një

befasim i rrallë. Se ç'ishte, s'e dinte askush, madje, as vetë shefat. Por kjo nuk e pengonte lajmin. Një kremtim kishte gjasë të ndodhte. Një mysafir i lartë, më i larti i të lartëve, do të vinte.

Qyteti nuk ishte ndonjë humbameno që të habitej prej vizitave. Përveç Prijsit, që e kishte lindur vetë, ai kishte pritur mbretin Zog, princeshat, motrat e tij, Benito Musolinin e Italisë, vetë Viktor Emanuelin, atë për të cilin ishte hapur fjala se, ngaqë përveç mbretit të Italisë e të Shqipërisë, ishte edhe perandor i Etiopisë, njërën nga faqet duhej ta kishte të lyer me ngjyrë, e kështu me radhë.

Kishte pasur edhe vizita, që s'ishin bërë, si ajo e sulltanit osman, në fillim të shekullit, apo e Valide sulltanës, mbikëqyrësi i shërbimit të ngrënies së mëngjesit të së cilës ishte nga ky qytet. E fundit vizitë e pakryer ishte ajo e Adolf Hitlerit, i cili do të vinte për shkak të avionit që punonte me "perpetuum mobile", që qyteti kishte mëtuar ta shpikte, por që fillimi i luftës nuk e la.

Sidoqoftë, asnjë prej këtyre nuk mund të krahasohej me atë që pritej të ndodhte. Do të vinte Stalini.

Viti 1953 po hynte me këtë lajm të madh. E ftohta nuk ishte më e paktë, por kongjijtë e akullit që vareshin nga strehët e shtëpive rrëzëllinin si për pashkë.

## Dita 3033

Dehja e shkaktuar prej lajmit po i kapte të gjithë. Pyetjet: përse Stalini kishte zgjedhur pikërisht Gjirokastrën? shtroheshin nga mëngjesi në mbrëmje në të gjitha kafenetë. Shumica mendonin se s'duhej ndonjë vramendje për t'u gjetur shkaku: qyteti ishte vendlindja e Prijsit dhe dihej se, ndër gjithë udhëheqësit e botës komuniste jo ruse, idhujtar më besnik se shefi i Shqipërisë, Stalini as kishte pasur e as do të kishte kurrë. Të tjerë mendonin shkaqe të tjera, por ato nuk thuheshin as me bujë, as me ngulm.

Sidoqoftë, qenkësh ky shkak a një tjetër, që ata s'e dinin, Gjirokastra do të ishte për ca ditë në kulm të lavdisë. Madje, sipas gjasave, tani po spikaste qartë ajo që ky qytet prej vitesh e kishte fshehur: pikërisht ëndrrën për t'u bërë, qoftë dhe për një herë të vetme, qendër e planetit.

Si çdo gjë kur teprohej, mu midis ngazëllimit ndodhi ajo që quhej ngrënia me sy. Në dalje të janarit, kur muaji i shkurtër sapo kishte hyrë, si vetëtimë e zezë ia behu lajmi i keq: Stalini s'do të vinte!

Pas mpirjes së parë, kur pas ëndrrës për të qenë në majë, qyteti po binte në gropë të botës, pyetjet binin si breshër: pse?

Ishte zemëruar, pa dyshim. Meqenëse shumica e bëmave shpjegoheshin me zemërimin, kjo ishte hamendja e parë. Ishte zemëruar, pa dyshim, me Gjirokastrën. A ndoshta me Shqipërinë. Për të mos thënë me krejt Europën.

Në vitin 1908, kur sulltani turk kishte shpallur mosardhjen, u deshën disa vite që të merrej vesh shkaku. Ishte pikërisht ai, për të cilin askujt nuk i kishte shkuar mendja: alfabeti. Sipas zyrës së sulltanit, pas flirtit shumëshekullor të shtetit osman me Shqipërinë, kjo e fundit, në mënyrë të pabesë, kishte zgjedhur për alfabet të saj, jo shkronjat turke, por ato latine!

Natyrisht, Stalini ishte më i madh e më hijerëndë se sulltani dhe i tillë, i madh e i rëndë plumb, do të ishte pezmi i tij.

## Dita 3042

Shkurt më i lig nuk mbahej mend. Java e parë e tij, në vend të mbyllej me një lajm disi zbutës ose, së paku, fare pa lajm, i trandi të gjithë me befasinë tronditëse: arrestimin e dy doktorëve, Gurametos së madh e Gurametos së vogël.

Ishte hera e parë që nuk u vu në peshore krahasimi. Ishin marrë të dy në mesnatë. Lidhur me pranga hekuri, si njëri, si tjetri. Çuar në të njëjtin burg.

## Kreu i nëntë

Askush nuk e kishte parë Guvën e Shanishasë, por kjo nuk pengonte që të gjithë të flisnin për të.

Do të hapet Guva e Shanishasë... Ju meritoni Guvën e Shanishasë, por ç't'i bëj këtij shteti që është kaq zemërbutë... Guva e Shanishasë kështu... Guva e Shanishasë ashtu... Do shihemi te Guva e Shanishasë... Në të gënjefsha, më pafsh te Guva e Shanishasë... Në më gënjefsh, të pafsha atje... Zotërinj turistë, kjo është e famshmja Guvë e Shanishasë... Flitej se do të kthehej në muze, se do të mbyllej, se do të rihapej, se do të bëhej filial i Hetuesisë së Përgjithshme, ndoshta, i çmendinës.

Besohej nga të gjithë se ajo ishte biruca më e thellë dhe, pa dyshim, më e frikshmja e burgut të qytetit. Ishte mbyllur qysh nga koha e Ali pashë Tepelenës, prej motrës së të cilit, Shanishasë, kishte marrë dhe emrin. Në atë birucë ishin torturuar ditë e net me radhë rrëmbyesit dhe përdhunuesit e gruas së re. Vetë Ali Tepelena, nga një brimë e fshehtë kishte ndjekur torturat.

Ndonëse kishte shërbyer si breshër kërcënimesh sa herë që qeveritë egërsoheshin, guva nuk ishte hapur kurrë për askënd. Aq shumë ishte krijuar bindja se nuk do të vihej më në punë, saqë edhe kur binte fjala se diçka do të bëhej me të, mendja, më parë se të shkonte te hapja, vinte tjetërkund, siç kishte ndodhur me një koleksionist holandez, që hiqej si kinse blerës ikonash e, në të vërtetë, syrin ua kishte vënë veglave të torturës.

Kështu ndodhi edhe në shkurtin e paharruar të atij viti, kur u dëgjua pëshpërima se Guva e Shanishasë do të hapej. Njerëzit prisnin tjetër gjë, lirimin e dy doktorëve, Gurametos së madh e Gurametos së vogël, të sigurt se, ashtu si herën tjetër, ndalimi i tyre kishte qenë një gabim. Mirëpo, në mbrëmje vonë lajmi se jo vetëm ndalimi nuk kishte qenë i gabuar, por Guva e Shanishasë pas njëqind e pesëdhjetë vjetësh po hapej për dy doktorët, e trandi qytetin më fort se gjithçka.

Të thoshe e pabesueshme, ishte pak. Ajo që

s'ishte hapur pas vrasjes së prefektit turk, pas dyshimit për helmimin e Valide sulltanës, pas rebelimit kundër mbretit, pas komplotit të deputetëve antikomunistë, të hapej tani kundër doktorëve, ngjante përnjëmend e pamundur.

E megjithatë, doli se ishte hapur vërtet. Madje, enkas për ta. Dhe doktorët, i madhi dhe i vogli, ishin ndërkaq brenda saj. Të dy.

Si ishin vallë? Në ç'gur e vinin kokën, kush ua hidhte jorganë? Bir Gurameto të dy, tretur në hapsanë.

I kishin lidhur me hekura në mur, si përdhunuesit dikur? U hidhnin kripë në plagët e torturës? I merrnin me të mirë... me shampanjë... me muzikë?...

Pyetje nga më befasueset bëheshin, gjersa dikush u kujtua për kryesoren: ç'faj kishin bërë?

Sa ç'u tha në fillim se ishte vështirë t'u gjeje një faj, aq e lehtë u duk kjo më pas. Bota, ashtu siç ishte e mbushur me erna e shi, ishte deng me faje. Do t'u gjendeshin të tilla doktorëve. Do të ishin mjaft, madje do të tepronin dhe për të tjerët.

Ndërkohë, dalja në skenë e dy hetuesve e ndërpreu vrullin e fantazisë fajkërkuese. Ishin Shaqo Mezini dhe Arian Ciu, të dy djem të qytetit, të sapokthyer nga Moska, ku kishin mbaruar shkollën e policisë së fshehtë "Xherxhinski". Fytyrat i kishin tepër të bardha, kravatat i lidhnin shtrëngueshëm

dhe palltot u ngjanin tepër të gjata (thuhej se padroni i policisë së fshehtë, emrin e të cilit kishte shkolla, ashtu e mbante pallton, madje, përmendeshin si proverbiale fjalët e tij: sa më të gjatë ta kesh pallton, aq më të shkurtër mëshirën...).

Të dy hetuesit i dhanë një përmasë të rrokshme çështjes Gurameto. Doktorët ishin vërtet në gropë e në terr, por, së paku, lart në sipërfaqe, si balona letre, si shenja që vinin që andej, kalamendeshin hetuesit e tyre.

Atë të martë të 13 shkurtit, pasi dolën nga Guva e Shanishasë, me hapa të rëndë, me dosje në duar, ata zbritën drejt Rrugës së Hazmuratit, jo për të shkuar në Degë, por në spital.

Te porta, me pamje të ngrefosur, i fryrë nga një pezm pa kuptim, Remzi Kadareja ua tundi gishtin. Ndodh ç'nuk ndodh këtu, unë s'kam faj. Në doni ta gjeni fajin, hetoni te Kadarenjtë e tjerë, ata të Palortosë.

Sa vente e ulte zërin. Upupu, ç'bëhet atje. Atje përgatitet hataja.

Hetuesit e dëgjuan të befasuar, pastaj ecën përmes oborrit të spitalit, nën vështrimin e mjekëve e të infermiereve që u ndodhën rastësisht te hyrja.

Hetimi i dosjes së operacioneve të dy doktorëve, më saktë, i listës së plotë të njerëzve të operuar nuk ngjalli shqetësim, përkundrazi, u shoqërua me një ndjesi lehtësimi në krejt spitalin

e madh. Ishte hera e parë që një rreze drite po dilte nga e panjohura. E bashkë me të, shpresa. Po hetoheshin rastet e vdekjeve gjatë operacionit, e kjo ishte diçka që ndodhte kudo në botë. Familjet ankoheshin për doktorët, këta mbroheshin, çështja përfundonte në gjyq.

Hetuesit qëndruan në zyrën e arkivit më shumë se katër orë. Tek largoheshin, pa dalë ende nga porta kryesore, ku Remzi Kadareja bëhej gati t'u thoshte diçka, sipas tij, tejet të rëndësishme, përfundimi i parë i hetimit ishte marrë vesh. Në dymbëdhjetë e ca mijë operacionet e doktor Gurametos së madh kishin vdekur në shtratin e operacionit ose, pas tij, rreth një mijë e tetëqind veta. Kurse për Gurameton e vogël shifra ishte më pak se një mijë. (Tundimi për t'i vënë në peshoren e krahasimit nuk vonoi të shfaqej, por, këtë herë, më i zbehtë se kurrë.)

*

Hetimi i doktorëve, ashtu siç ndodhte shpesh me ta, vazhdonte dy mënyrash. Të fshehtën, atë çka ndodhte në Guvën e Shanishasë, s'e dinte kurrkush. Tjetra zhvillohej në vende të ndryshme, spital, morg, shtëpi familjarësh, disa herë në varreza. Procesverbaleve mjekësore u shtoheshin ato të autopsive e të dëshmive gojore.

Hetuesit, të zbehtë nga netët pa gjumë, shfaqeshin përherë e më rrallë në qytet. Nga dobësimi, palltot u ngjanin edhe më të gjata. Mendohej se edhe ajo që quhej pjesë e jashtme e hetimit, kishte tani anën e vet të fshehtë. Për çudi, ajo nuk lidhej me të vdekurit, por me të gjallët. Do të hetoheshin një për një ata që ishin shëruar, më saktë, shenjat e prerjeve në trup. Do të kërkoheshin në to gjëra që s'të shkonte mendja, si qepje plagësh në trajtë kryqi me gjashtë cepa, tatuazhe a shenja të vjetra, ta zëmë hebraike, me kumte misterioze.

Ata që i dëgjonin u thoshin: ju qenkeni të lajthitur, por këta u përgjigjeshin: prisni, prisni, ta shihni ç'do të bëhet. Puna do të vejë më larg e më thellë. Ngaqë të dy doktorët, përveçse kirurgë, ishin edhe gjinekologë, do të hetoheshin pjesët intime të grave, merrej me mend çfarë.

Naivët zinin kryet me duar, gratë qanin e, midis tyre, s'ishin të paktë njerëzit që mendonin se, po të ishte kështu, më mirë doktorët të mos dilnin më nga Guva e Shanishasë.

Ndërkohë, ata që dëgjonin radiot e huaja, kryesisht Londrën, përhapën një lajm të pazakontë: një grup mjekësh terroristë ishin zbuluar mu në kështjellën e komunizmit: në Kremlin. Lajmin e kishin dhënë vetë sovjetikët, madje, kështu e kishin cilësuar, "komploti i bluzave të bardha". Ndonëse i dhënë pa bujën e zakonshme, ngaqë, me sa dukej,

s'kishte nevojë për të, lajmi po trondiste gjithë globin tokësor. Grupi i mjekëve, i drejtuar nga qendra hebraike "Xhons", përgatitej të kryente krimin më të madh në historinë e njerëzimit: zhdukjen, me anë të vrasjes, në shkallë planetare, të të gjithë liderëve komunistë. Duke filluar nga Josif Stalini.

Krimi do të ishte i pashembullt. Historia e botës, vetë globi, mund të dilte nga aksi i vet. Drejtpeshimi do të humbte për, ndoshta, një mijë vjet. Dhe s'dihej nëse do të rivendosej.

Pra, zemërimi i Stalinit, ai që u mor si pezm ndaj Gjirokastrës, s'paskësh qenë kot. Pezmi paskësh qenë, natyrisht, me tërë botën.

Sa ç'ishte dukur marrëzi lidhja e komplotit me Gjirokastrën, aq ngjante tani e natyrshme që ai mund të lidhej sidomos me të.

Ndonëse i zbuluar në Kremlin, komplotit, botëror siç ishte, po i kërkoheshin degëzimet gjithkund: Hungari, Gjermani Lindore, Poloni, Shqipëri (uh!) e gjer në Mongoli.

Mendjet punonin si në ethe. S'paskëshin qenë kot ato fjalët për vizitën gjysmë të shpallur të atit të popujve.

Kjo e fundit zbërthehej dy mënyrash: e para, Stalini do të vinte vërtet. Qendra "Xhons", prej kohësh e gatshme ta godiste qysh në vizitën e parë, i jepte urdhër qelizës së saj në Shqipëri, domethë-

në në Gjirokastër, të bëhej gati. Si urithi, përbetarët nxirrnin kokat. Dhe aty e pësonin.

Motërzimi i dytë: shpallja e rreme e një vizite që s'do të bëhej. Rënia në kurth e qendrës "Xhons", bashkë me Gjirokastrën. Nxjerrja si urithi e kokës. Pësimi.

Në të dyja rastet, Gjirokastra e paguante shtrenjtë xanxën për lavdi. Emri i saj, ndonëse nuk përmendej me zë, pëshpëritej, me siguri, gjithkund. Gjithnaja komuniste vazhdonte të ishte në ethe. Urdhra, paralajmërime, kumte të fshehta e përshkonin humnershëm.

Më 16 shkurt, në orën tre pasdreke, tek udhëkryqi i Rrugës së Varoshit u vu në pranga, në sytë e kalimtarëve, Vehip Qorri.

Habia e të pranishmëve ishte e papërfytyrueshme.

*

E bardhë si gëlqere në fytyrë, me rrobën e gjatë, ku nuk kishte asnjë shenjë dhune, ajo po i afrohej katundit. Ecte ngadalë, çuditërisht jo kokulur, siç pritej, por e largët, me vështrimin dhe gjithçka tjetër munguese.

Kështu e kishin parë kur kishte dalë nga katundi Kardhiq, atje ku për tri ditë e tri net rresht e kishin çnjerëzuar, dhe ashtu po e ndiqnin me sy, tani që

po i afrohej Tepelenës. Të tillë, madje më të bardhë, e kishin përfytyruar ata që e kishin dëgjuar historinë prej të tjerëve, e këta prej të tjerëve të tjerë. Kënga e ngritur për të, ajo që niste me fjalët:

*Guvë e zezë e Shanishasë*
*Kur e pashë, mendjen lashë.*

nuk u mor vesh kurrë as nga kush e as në ç'kohë u ngrit.

Vëllai, Ali Tepelena, që nga kulla e tij, me tejqyrën e gjatë të oficerit, ndiqte ecjen e saj. Sa ç'ishte ajo e bardhë, aq i zi ai ngjante në zemërimin e vet. Nga lëvizjet e motrës kuptohej që ajo vinte për të vdekur. Prej tij, pa dyshim.

Dhe ai bëri atë që ajo deshte, e vrau qetësisht, me një plumb në ballë, pastaj me dy, një në ballë e një në zemër, pastaj me katër, me katërmbëdhjetë, me Zoti e di sa. Por kjo nuk e qetësoi aspak. E vrau përsëri, me të gjitha llojet e armëve, por as kjo nuk e paqtoi, përkundrazi, e mbushi me brengë, aq sa, kur e pa të vdekur, e puthi në ballë.

Më pas, kur dëgjonte këngën, thoshte me vete: ah, pse s'e vrava vërtet.

Kënga, jo vetëm s'dihej nga kush qe ngritur, por kuptimin e kishte të dyzuar. Mund të merrej si këngë e përdhunuesve, që, të lidhur me pranga në "Guvën e Shanishasë", birucën që vëllai hakmarrës

kishte sajuar më pas enkas për ta, e po aq mund të merrej për pjesën fatale të trupit të gruas, fundbarkun e saj, ai që i kishte çuar në tundim. Në të dyja rastet ishin përdhunuesit që këndonin ose rënkonin.

Ali Tepelena, më i fuqishmi vezir i Perandorisë Osmane, ai që i kishte thënë dil të të dal sulltanit, s'kishte mundur dot, për dyzet e ca vjet, të ndante kuptimin e këngës nga pjesa e errët e tij.

Më 17 shkurt, pak para mesnate, Shaqo Mezinit e Arian Ciut, dy hetuesit më të shquar të Shqipërisë e, ndoshta, të të gjithë bllokut komunist, ndërsa zbrisnin në shkallinat e guvës së famshme, mendja nuk u shqitej dot nga teksti i këngës e, bashkë me të, tmerri dhe afshi mekës ua këputnin gjunjët.

Të dy doktorët, që ata i mbanin mend qysh fëmijë, i sollën me duart në pranga. Një llambë elektrike bënte dritë të padurueshme. As njëri, as tjetri ende s'e dinin si do të tingëllonin zërat, nën harkoren e gurtë.

Kur hapën gojën, u befasuan më fort se ç'e mendonin.

Ishin fjalët e tyre, por jo zërat. Ato thuheshin si nga aktorë epokash të vjetra. Mbështjellë me jehonë ngjethëse, flatronin ngadalshëm përpara se të treteshin. Juu... uuh... për vraa... ah... sjee...

U desh njëfarë kohe sa të merrej vesh ajo

gjuhë. I kishin hetuar për vrasje pacientësh gjatë ndërhyrjeve kirurgjikale. S'kishin pse të thoshin: pse, si, çfarë? S'ka çfarë e s'ka pse. Le të dëgjonin me vëmendje përfundimin e hetimit. Ky ishte shtet demokratik proletar, më i drejti në botë, ndaj ai s'dënonte kurrë të pafajshmit. Nga hetimi kishte dalë se fajësimi kundër tyre për vrasje, binte. Ata kishin shqyrtuar listën e plotë të të operuarve, orën e saktë të mbytjes... domethënë të vdekjes dhe, sidomos, biografinë e të vrarëve... domethënë të të vdekurve. Nga ajo listë dilte se përqindja e të vdekurve nga të gjitha ngjyrimet politike, qofshin përkrahës të komunizmit, të mbretërorëve, kombëtaristëve apo asnjanësve, nuk dëshmonte për asnjë prirje politike të kirurgëve. Dyshimi ndaj tyre binte plotësisht.

Frymëmarrja e lehtësuar e doktorëve nuk u shoqërua me zbutje të vështrimit nga pala tjetër. Ne kemi vetëm një pyetje. Ajo është e thjeshtë, por themelore.

Pyetja u bë, më në fund, pas një heshtjeje të gjatë. Që nuk kishin kryer vrasje, kjo dihej tashmë. Por pyetja ishte: a kishin dijeni...

Gati në një gojë mjekët thanë: çfarë? Madje, doktor Gurametos së madh habia i shpëtoi në gjermanisht: *Was?*

Hetuesit u përpoqën ta shpjegonin. Nuk kishte pse ta merrnin në kuptimin e ngushtë të fjalës. Ishte

fjala për një dijeni të përgjithshme. Me fjalë të tjera, si një ide që qarkullonte në erë... Mundësi për përdorimin e mjekësisë për vrasje. Për vrasje politike, natyrisht. Ta zëmë, të liderëve komunistë.

U përsëritën të njëjtat klithma habie. Madje, ashtu si herën e parë, edhe në gjermanisht.

Kurrë. Natyrisht, kurrë. Ata ishin mjekë, ata kishin bërë betimin e Hipokratit. Askush s'do të guxonte t'u përmendte, qoftë dhe me mahi, një lemeri të tillë.

Takimi mbaroi, tha njëri nga hetuesit. Si e patë, ne ishim të paanshëm. Ne deshëm veç të vërtetën. Roja, hiqni të ndaluarit.

*

Dy orë më pas, më tre pas mesnate, doktorët i sollën përsëri te Guva. Jo vetëm zërat e hetuesve, por gjithçka tjetër ishte e ndryshme. Ata ishin tani banorë të guvës, madje, fjalët e para ishin: e dini, besoj, se këtu ndodhemi te Guva e Shanishasë.

Doktorët u përgjigjën me krye se e dinin.

Të dyja palët u vështruan gjatë në sy. Mos t'ju shkojë ndër mend se ne do ta shkelim atë që ju thamë dy orë më parë. T'ju themi, për shembull, ha, ha, ha, kujtuat se na e hodhët? Kujtuat se ju besuam se jeni të pafajshëm? Jo dhe jo. Nga fajësimi i vrasjes ju jeni të larë. Ne do t'ju pyesim për tjetër gjë.

Ndërkaq, hetuesit e ndienin se guva i kishte futur nën zotërimin e saj. Një ashk djegës, i panjohur gjer atëherë, përzierje e erotizmit dhe e vuajtjes, po i shkrehte krejt. S'ishin vetëm hetues, ishin po aq përdhunues të motrës së Ali Tepelenës e, si të tillë, ishin njëherësh të torturuar e torturues të vetvetes.

Doktor Gurametoja i madh, ne do t'ju pyesim për darkën e gjashtëmbëdhjetë shtatorit të vitit një mijë e nëntëqind e dyzet e tre...

Asnjë fjalë e tyre gjer në atë çast nuk e kishte drithmuar ashtu gjithë qenien e doktorit.

Ah, ajo darkë... Edhe nëse ato fjalë nuk i tha me gojë, i nxori me gjithçka: sytë, frymëmarrjen, flokët.

Hetuesit u panë në sy.

Ç'doni të dini? tha doktor Gurametoja, por me një zë të tillë, sikur të thoshte: vallë, a mund të dihet ajo që ka ndodhur!

Duam të vërtetën, u përgjigjën hetuesit gati në një gojë. Gjithçka. Orë pas ore. Minutë pas minute.

Sytë e doktorit ishin ngulur në zbrazëti.

A mund të dihej. A ishte e thënshme. Gjer tani ishte kërkuar e kundërta. Kishte gati dhjetë vjet që një marrëveshje e heshtur kishte bërë që hiri i ftohtë i harresës të binte mbi të. Harresë shqiptare e gjermane. Mbretërore, balliste, komuniste.

Tani kërkohej dalja e saj nga hiri. E plotë, e patretur si mumia...

Gjithçka, përsëritën hetuesit. Ç'ndodhi. Ç'u tha. Ç'nuk u tha.

Doktor Gurametoja i madh mbylli sytë përgjysmë. Një grimë i vetoi ndër mend cipa e bardhë e syve të Vehip Qorrit. E folura e tij ishte e ngadaltë, e njëtrajtshme. Sheshi i bashkisë, me asfaltin e lagur dhe shtatoren e Çerçizit në mes, iu përhi me një qartësi të habitshme. Tankistët e porsadalë nga tanket, që shpinin këmbët, oficerët të shqetësuar për njollat e baltës mbi çizme, së fundi, te dera e autoblindës, ai vetë, komandanti i trupave, koloneli Fritz von Schwabe, me pallton ushtarake hedhur krahëve, shoku i tij i fakultetit, që po e ndiqte me sytë e qeshur tek afrohej.

Mallëngjimi i takimit, fjalët: a më njohe, a kam ndryshuar, pastaj zhgënjimi i tij për pabesinë shqiptare, kërcënimi për ndëshkim i qytetit e për pengjet. Po aq kërcënues sa fjalët, Kryqi i Hekurt vezullonte zbehtë.

Përpara se të fliste për ftesën për darkë dhe për vetë darkën, Gurametoja pyeti se a duhej të zgjatej në hollësitë. Ata iu përgjigjën të bënte atë çka i dukej më e arsyeshme dhe ai tregoi për ftesën, për pranimin e saj prej gjermanit dhe për vetë darkën. Përshkroi pjesëmarrësit, atmosferën me muzikë dhe shampanjë, dhe nuk u zgjat më shumë se ç'duhej te lirimi i pengjeve. Pas fjalëve të fundit për zbardhjen e mëngjesit dhe këputjen e të gjithëve,

pas natës pa gjumë, heshtja ishte tepër e gjatë. Atë e prishi, më në fund, Shaqo Mezini. Tha vetëm një fjalë, por ajo ishte e keqe, ogurzezë.

Kaq?

Doktor Gurametoja mbeti i heshtur. Hetuesi tjetër iu përkul te supi dhe, me zë të ulët, gati-gati ledhatar i pëshpëriti: këto që the janë të sakta, por ato, pak a shumë, i dimë. Ne duam tjetrën. Atë që s'dihet, enigmën.

Gurametoja ngjante i ngurosur. Hetuesit u vështruan dy-tri herë. Por pritja ishte zhgënjyese. Duke tundur kryet, si të hidhte poshtë një dyshim brenda vetes, Gurametoja tha: nuk ka enigmë.

Shaqo Mezini shtrëngoi shpinën pas ndenjëses së hekurt. Doktor, më vjen keq të ta them, por s'je i sinqertë.

Sytë e Gurametos u bënë akull.

Të dija ndryshe, tha hetuesi.

Ai tundi kryet si njeriu që nuk e fsheh se fjalët që porsa kishte thënë i kishin dhënë një kënaqësi që e kapërcente atë të hetimit.

Në sytë e tij, doktor Gurametoja i madh, më në fund, kishte rënë. Një ethe dehëse e kishte kapluar Shaqo Mezinin. Nuk e kishte ditur as vetë se sa shumë e kishte pritur atë çast. Në orët e ligështimit, kur dyshonte në suksesin e hetimit, më shumë se pakënaqësia e shefave, e kishte trembur mosrrëzimi i doktorit. Qysh ditën kur i thanë se

do ta hetonte, gjithë mendimet e tij, në mënyrë të errët, të pashpjegueshme shtyheshin drejt të burgosurit. E kishte parë dhjetëra herë në Rrugën e Varoshit, tek nisej për në spital, shpërfillës e hijerëndë si rrallëkush. Fshehtazi kishte ëndërruar të bëhej i tillë, të përfillej nga të gjithë, pa përfillur askënd. E dinte se nuk ishte vetëm ai që e adhuronte, ashtu siç e dinte se rrezatimi i tjetrit vinte nga fama si kirurg, student në Gjermani dhe gjithçka tjetër që rrëfehej për të.

Më pas, pas kthimit prej studimeve të tij nga Moska, atëherë kur mitet e provincës binin, për një habi të madhe, hierorja e doktor Gurametos së madh, e dyzuar prej të voglit, kishte mbetur e paprekur. Tërhiqej përsëri prej tij, veçse tani joshja kishte diçka nervoze. I dukej prapë i paarritshëm, madje, më keq: kundërshtues. Nuk kishte qenë e lehtë që, në ndërgjegjen e tij, të ngjizej ndjesia se burra si doktor Gurametoja i madh pengonin. S'ishte fjala për pengesë ndaj ideve të reja, ndërtimit të socializmit, e të tjera si ato, por diçka më e thellë. Pengesa ishte brenda llojit. E pamëshirshme, e pafund, si çdo shemërim midis meshkujsh.

Doktor Gurametoja i madh pengonte. Me thikat e kirurgjisë në duar dhe maskën e bardhë në fytyrë, kishte fituar atë peshë, që s'mund t'ia hiqte kurrkush. E, si të mos mjaftonte kjo, ishte gjinekö-

log. Për mendjen e Shaqo Mezinit, të ishe i tillë do të thoshte të ishe zotërues grash. E sidomos grash të bukura. Krejt të pambrojtura përpara tij, pa trillet, vështrimet lojcake, ato i nënshtroheshin. Zotërues grash! Pikërisht ajo që i mungonte Shaqo Mezinit. S'ishte i keq, por as aq i mirë sa të joshte gratë e hijshme. Kishte pasur ca historiza të rëndomta, por asnjëherë me një grua të bukur, nga ato të vërtetat. Kurse për t'i zotëruar as që mund të mendohej... Kurse Gurametoja i zotëronte, pa i pasur. Kishte bindjen se i shkonin vetë, madje pa nevojën të vizitoheshin. Ndoshta, fundin e barkut të nënës së tij, ia kishte prekur, gjithashtu.

Të gjitha këto ishin kalamendur si re të ngathëta në trurin e tij, por atë ditë kur e thirrën për t'i njoftuar se do të hetonte doktor Gurameton e madh, retë befas ishin kërleshur. Përndezje të tillë nuk kishte përjetuar kurrë. Dehja përzihej me një djegë të veçantë kënaqësie e kjo, për çudi, me egërsi. Mendimi ishte tani i zhveshur: Gurametoja i madh, duke qenë një pengesë e përgjithshme, kishte qenë, në radhë të parë, pengues i Shaqo Mezinit. E vazhdonte të ishte i tillë. Në gjithçka... Në shkollën "Xherxhinski" bëhej një kurs i veçantë për këtë, më i vështiri në krejt programin.

Etja për hakmarrje nuk shqitej dot nga ndjenja e frikës. E kishte në pranga, natyrisht, por ende nuk ndihej i sigurt. Kushedi pse, i dukej se prangat mund

ta bënin më të rrezikshëm. Shaqo Mezini nuk e bindte dot veten se Gurametoja i madh mund të kishte frikë. Tinëz vështronte veglat e torturës, të vendosura në një kamare qysh nga koha e Shanishasë, por kjo nuk i jepte siguri. Si mund të kishte frikë ai që, me veglat e tij të kirurgjisë, kishte lemeritur me mijëra njerëz?

Ashtu si për mungesën e frikës, hetuesi ishte i bindur se doktor Gurametoja nuk gënjente kurrë. Frika dhe gënjeshtra ishin të lidhura, ndaj, kur u gjend për herë të parë përpara kirurgut, një ankth i beftë e kaploi. Vendin e pezmit kundër armikut të tij e kishte zënë, befas, tjetër ndjesi. I lidhur ishte, i ligur në fytyrë, i dëshpëruar, por pa frikë.

Shaqo Mezinit i erdhi turp nga vetja, kur e ndjeu se tinëzisht, në vend të armiqësisë së tjetrit, donte të zgjonte simpatinë e tij. Gati-gati fshehtazi i çonte kumtin: më vjen keq për ty, po s'kam ç'bëj. Fol, shpëtoje veten nga kjo krusmë. Shpëtona të gjithëve.

Dhe ja, si të kishte dëgjuar thirrjen e tij të brendshme, doktor Gurametoja i madh, kirurgu çudibërës, legjenda e qytetit, kishte rënë. Në çastin e duhur kishte bërë vetëvrasje: kishte gënjyer.

S'kishte asnjë dyshim për këtë. Gjithë atë ditë të pafundme, të dy hetuesit, bashkë me shefat e tyre ishin lidhur shumë herë me Tiranën e Tirana, nga ana e saj, ishte lidhur me shefa të tjerë të kampit

të madh komunist, ndoshta me Stalinin vetë, për këtë hetim. Një avion kishte mbërritur në Tiranë dhe nga çasti në çast pritej të ulej në aeroportin e Gjirokastrës, në kohën që e çara e parë ishte shfaqur, më në fund, në rrëfimin e doktorit.

Hetuesit mezi e fshihnin ngazëllimin.

Shaqo Mezini kishte dëshirë të ngrihej e të mbushej me frymë, për të shpallur ngadhënjimin e vet. Gjërat, më në fund, ishin vënë në vend: doktor Gurametoja i madh kishte rënë, në kohën që Shaqo Mezini, hetues dhe burrë i ri, ishte ngritur sipër tij.

Vala e mirënjohjes ndaj partisë së tij komuniste, që e kishte kryer këtë mrekulli, po e ngashërente.

Sytë prapë i shkuan rrëshqitazi te veglat e vjetra të torturës, përpara se t'i nguleshin të pranguarit.

Doktor Gurameto, tha me zë të fortë koke. Doktor Gurameto i madh, siç të quajnë, a nuk ngjan pakëz e pabesueshme ajo që sapo na tregove? Takimi mallëngjyes me shokun e fakultetit pas kaq vitesh. Shokun e ngushtë që, për çudi, na komandoka trupat gjermane që po pushtojnë Shqipërinë... A nuk ngjan si ato përrallat e dikurshme që mësonim në shkollë?... Pa folur pastaj për darkën me muzikë e shampanjë, lirimin e pengjeve e shpëtimin e qytetit. A nuk duket si lodër e gjitha kjo? A s'është më mirë të heqësh dorë nga ky teatër e të na thuash çfarë fshihej pas tij?

Nuk ka lodër, tha Gurametoja, pa ia hequr sytë. Nuk ka teatër. Unë s'bëj të tilla.

Vështrimet e hetuesve kishin marrë haptazi një shprehje shpotitëse. E vetmja drojë e Shaqo Mezinit lidhej me dyshimin se mos doktor Gurametoja, pas rënies së tij, gjente mënyrën të ngrihej përsëri. Por, për fat, ai po kridhej thellë e më thellë.

E sikur të dalë që ka qenë një lodër? Sikur ne ta vërtetojmë që ka qenë ashtu?

Gurametoja, në mënyrë përçmuese, bëri me krye "jo".

Pa e fshehur se diçka po prisnin, hetuesit vështruan orët e dorës, pastaj diçka pëshpëritën mes tyre. Por Gurametos as njëra, as tjetra nuk i bënë përshtypje.

Një copë herë, në mënyrë të njëtrajtshme e kapitëse u përsëritën, pak a shumë, fjalët nëse ajo që kishte ndodhur në ditën dhe pastaj natën e 16 shtatorit kishte qenë teatër ose jo, dhe hetuesit jo vetëm e tregonin haptas se diçka prisnin, por përmendën, madje, fjalën "avion".

Një avion po pritej nga Tirana. Që po vononte, por që do të mbërrinte patjetër, qoftë dhe ndaj të gdhirë. Gjatë pyetje-përgjigjeve, hetuesit u kujtuan për doktor Gurameton e vogël, dora e majtë e të cilit ishte lidhur me të njëjtën prangë me dorën e djathtë të tjetrit, e që për orë të tëra nuk e kishte hapur gojën, thua se s'ishte aty.

Dy-tri herë hetuesit ishin matur ta pyesnin, por ngaqë, ndoshta, kujtoheshin se ai s'kishte qenë në ngjarjet e asaj dite ose, thjesht për lodhje, e harronin aty për aty.

Lodhja po i mposhtte të dyja palët. Ca zhurma të mbytura te hyrja e guvës, mezi arrinin. Pastaj ca hapa, një trokitje shkopi, si shkop të verbri. Lodhja ishte e tillë, saqë kishte çaste që hetuesit, jo vetëm e harronin doktor Gurameton e vogël, por u dukej se ishte tretur si hije e përpara tyre, nga dy, kishin vetëm një doktor, Gurameton e madh. Këtij të fundit i ndodhte pak a shumë e njëjta gjë, me të vetmin ndryshim se hetuesit nuk i treteshin në një, por, përkundrazi, i bëheshin tre.

Ishin, pra, tre hetues e ai tha me vete: jo tre, por trembëdhjetë të bëheni, s'nxirrni dot gjë.

Valëviteshin të tre si në mjegull, madje, njëri prej tyre belbëzonte gjermanisht. Një grimë kohe më pas, një zhurmë e bëri të hapte sytë e të kuptonte se nuk ishte në ëndërr. Përballë tij ishin përnjëmend tre hetues dhe njëri prej tyre fliste vërtet gjermanisht. Ishte hera e dytë që i drejtohej me fjalët: *Herrn*.

Gurametoja u drodh. Nga një e çarë e guvës vinte njëfarë dritësimi i hirtë. Ndoshta po gdhinte. Të gjithë ishin të zgjuar plotësisht.

*Grosse Herr* Gurameto, thoshte hetuesi i porsaardhur. Jam oficer i Stasit, policisë së fshehtë të Gjermanisë Lindore.

Gjermanishtja e tij jehonte edhe më mbyturazi se shqipja. Po thoshte se kishte fluturuar që nga Berlini për ta marrë në pyetje. Ky hetim ishte çështja më madhore e krejt kampit komunist. Ndaj e ftonte të ishte serioz.

Unë s'di të jem ndryshe, u përgjigj Gurametoja.

Hetuesi gjerman tha se ishte në dijeni të hetimit, ndaj i kërkoi që me dy fjalë, pra, fare shkurt, të tregonte ndodhinë e ditës së 16 shtatorit 1943, bashkë me natën në vazhdim.

Doktor Gurametoja bëri "po" me krye. Ai u përgjigj në gjuhën që iu kërkua, gjermanisht.

Rrëfimi i të burgosurit zgjati afërsisht aq sa herën e parë.

Pas mbarimit, hetuesi i tretë pyeti qetësisht:

Kjo është e vërteta?

Kjo, u përgjigj i burgosuri.

Heshtja ishte e padurueshme. Vetëm në atë çast ra në sy përkthyesi që u fliste në vesh dy hetuesve shqiptarë.

Kjo që sapo thatë ju, nuk është e vërtetë, tha gjermani.

Në fytyrën e doktor Gurametos nuk lëvizi asgjë.

Komandanti gjerman, koloneli Fritz von Schwabe, që ju ngulni këmbë se e keni takuar më 16 shtator të vitit 1943, në tokën shqiptare, nuk ka qenë aty ku thoni ju.

Zëri i gjermanit u bë i ulët. Pa ia ndarë sytë të lidhurit, ai tha se Fritz von Schwabe nuk ka qenë as në tokën shqiptare dhe në asnjë tokë tjetër, për arsyen e thjeshtë se qysh prej katër muajsh ai ndodhej nën dhé.

Gurametoja ishte bërë baltë në fytyrë. Tjetri vazhdoi të shpjegonte se koloneli Fritz von Schwabe, pas plagëve të rënda, kishte vdekur në një spital fushor të Ukrainës, më 11 maj 1943, pra, katër muaj para pushtimit të Shqipërisë. Hetuesi kishte me vete dokumentin e vdekjes, fotografinë e tij në spital dhe atë të ceremonisë së varrimit.

S'ka nevojë, e ndërpreu, me zë të shuar, Gurametoja.

Koka i ra befas, sikur t'ia kishin thyer arrëzën e qafës.

Unë kam nevojë të fle, shtoi pas pak. Ju lutem.

Hetuesit vështruan njëri-tjetrin.

## Kreu i dhjetë

Ndërsa zhurma për atë që quhej si më i madhi përbetim i shekullit ishte botërore, hetimi vazhdonte në gati një të tretën e planetit. Ai zhvillohej në të njëmbëdhjetë shtetet komuniste, në njëzet e shtatë gjuhë, tridhjetë e nëntë dialekte, pa përmendur nëndialektet. Rreth katërqind mjekë, të mbyllur në po aq biruca, ndodheshin në hetim të pandërprerë.

Në asnjë prej birucave nuk merrej vesh ajo që ndodhte përjashta, ashtu si jashtë, s'dihej asgjë për birucat. Guva e Shanishasë nuk ishte veçse njëra prej tyre.

Në mesditën e së nesërmes ishin të gjithë aty, ashtu si më parë, dy të pranguarit, tre hetuesit dhe përkthyesi, pas shpinës së tyre, në gjysmëhije.

E vërteta ka qenë... E vërteta është se qysh në çastin e parë dyshova se nuk ishte ai.

Fjalët e para të Gurametos dilnin të zvargura prej atij vetë, përpara se harkorja t'i mbyste edhe më.

Sytë i picërronte, si gjithë ata që duan të rikujtojnë sa më saktësisht diçka. U kthye prapë te sheshi i bashkisë, tek asfalti i lagur dhe tankistët, të cilët, të afruar te qelqet e kafenesë së mbyllur, duke vënë dorën si spreth te balli, përpiqeshin të shihnin brenda.

Ushtarët që e shoqëronin treguan me krye njërën nga autoblindat, ku *ai* po e priste. Rrugës ia kishin thënë qartë: komandanti i regjimentit, shoku juaj i universitetit, ju pret te sheshi i bashkisë.

Rrinte gjysmë i mbështetur tek autoblinda, me syze të errëta, me njërin gju të përthyer. Pa u afruar mirë, Gurametoja kishte ndier një shtrëngim në gjoks. Pas fjalëve "s'më njeh?", ngërçi iu përsërit. Zëri iu duk i ndryshëm.

Tjetri buzëqeshte, duke treguar me dorë fytyrën, ku shenjat e plagëve mund t'i dallonte gjithkush, pa qenë kirurg.

Katër plagë, tha koloneli, në kohën që të dy hapën krahët për t'u përqafuar.

Natyrisht, plagët, por edhe të tjerat, kishte menduar Gurametoja. Rroba ushtarake, pesëmbëdhjetë vitet që s'ishin parë, vetë lufta.

Ai tregoi bisedën me të, pothuajse njëlloj si më parë. Zhgënjimin për pabesinë shqiptare, për shkeljen e mikpritjes, të Kanunit të Lek Dukagjinit, kërcënimin për pengjet. Së fundi, ftesën për darkë.

Darkën e përshkroi po ashtu. Veç ndalej në disa nga hollësitë, si vënia e maskës. Ishte në modë në atë kohë, në darkat studenteske, ndonëse nuk i kujtohej që Fritz von Schwabe ta kishte atë zakon. Veç kësaj, nuk e kuptonte përse tjetri e vinte ose e hiqte maskën. Natyrisht që dyshimi e përshkonte herë pas here, sidomos pas ndonjë pasaktësie të tjetrit. Por aty për aty e largonte, me të njëjtin arsyetim: vitet, karriera ushtarake, lufta. Te mëngjesi, gjithashtu, u ndal më gjatë. Vajza e tij, kur i kishte parë të gjithë të fjetur, ku i kishte zënë hera, kishte kujtuar se ai, i ati, i kishte helmuar, bashkë me të vetët. Ai vetë, të njëjtën gjë kishte dyshuar se mund ta kishte bërë vajza.

Ajo që ishte e re, në rrëfimin e tij, ishin dyshimet e mëvonshme. Fill pas darkës, në vend që të fashiteshin, ishin shtuar. Sado e pabesueshme të dukej, pas asaj darke nuk e kishte parë më kurrë. Një herë që kishte dashur ta takonte, i thanë se ishte i zënë. Një herë tjetër, kur kishte pyetur për të, i thanë se nuk kishte atë emër që thoshte ai, Fritz

von Schwabe. Gjersa një ditë, rastësisht mori vesh se ishte çuar me detyrë tjetërkund. Dhe qysh atëherë s'kishte dëgjuar më kurrë për të.

Nga varja e kokës u duk se i pranguari e kishte mbaruar rrëfimin. Por një grimë më pas, ai shtoi se kishte gjasë që darka të ishte dënuar, gjithashtu, nga pala tjetër.

Çfarë? ia bënë hetuesit pothuajse në një gojë.

Thashë se darka mund të ishte dënuar edhe prej vetë atyre... gjermanëve.

Aha.

Heshtja ishte aq e zgjatur, sa t'i bindte të gjithë se ç'kishte për t'u thënë ishte thënë.

Hetuesit pëshpëritën një copë herë mes veti.

I pari që foli ishte Shaqo Mezini.

Thelbi i pyetjes sime përmblidhet në një fjalë: Pse?... Me fjalë të tjera, vjen njeriu nga ana e anës, në krye të regjimentit që po shkel i pari në një shtet dhe, befas, i shkon mendja të ndërrojë emrin, të hiqet ai që s'është... Vetvetiu del pyetja: ç'është kjo lodër? Pse?

I lidhuri ngriti supet, për të thënë "s'e di".

Zëri i hetuesit sa vinte bëhej më i kumbueshëm. Ç'i shkrepi në kokë? Ku e gjeti kohën, në kushte të atilla... midis rrezikut... të shpikë përrallën e shokut të shkollës... të vijë për darkë... Ishte lodër e tij? Lodër e ju të dyve? Fol, ç'ishte?

S'e di, u përgjigj i lidhuri. Lodër e tij, ndoshta, e imja jo.

Gurameto, mos dredho. Ajo s'ishte lodër, ajo ishte një gjë e thellë. Tepër e thellë. Fol!

S'e di.

E dinit që do të takoheshit. Ishit marrë vesh me njëri-tjetrin. Për kodet, për maskat, për emrat e rremë. Fol!

Jo.

E njeh këtë shkrim? Këtë emër?

Ishte hetuesi gjerman që po ndërhynte, ndërsa i zgjaste një letër të shkurtër, gjermanisht, në fund të së cilës, pas fjalëve "Jerusalem. Shkurt 1949", ishte emri Dr. Jakoel.

E njoh, u përgjigj i lidhuri. Ka qenë kolegu im, farmacist i qytetit, hebre, ikur në Izrael, më 1946.

Tjetër?

Ka qenë një ndër pengjet që u liruan atë natë.

Aha... Një kolonel nazist, mbajtës i Kryqit të Hekurt, liron hebreun e parë që kap në Shqipëri. Pse? *Sprich!*

I burgosuri ngriti supet.

*Herr* Gurameto, nuk kam bërë dy mijë kilometra fluturim ajror për të dëgjuar përçartje në një shpellë të mesjetës. Po përsëris pyetjen: pse?

Ia kërkova unë.

Aha. E pse ia kërkove? E pse të dëgjoi ty? *Sprich!*

Se ishim... sipas tij... shokë shkolle.

Shokë shkolle apo tjetër gjë? *Sprich!*

S'di ç'të them.

*Herr* Gurameto, a e di ti ç'është "Xhons"?

Jo. Hera e parë që po e dëgjoj.

Po ta them unë. Ishte Shaqo Mezini që ndërhyri. Qendër e vjetër hebraike. Sekt vrasësish, me qëllim vendosjen e zotërimit hebraik mbi krejt planetin.

Hera e parë që e dëgjoj.

Krimi i radhës, më i lemerishmi, vrasja e shefave të komunizmit botëror, duke nisur nga Stalini.

Hera e parë...

Mjaft. Mos më ndërprit. Trego!

*Sprich!*

Hera...

Mjaft.

Ju s'më lini të flas.

Fol!

Hetuesit po bënin pyetje të kryqëzuara.

Ka një enigmë, e pranoj. Po ju mund ta gjeni enigmën. Keni mjetet. Keni emrin e vërtetë të tij... Të atij që u hoq si i vdekuri. Ndoshta, keni atë vetë.

Mjaft! Je këtu për t'u pyetur, jo për të na pyetur ne. Fol!

*Sprich!*

S'di ç'të them.

Ne do të të detyrojmë. Ne kemi mjetet.

Sytë e tyre e, fill pas tyre, sytë e të lidhurit shkuan te këndi ku ishin veglat e vjetra të torturës.

Grremça, thika, pinca për nxjerrje sysh, darë për shtrëngim të herdheve. Sipas dëshmive, ishin torturat e kryera me këto të fundit, që Ali pashë Tepelena përgjonte, veçanërisht, nga një vrimë në mur.

Hetuesit pëshpëritën prapë një copë herë midis tyre.

Doktor Gurameto, tha Shaqo Mezini, që nuk e fshihte më se ishte kryesori. Pavarësisht nga acarimet, ne shpresojmë të merremi vesh. Ne, siç e sheh, dyshojmë për diçka të keqe, makabre. Neve, shteti ynë, këtë detyrë na ka vënë, të dyshojmë. Për mbrojtjen e tij, natyrisht. Ne besojmë se ti nuk je kundër këtij shteti. Prej vitesh ti punon për të. Pra, ti, ashtu si ne, do që ky shtet të mos bjerë. Është kështu? Fol!

Tjetri bëri prapë të njëjtën shenjë.

Çështja shtrohet thjesht. Ka një gjë të pazbërthyeshme në ngjarjen për të cilën po hetojmë. Ka një enigmë në të gjitha fazat e saj. Ne duam të dimë: çfarë fshihet pas saj. Ç'ishte ajo lodër në fillim? Pastaj vetë darka, ç'ndodhi në të vërtetë atje? Nga vinin urdhrat? Si u morët vesh me njëri-tjetrin? Cilat janë shenjat, kodet e fshehta. A duhet ta përsëris se është fjala për një komplot botëror, ku ju u gjetët, ndoshta pa qenë plotësisht i ndërgjegjshëm? Fol!

I lidhuri ngriti kryet. Disa herë lëvizi buzët, si të bënte një provë me to, përpara se të fliste.

Ju dyshoni se koloneli gjerman bënte pjesë në komplotin për të cilin flisni? Dhe, natyrisht, unë?

Pse jo? Fol!

Përgjigjja ime është: unë s'bëja. Për atë, s'di.

Besove, qoftë dhe një grimë kohe, se i ftuari yt në darkë ishte një... i vdekur?

Pyetja ishte bërë nga hetuesi tjetër, i cili për herë të parë po e hapte gojën atë natë.

I burgosuri picërroi sytë.

Që s'ishte ai, dyshova, siç e thashë. Që ishte një i vdekur, gjithashtu, por veç vetëtimthi. Ishte një gojëdhënë e njohur në qytet, treguar nga të gjitha gjyshet. Edhe të mos doje, të vinte ndër mend.

Aha. Fol!

Që dyshova, mund ta vërtetoj. Kam një dëshmitar të gjallë.

E dimë, e ndërpreu hetuesi. Vehip Qorri. Ne dimë çdo gjë.

Qysh kur e arrestuat më shkoi mendja.

Vazhdo! Fol!

Gurametoja nisi të tregonte bisedën me të verbrin, nën fenerin e zbehtë, te kryqëzimi i Rrugës së Varoshit me atë të Liceut.

Tek fliste, vetvetiu i shkonte mendja te hetimi që, me siguri, ata kishin bërë. Te pyetjet e përgjigjet e të verbrit. S'je i sinqertë, plak. Ti di diçka, po s'do ta thuash. Nuk di, mbase nuk më kujtohet. Ai

kuvendim ishte aq i largët, pse u kujtuat tani? Ajo është puna jonë. Trego! Nga të shkrepi në kokë se doktor Gurametoja kishte thirrur për darkë një të vdekur? Fol! S'di ç'të them. Ashtu më shkrepi. Ti s'ke sy. S'ke parë kurrë të gjallë, s'ke parë kurrë të vdekur. Si e dallove? Fol! S'di as vetë. Ti dije atë që ne s'e dinim. Ne me dy sy. Ti pa asnjë. Si e dije? Fol! S'e di. Si e dije pikërisht ti që s'ke sy? Pse? S'e di, mbase pikërisht... Çfarë? Fol! Pikërisht, ngaqë s'kam.

Gurametoja u drodh. Ishte i bindur se po përsëriste copëra të hetimit të tyre, ashtu si ata kishin përsëritur pjesë të kuvendimit të tij me të verbrin.

Në të vërtetë, hetimin e parë, atë që po i kthehej tani kundër tij, ia kishte bërë ai vetë të verbrit, nëntë vjet më parë, tek udhëkryqi, nën fenerin e zbehtë.

Ishte i njëjti, o qiell. Gati-gati i kopjuar.

I burgosuri vuri dorën mbi ballë. Me zë të ulët tha se kishte nevojë të mblidhte veten.

Natyrisht që kishte dyshuar gjithë kohën. Sidomos gjatë darkës. Kishte çaste që dukej se gati-gati do t'ia pohonin njëri-tjetrit. Miku im i shtrenjtë, i paharruar, mos je gjë i vdekur? Dhe përgjigjja e tjetrit: po si kujtove ti? Natyrisht që ashtu jam...

I burgosuri tha prapë se nuk përpiqej të fshihte asgjë. Por ishte vetë ngjarja që kishte diçka të fshehtë, që atij i shpëtonte.

Për çudi, ata nuk po e ndërprisnin.

Qysh se e kishte parë te sheshi i bashkisë, mbështetur pas autoblindës, dy mendimet e kundërta, ishte apo s'ishte ai, luftonin me njëri-tjetrin. Ishte dhe s'ishte, ngjante dhe nuk ngjante me shokun e tij të fakultetit. Vetëtimthi i qe kujtuar çasti kur dëshmitarët kishin parë Krishtin e ngritur nga varri. Trupi i tij ngjante dhe s'ngjante me atë të Jezuit. Në shkrimet e shenjta ashtu dhe emërtohej, *soma pneumatikon*, trup frymor ose shpirtëror.

Nga fytyrat e hetuesve Gurametoja e kuptoi se përmendja e Krishtit kishte shkaktuar nervozizëm, por, më shumë, frikë. Ndoshta, pikërisht prej saj, nuk e kishin ndërprerë.

Gjithçka kishte qenë e tillë, si e dyzuar, vazhdoi të shpjegonte i burgosuri. Herë ai e merrte kolonelin për të vdekur, herë tjetri bëhej gati të shfaqej si i tillë. Madje, ajo vënie dhe heqje e maskës herë pas here, kishte gjasë të ishte një shenjë që tjetri e bënte, por që ai, Gurametoja, s'e kishte kapur dot.

Një shenjë, murmuriti Shaqo Mezini, si të fliste në kllapi.

Hetuesit vështruan njëri-tjetrin. I burgosuri pranonte, për herë të parë, se komplotisti i kishte dhënë shenjë.

Ora kishte kaluar tre pas mesnate. Zëri i Gurametos ishte i lodhur. Ai po thoshte se kishte gjasë që i vdekuri, bashkë me veten e vet, kishte sjellë

ligjet dhe shenjat e botës së tij. Ndaj kishte aq shumë mjegull e aq keqkuptim.

I burgosuri tha se nuk ishte më në gjendje. Nesër do të përpiqej t'u thoshte më shumë.

Pas një pëshpërime kokë më kokë, ata ia pranuan kërkesën për çlodhje.

*

Ishte avioni i dytë i vogël që po zbriste brenda javës në aeroportin e qytetit. Pas dhjetë vjet braktisjeje, dukej e habitshme një shpeshti e tillë. Herën e parë mezi kishin arritur të pastronin pistën nga barërat e egra, kurse për ndriçimin as që bëhej fjalë. Njerëz me pishtarë në duar kishin pritur me orë të tëra midis acarit të shkurtit mbërritjen e avionit.

Këtë herë të dytë, për fat të mirë, avioni ishte ulur pasdite. Era e grykës së Tepelenës, idhnake si përherë, kishte dashur ta rrëzonte në çastet e fundit.

Që diçka e pazakonshme po ndodhte, kjo bënte mu. Veç rrallëkujt i shkonte ndër mend se ajo kishte lidhje me hetimin në Guvën e Shanishasë.

Në të vërtetë, njeriu që kishte zbritur nga avioni ishte një hetues rus. Pamjen, ndryshe nga gjermani i thantë e plot rrudha, e kishte zhgënjyese. Ishte i ngjallmë, gati pa flokë dhe ecjen sidomos e kishte prej babëloku.

Shaqo Mezini me Arian Ciun, që e kishin pritur

në aeroport, nuk e fshihnin zhgënjimin. Por kishin mjaftuar fjalët e para, ecja nga pista te ndërtesa e vogël e aeroportit, e sidomos rrugëtimi me makinë gjer në qytet, për të ndërruar mendim.

Në kundërshtim me pamjen, ndihej që njeriu ishte i rëndësishëm. Bisedonin lirshëm rusisht dhe, pa mbërritur ende në hotel, të dy kishin krijuar bindjen se vinte drejt e nga Kremlini.

Biseda u bë në një kënd të veçuar të hotelit. Rusi e kapte çdo gjë aty për aty, thua se kishte vite që merrej me atë dosje. Kishte ardhur për të ndihmuar dhe nuk e fshihte që kishte përvojën e proceseve të Moskës për të cilat ishte folur aq shumë.

Dy shqiptarët i treguan ku ndodheshin me hetimin, ç'ndihmë u kishte dhënë hetuesi gjerman, në ç'pikë shpresonin t'i thyenin mjekët dhe në ç'tjetër s'ndiheshin të sigurt.

Udhëzimet e rusit ishin të një saktësie të habitshme. Në seancën më të parë do të vinin në provë çiltërsinë e të burgosurve, sidomos të Gurametos së madh. Në varësi të saj, do të kushtëzohej çdo gjë. Do të kërkonin përgjigje të sakta, sidomos për disa nga pyetjet. Ç'kishte folur vesh më vesh gjatë darkës me mysafirin e huaj?

Të dy hetuesit, me druajtje e kishin ndërprerë, për t'i shprehur habinë e tyre. Gjer tani ata kishin qenë të bindur se po hetonin lidhur me komplotin

e madh hebraik e, tani, po u kërkohej tjetër gjë.

Përpara se të mbaronin fjalën, sytë e hetuesit rus u ndriçuan si shpuzë. E dinte ç'donin të thoshin, por pikërisht për atë po bëhej gjithçka. Kjo nuk ishte veçse parapërgatitje për fazën kulmore. Për të vënë në provë qashtërinë e të burgosurit, siç u tha në fillim, e njëherësh, për ta bindur se ata dinin çdo gjë.

Siç mund ta merrnin me mend, nga të gjitha zhbirimet e mundshme, ai i bisedave vesh më vesh ishte kryesori. Të burgosurit mund t'i shkonte ndër mend çdo gjë, por që dikush tjetër t'i dinte ato, kurrsesi. Ndaj, kur ta merrte vesh një gjë të tillë, do të lemerisej.

Hetuesit shqiptarë shqyen sytë.

Mos u habitni aspak, tha rusi. Unë nuk flas kot dhe ky nuk është blof. Ne i dimë ato, ndoshta më saktë se ç'mund t'i kujtohen atij vetë...

Hetuesit vështronin të çmeritur, pa e fshehur adhurimin.

I thoni, për shembull, frazën: "Unë s'jam Shqipëria, ashtu si ti s'je Gjermania, Fritz... Ne jemi tjetër gjë...".

Më falni, tha Shaqo Mezini. Por, nëse është kështu, kjo do të thotë se Fritz von Schwabe është gjallë dhe ai...

Jo, e ndërpreu rusi. Ai ka vdekur, ashtu siç kanë thënë kolegët tanë të saktë gjermanë.

Sytë e çelët si prej kukulle të rusit vështronin të qeshur. Koloneli misterioz ishte vrarë vërtet, por tani për tani nuk ishte nevoja që dy hetuesit të dinin më tepër. Përvoja tregonte se një gjë e tillë qëllonte që prishte punë. Tani për tani ata duhej të ngulmonin për bisedat vesh më vesh. Ato ishin kyçi për gjithçka... Nëse doktori ishte i sinqertë, aq më mirë. Nëse jo, aq më keq për të. Kur të merrte vesh se ato diheshin, do të thyhej.

Kjo seancë hetimi do të ishte vendimtare. I burgosuri kishte premtuar se do të fliste. Ai vetë do ta ndiqte nga vrima e murit, pikërisht prej asaj, prej së cilës Ali pashë Tepelena kishte përgjuar net me radhë torturimin e përdhunuesve të motrës së tij.

Për besë, edhe këtë e ditka, murmuriti Arian Ciu.

Çfarë? pyeti rusi. Por adhurimi në sytë e tyre vazhdonte të ishte aq i dukshëm, saqë tjetri, me sytë e tij të qelqtë prej kukulle, qeshi.

## Kreu i njëmbëdhjetë

Po atë mesnatë, në Guvën e Shanishasë, Gurametoja i madh kishte hyrë i vetëm. Ishte hera e parë që merrej në pyetje pa Gurameton e vogël. Ndërkaq, ngaqë prangat në dorën e majtë, ato në të cilat lidhej dora e djathtë e tjetrit, kishin harruar t'ia hiqnin, lëvizjet e trupit të tij ishin ende të panatyrshme. Mungesa e kolegut bënte që herë pas here vetja t'i dukej përbri një zbrazëtie.

Ke premtuar të flasësh, tha Shaqo Mezini, me zë të qetë.

I burgosuri bëri "po" me krye.

Hetimi i asaj nate ishte i gjatë e i lodhshëm.

Ndryshe nga herët e tjera, hetuesit nuk e ndërprisnin. Kishte kujtuar se ndërprerjet në trajtë breshri ishin mjeti më i mirë për ta çoroditur viktimën. Tani po shihte se mosndërhyrja ishte po aq hutuese. Madje, një herë iu duk se enkas po bënin ashtu, për ta lodhur më fort.

Kishte folur një copë herë për ato që dinte lidhur me bisedimet e fshehta me gjermanët. Ishte fjala për kohën para pushtimit. Lobi progjerman ishte më i fuqishëm se të tjerët. Ajka e elitës nacionaliste, siç quhej, ishte me formim kulturor gjermanik. Ishte fjala për Mehdi e Mithat Frashërin, nga familja e famshme e Frashërllinjve, për arkitektin Karl Gega, ndërtuesin e hekurudhës alpine Semmering, për Eqrem Çabejn, gjuhëtarin më të madh shqiptar, Lasgush Poradecin, poetin më të adhuruar, Patër Anton Harapin, figurë e pacenueshme morale, Lef Nosin, dijetarin në zë, Rexhep Mitrovicën, politikanin e shquar të Kosovës, e dhjetëra të tjerë.

Gurametoja, pasi kishte pritur ta pyesnin, po ti, kirurgu i famshëm, ç'vend zije në këtë elitë, u përgjigj vetë. Ai mendonte se, ndonëse kishte njohur një pjesë të saj, nuk kishte bërë pjesë në atë elitë. E, aq më pak, të cilësohej bashkëpunues. Ashtu siç nuk u cilësuan të tillë Çabej dhe Poradeci. Ai nuk e fshihte që, si shumë nga ata që kishin studiuar në Gjermani, kishte pasur një prirje, një

joshje... por kjo s'duhej ngatërruar me nazizmin. Ishte një joshje nga gjermanizmi... Ngjante e natyrshme... Në atë kohë shumë gjëra nuk ishin të qarta si tani... Ai ishte kirurg... qëllonte që bënte dhjetë operacione ditën... s'i mbetej kohë për asgjë tjetër... kthehej në shtëpi në mesnatë... as bluzën e bardhë s'arrinte ta hiqte...

Më në fund, ata e kishin ndërprerë, për t'i kujtuar se pyetja ishte për bisedimet e fshehta para pushtimit.

Natyrisht që kishte dëgjuar për to. Madje, dinte jo pak. Gjermanët ishin përgatitur për Shqipërinë. E dinin se herët a vonë do të hynin. Kështu që, me lobin e tyre shqiptar kishin rrahur paraprakisht disa nga çështjet. Ato lidheshin me një thelb kryesor: gjermanët do të vinin këtu jo si pushtues, por si çlirues. Ishte ky thelb që kushtëzonte disa gjëra: të shmangeshin plojat ndëshkuese, të nderoheshin doket e vendit, sidomos ato që lidheshin me nderin, besën, gratë. Këto e të tjera si këto, ai i dinte.

Njëri nga hetuesit e ndërpreu: mos do të thoshte se, falë kësaj dijenie, kishte pasur guximin të kërkonte lirimin e pengjeve?

Natyrisht, u përgjigj i burgosuri. Ishte pothuajse i bindur se gjermanët do të kërkonin të harrohej masakra e parë, ajo e Borovës, dhe se ploje të dytë s'do të kishte.

Po lirimi i hebreut Jakoel? Nga i kishte ardhur guximi për të?

Sytë e hetuesit e ata të të burgosurit u ndeshën një grimë kohe.

Çështja e hebreut Jakoel lidhej me nderimin e dokeve. Me sa dinte ai, kishte qenë një nga pikat më delikate të bisedimeve. Qeveritarët e ardhshëm shqiptarë kishin ngulur këmbë për hebrenjtë.

Ti po u thur lavde kuislingëve? e ndërprenë në një gojë hetuesit.

Nuk i bëj lavde askujt. As komunistët, me ç'di unë, s'ishin kundër kësaj.

Ne i pushkatuam kuislingët më pas, tha Shaqo Mezini. Ti e di mirë: Patër Anton Harapin, Lef Nosin.

E di, por jo për shkak të hebrenjve.

Vazhdo, tha hetuesi.

Pra, çështja e Jakoelit lidhej me doket. Veç kësaj, Fritz von Schwabe e njihte mirë Kodin e vjetër. Kishim folur kaq herë për të. Hebrenjtë e Shqipërisë, bashkë me ata që u dyndën në Shqipëri për t'u strehuar në atë kohë, quheshin "në besë të vendasve", thënë ndryshe, të paprekshëm.

Shaqo Mezini shfletoi një copë herë shënimet që kishte përpara.

Në tryezën e darkës ishin thënë shumë gjëra. Ata i dinin të gjitha. Por ai do të pyeste për njërën. Aty nga mesnata, i vdekuri ose kinse Fritz von Schwabe i kishte thënë: "do ta dëgjosh ndryshe këtë muzikë". Cili kishte qenë kuptimi i kësaj fraze?

Balli i të burgosurit u rrudh. Në të vërtetë, i kujtohej ajo frazë. Madje, edhe buzëqeshja me të cilën tjetri e kishte shoqëruar. Por kuptimin nuk ia kishte marrë vesh kurrë.

E të folurat vesh më vesh? tha Shaqo Mezini. Sado që mund të të duket e pabesueshme, ne i dimë edhe ato... Ai iu përkul te veshi i djathtë, për t'i folur me zë të ulët. Unë s'jam Shqipëria, ashtu si ti s'je Gjermania, Fritz... Ne jemi tjetër gjë... I mban mend këto fjalë?

Ndoshta.

Ne jemi tjetër gjë... Pohim i çuditshëm, apo jo?

Hm, ia bëri Gurametoja. Një pjesë më kujtohen, të tjerat, jo. Ishin pa rëndësi, punë zonjushash që njihnim, veç kësaj, jo fort të sakta... Kurse një ëndërr që ma kujtoi, për çudi, ishte e saktë. Madje, në një çast lëkundjeje, ishte ajo që më bindi se tjetri ishte vërtet Fritz von Schwabe.

Ah, ashtu.

Ishte një ëndërr imja, që ia kisha treguar vetëm atij. Në të vërtetë, një ëndërr pa ndonjë kuptim kushedi çfarë. Njëfarë makthi, ku, unë vetë, i shtrirë në shtratin e operacionit, po operohesha nga një mjek, që s'ishte tjetër veçse vetja ime.

Aha.

Shaqo Mezini iu afrua prapë te veshi... E kemi thënë atje te taverna... Veç në qoftë se ti nuk je më ai që ke qenë atje... Të kujtohen këto fjalë, doktor?

I burgosuri bëri "jo" me krye.

Ç'është folur atje te taverna? vazhdoi hetuesi. Dhe për çfarë njëri prej jush dyshon te tjetri?

Gurametoja bëri të njëjtën shenjë mohuese.

Kur dikush i thotë dikujt: veç në qoftë se s'je më ai që ke qenë, unë këtë e kuptoj si një dyshim ndaj tjetrit, që po tërhiqet nga një detyrim, nga një pakt.

I burgosuri tha se nuk i kujtohej. Ndoshta ishte fjala për doket e hershme.

Hetuesit bënë pyetje të tjera, pa ngut dhe pa nervozizëm. Koloneli përmendej në to herë me emrin e tij, e herë me cilësimin "i vdekuri". Çfarë tha i vdekuri për këtë ose për atë? Përse ti ndiheshe i barabartë me të vdekurin?

Te kjo pyetje hetuesit qëndruan më gjatë. Ti ishe një mjek province, kurse ai një komandant regjimenti tankesh e, aq më tepër, një fitimtar. Nga vinte ndjenja e barazisë?

I burgosuri ngriti supet.

Nuk e di. Kujtimi i shoqërisë studenteske, ndoshta.

Kjo nuk mjafton, tha Shaqo Mezini. Po i bie shkurt. Kush merrte urdhra prej kujt?

Nuk kuptoj.

E kishim fjalën te guximi. Nga të vinte?

Hetimi, padashur, po kthehej në qerthull të mbyllur.

Guximi për të kërkuar lirim pengjesh nga të vinte?

Nuk e di... Ndoshta nga vetë darka.

I burgosuri e ngadalësoi të folurën. Kishin qenë ato që përmendët më lart, por kishte qenë sidomos darka vetë. Sa ç'i qe dukur e natyrshme ftesa për darkë, aq e panatyrshme iu duk pastaj.

Ç'bëra, kishte thënë, sapo kishte mbërritur në shtëpi. Gruaja dhe vajza kishin lëshuar të njëjtën fjalë. Ajo darkë duhej të përligjej, përndryshe ai do të quhej tradhtar dhe, si i tillë, do të pushkatohej prej të vetëve. E vetmja përligjje e darkës ishte lirimi i pengjeve.

Iu duk çudi që nuk po e ngacmonin më për atë komplotin e madh... Xhonsin... Pastaj, midis lodhjes, shkretane si rrallëherë, ia behu dyshimi: përse ata dinin aq shumë?

Përse? përsëriti me vete. Dhe nga?

Si një shkreptimë ia përshkuan trurin dromca pamjesh, gruaja, pastaj vajza e tij, të dyja leshralëshuara, midis torturës e përdhunimit dhe britmave: fol! *Sprich!*

Jo, mendoi. Ishte guva që ndillte ato frikëra. Ishin gjëra që as ato s'mund t'i dinin. Atëherë, kush?

Fritz... tha me vete. I gjallë, lidhur në hekura, si ai. Në hetim.

Hetuesit nuk ia ndanin sytë tek tundte kryet për të kundërshtuar veten.

Atëherë, një tjetër...

Pa dyshim. Darka qysh atëherë, fillim e fund ka qenë nën hetim.

Të gjithë të dyshuar prej të dyja palëve.

Sytë e tij të zbrazët u ngulën mbi hetuesit, si për të marrë vesh diçka. Por të tyret ishin po aq të zbrazët.

*

Bravo! Shkëlqyeshëm!

Të ngazëllyer, hetuesit dëgjonin kolegun rus.

Ishin mbledhur te një birucë tjetër përbri, sajuar si zyrë e përkohshme, fill pas seancës.

Ne dima tu githa... ha, ha, ha, qeshi rusi, tek përpiqej të shqiptonte fjalët shqip. Ju ishit të shkëlqyer, djema, përsëriti. Më thoni sinqerisht, dyshuat dhe vetë se mos Fritz von Schwabe është i gjallë në duart tona dhe rrëfen ç'ka ndodhur?

Përmes së qeshurës, ata pranuan se, sado që e dinin të vërtetën, dyshuan.

E pra, unë prapë po ju them: jo. Kolegët tanë gjermanë kanë qenë të saktë kur kanë thënë se ai ka vdekur më njëmbëdhjetë maj, në një spital fushor të Ukrainës. Atëherë, kush ka qenë "i vdekuri"?

Ai kërkon një tjetër kafe me qumësht, përpara se me duart topolake të hapë dosjen që mban përpara.

Tek gjerb kafenë, nxjerr prej dosjes një tufë fotografish.

Ja "i vdekuri", thotë, duke treguar njërën. Koloneli Klaus Hempf, mbajtës i Urdhrit të Hekurt. Ja, prapë ai ose, më mirë, ja të dy kolonelët, i vdekuri i vërtetë dhe hija e tij, në maj të vitit 1943, me kokat e lidhura me fasha, në spitalin fushor të Ukrainës Perëndimore. Së fundi, ja Klaus Hempf, në një vend që, besoj, e njihni.

Ata lëshojnë një britmë habie. Mbështetur pas autoblindës, koloneli Klaus Hempf, në sheshin e bashkisë së Gjirokastrës, me syze dielli, buzëqesh. Duket shtatorja e Çerçizit dhe në fundajë shtëpia e Remzi Kadaresë.

E pabesueshme, klithin gati në një gojë.

Tani dëgjoni me vëmendje, thotë rusi.

Me fjalë të kursyera ai rreket të shpjegojë ngjarjen. Maj 1943, në spitalin fushor gjenden krejt rastësisht dy kolonelët: të dy të plagosur. Njëri, Fritz von Schwabe, rëndë, pa shpresë. Tjetri, Klaus Hempf, lehtë. Ky i fundit, fill pas daljes nga spitali, pret, bashkë me gradën gjeneral, dërgimin në një front të ri. Tjetri nuk pret veç vdekjen.

Miqësi e njohur spitalesh ushtarake, në funde jetësh. Hapje zemrash, ligështim i kthyer në nostalgji, lënie amanetesh. Të dy kolonelët kanë një pikë që rastësisht i lidh, Ballkanin. Klaus Hempf do të shkojë atje pas daljes nga spitali, Fritz

von Schwabe e ka ëndërruar një gjë të tillë, për shkak të mikut më të ngushtë të shkollës, që e ka pasur andej, Gurameton. Të dy kanë lexuar shkrimtarin e modës, Karl Mayer, në romanet e të cilit himnizohen, ndër të tjerat, doket e atjeshme, kryesisht ato shqiptare: mikpritja, besa, Kanuni i Lekë Dukagjinit. Gurametoja ka folur shpesh për to.

Fritzi, me sa duket, nuk do të mund të shkojë më askund, pra, as në Shqipëri, siç i ka premtuar shokut. Ai i kërkon tjetrit t'ia plotësojë një amanet: në i rëntë rruga atje, ta kërkojë shokun e vet, për t'i dhënë lamtumirën e tij. Ai i jep adresën, doktor Gurameto, Rruga Varosh, 22, Gjirokastër.

Klausi i premton. Është 11 maj i vitit 1943. Fritzi vdes, pothuajse në duart e tij.

Katër muaj më pas, Klausi mund ta kishte harruar premtimin, sikur rasti të mos e sillte që, më 16 shtator 1943, të komandonte regjimentin e tankeve, që hynte në Shqipëri. Emri i qytetit i kujton premtimin. Në bllokun e shënimeve gjen adresën. Dhe kështu ndodhin ato që dihen: takimi me doktor Gurameton, trilli i beftë për t'u hequr si shoku i tij, ftesa për darkë, darka.

Ngjan pak si film sentimental? tha hetuesi rus. Ashtu ngjan, madje, do të thosha si përrallë. Jam i sigurt se ju ashtu keni bërtitur gjatë hetimit: ç'është kjo përrallë, ç'fshihet pas saj, fol!

Ata tundën kryet në shenjë pohuese.

E pra, s'është përrallë. Doktor Gurametoja nuk gënjen. Kështu ka ndodhur vërtet kjo histori. Jo nga hamendja, as nga thashetheme të çartura, por nga dosjet tona vërtetohet gjithçka.

Pas fotografive, hetuesi rus nxjerr nga dosja fletë të fotokopjuara. Shënime të Klaus Hempfit. Pjesë ditari.

Rusi i shoqëron fletët me shpjegime të kursyera. Ajo darkë ju ngjan si në mjegull? Aspak. Ja fjalët që u thanë atje, të shënuara qysh mëngjesin e nesërm, me një saktësi shembullore.

Ai zgjat katër fletë të daktilografuara.

Po shqyeni sytë sikur të kishit përpara një fantazmë? Shiheni këtë emblemë në krye të çdo flete.

Atyre u ngjethet mishtë më shumë se nga një fantazmë. Në krye të fletëve është fjala "Gestapo".

A s'ju ka shkuar mendja se një nga shoqëruesit e kolonelit në darkën e famshme është njeriu i Gestapos? E pra, këto janë shënimet e tij. Të gjetura prej nesh në arkivin e Gestapos.

Ne dima tu githa, ha, ha, ha.

Ju do të thoni, a përgjohej vallë koloneli hero? Përgjigjja është: natyrisht. Në kohë të tilla gjithkush është i dyshuar për gjithçka. I dyshuar nuk bëhesh, je.

Ne dima tu githa? Kështu kujtoni?

E pra, unë që ju gëzova, unë po ju hidhëroj: ka raste kur nuk i dimë të gjitha. Ky është një rast i tillë.

Ai gjerbi kafenë gjer në fund.

Ne nuk dimë diçka thelbësore. Nuk dimë përse koloneli Klaus Hempf, atje te sheshi i bashkisë, në vend t'i thoshte doktor Gurametos se kishte një kumt nga shoku i tij i shkollës, i tha se ai vetë ishte Fritz von Schwabe.

Një copë herë ai i vështroi ngulazi të dy.

Trill? Natyrisht që po. Në dosjen vetjake, ndër tiparet e tij gjenden fjalët: natyrë trillane, herë-herë delirante.

Është diçka që u qëllon shpesh tipave kokë-shkretë, heronjve. Megjithatë, ne nuk e dimë gjer në fund psehin e trillit. Enigma mbetet. Darka fsheh një mister.

Si ta gjejmë? Nga?

Ai kërkon një kafe të tretë dhe midis heshtjes thotë:

Ata të gjithë janë tani nën dhé.

Hetuesit shqiptarë dëgjojnë të nemitur.

Nën dhé, bashkë me të vërtetën e tyre, shton hetuesi rus.

Përpara se të pyesim si ta zbulojmë atë, ne duhet të themi: a kemi nevojë për të?

Doktor Gurametoja ka folur për strategjinë gjermane ndaj këtij vendi, për paktet e fshehta e të

tjera. Për atë kohë ato kanë qenë të rëndësishme, kurse tani s'janë veç pakte epokash të vdekura. Shqipëria është bërë komuniste, ajo histori është mbyllur. Megjithatë, unë po përsëris: darka fsheh një mister. Qysh në çastin kur koloneli gjerman shfaqet si banor i botës tjetër, mbi darkën bie terri.

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

Nga terri të gjithë zbuluesit tremben. Ne, jo. Përkundrazi, midis territ, në vendin bosh, ne do të vëmë një enigmë tjetër. Enigma e tyre, ashtu si e vërteta e tyre, ne s'na duhet. Në vend të saj do të vëmë tonën.

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

Dhe tani dëgjomëni me vëmendje.

*

Nata e 27 shkurtit ishte mbytëse. Shaqo Mezini disa herë u përpoq të flinte, por s'ishte e mundur. Kishte dëgjuar se vetëtimat e ftohta ishin të këqija për gjumin. Dy-tri herë iu afrua dritares, për të ndjekur me sy gjarpërimin e tyre sipër burgut. Prej kohësh s'kishte parë vetëtima të tilla. Do të thoshe të rreme, mendoi. Zembereku i shthurur i mendimit punonte jashtë vullnetit të tij. Filli tejçues i

rrufepritësit, i dëmtuar. Rrufeja që rrëshqiste në thellësitë e burgut gjer te Guva e Shanishasë. Gurametoja i shkrumbuar prej saj.

Me rrëmbim mori pallton e dimrit hedhur sipër karriges. Ora po i afrohej mesnatës. I zbriti shkallët pa zhurmë dhe doli në rrugë.

"Gazi" i Degës së Brendshme priste te kreu i rrugicës. Arian Ciu ishte brenda tij. U përshëndetën me zë të ulët. Ç'natë! tha Arian Ciu. Makina ngjiste me vështirësi rrugën. Zoti Gurameto, ne e menduam gjatë punën tënde.

Çfarë? tha Arian Ciu, me zë të fikur.

Asgjë... Po flisja me vete?

Ashtu m'u duk.

Doktor Gurameto, psherëtiu me vete Shaqo Mezini. Mendimi ynë është se nga ky hetim, ti del i sinqertë, idealist. Ne jemi nga i njëjti brumë, si ti. Idealistë, por me ideal tjetër. Fatmirësisht, bashkohemi në një pikë: te kombi. Ti je i bindur se je ti që i shërben kombit, me ato që bën. Ne kujtojmë se jemi ne. Të dyja palët s'mund ta kemi të drejtën. O ti, o ne. Doktor Gurameto, le ta gjejmë kush e ka.

Nga ndryshimi i zhurmës së makinës u kuptua se ajo kishte hyrë brenda kështjellës. Llambat e rralla mezi bënin dritë nën harkoret. Në mendjen e Shaqo Mezinit, jashtë vullnetit të tij, dyndeshin ato që kishte bluar tridhjetë orë rresht.

Ne mund të gjenim rrugën më të shkurtër. Të të dënonim sa hap e mbyll sytë. Bashkëpunim me pushtuesin. Në kohën që populli përgjaket me ta, ti shtron darkë me muzikë e shampanjë. Për një gjë të tillë ha plumbin në çdo vend, duke përfshirë dhe Francën e Anglinë.

Ne mund të shkonim më larg. Të ktheheshim prapë te darka. Ç'ishte ajo darkë? Festë e tradhtisë? Ngadhënjim për pushtimin gjerman? Duket e padurueshme. Por mund të jetë edhe më keq. Pas saj mund të fshihet tjetër gjë. Një lemeri në trajtë darke. E tillë që prej vetë gjermanëve do të ishte e dënueshme. Një tmerr mbi tmerret, siç thuhet. Që na kapërcen të gjithëve.

U dëgjuan britmat "Ndal!" të rojave, pastaj kërkëllima e flegrave të portës së jashtme të burgut. Një ushtar me llambë vajguri në dorë ndriçoi fytyrat e hetuesve. Makina vazhdoi rrugën përmes oborrit të shkretë.

Ku e kishim fjalën? Te dënimi yt. Me qindra veta e kishin dëgjuar muzikën e darkës tënde. Pushkatimi yt do të quhej gjëja më e natyrshme në botë. Ashtu si internimi i vajzës, i gruas. Kështu do të përfundonte historia, te zallishtja në breg të lumit... Kurse ne mendojmë tjetër gjë. Ne i besojmë dellit tënd idealist. Ndaj besojmë se mund të bësh diçka për kombin. Parmbrëmë na fole për elitën progjermane. Mehdi Frashërin, Patër Anton

Harapin, Eqrem Çabejn, Lasgush Poradecin, Mustafa Krujën, në mos gaboj, Ernest Koliqin. Pavarësisht se ata bënë ose ishin gati të bënin një zgjedhje të gabuar, qëllimin, siç the vetë, e kishin idealist. Në altarin e gabuar flijuan, dikush famën, dikush nderin, bashkë me zhgunin e françeskanit, e tjetri talentin e vet... Doktor Gurameto i madh, s'të kërkojmë gjë tjetër. Bëj si ata.

Nga ndalesa e makinës trandën të gjithë.

Kërkëllima e portës së brendshme ishte më e fortë se tjetra. Hetuesit ecën të heshtur pas rojës që po i shoqëronte nëpër nënharkoren e gjatë. Gurameton e gjetën kruspull mbi shtratin prej kashte. E ndihmuan të ulet mbi ndenjësen përpara tryezës, pastaj i sollën kafe me qumësht.

Falemnderit, tha i burgosuri gjermanisht.

Iu desh njëfarë kohe sa të vinte në vete.

Shaqo Mezinit, gjithashtu. Kokën e kishte të rëndë plumb. Si një monolog të mësuar përmendsh, ia tha pjesën më të madhe të atyre që kishte bluar në mendje tridhjetë orët e fundit. Kur erdhi te fjalët "bëj si ata!", befas iu duk se diçka ngeci në trurin e tij.

Sytë e të burgosurit ngjanin edhe më të turbullt prej moskuptimit.

Dreq, tha me vete hetuesi. Dora e tij shfletonte dosjen, pa e ditur ç'kërkonte. Vështrimi iu ndal te një letër e shkurtër gjermanisht.

Ç'thua për këtë? tha me zë të ulët, duke ia zgjatur.

I burgosuri e mori me dorë të dridhur.

Është kolegu im hebre. Është hera e dytë që më pyesni.

Natyrisht. Letra është kapur nga zbulimi sovjetik qysh në atë kohë.

Shaqo Mezini po lexonte për të kushedisatën herë tekstin e përkthyer: "I dashur koleg, ku je zhdukur? Qysh se kam mbërritur në Jerusalem s'kam asnjë lajm prej teje. Si je? Mos ke pasur bezdisje për shkakun tim? Të lutem, më shkruaj. Të përqafoj, Jakoel".

Dreq, tha prapë me vete Shaqo Mezini. Ç'lidhje kishte ajo letër me ato që donte të thoshte? Ishte hera e parë që po i ndodhte një vrimë e tillë në kujtesë. Doktor i prapë, më lodhe, shau me vete.

Bëj si ata, përsëriti fjalët, ku i kishte ngecur mendimi. Një copë herë e mbajti ballin të mbështetur te shputa e dorës.

Ah, po, gati sa s'thirri. Rrjedha e mendimit po i çlirohej. Ishte fjala te darka. Natyrisht, tek ajo. Ajo ishte burimi i gjithçkaje. Atje ishte enigma.

Askush nuk mbërrinte dot te thelbi i saj. Tek ai më i errëti, i stërerrëti.

As ata vetë, zbuluesit e krejt kampit komunist. As vetë nazistët gjermanë të asaj kohe. As koloneli Klaus Hempf. As ai vetë, Gurametoja.

Qëndron mbi të gjitha. Rrënjët i ka thellë, thellë. Regjimet politike bien, shtetet përmbysen, por bërthama të tilla misterioze mbijetojnë. E tillë është "Xhons". Vetë pjesëmarrësit nuk ia dinë rrënjët. As përmasat. Vrasja bën pjesë në emblemën e saj. Hitlerin? S'përjashtohej që edhe atij mund t'i vinte radha. Tani ti e di, ti e merr me mend.

Bëj diçka për kombin tënd.

Gjithë zbulimet e fshehta komuniste ishin në kërkim të "Xhons"-it. Stalini po priste! E kuptonte doktor Gurametoja ç'do të thoshte kjo? Vetë Stalini po priste....

Le t'ia bënte doktor Gurametoja këtë dhuratë vendit të vet.

Herët a vonë, "Xhons"-i do të zbulohej. Le t'i binte Shqipërisë ky fat. Të ishte ajo zbuluesja. Të shpallej kanakarja e kampit. Dhe e Stalinit.

Shaqo Mezini po këputej. Fytyra e të burgosurit nuk jepte asnjë shenjë mirëkuptimi. Hetuesit u përpoqën të qetësonin veten. Me fjalë të ftohta, të sakta, i thanë Gurametos se ç'kërkohej prej tij. Një gjë e thjeshtë, një pohim. Thënë ndryshe, një nënshkrim. Të pranonte se bënte pjesë në "Xhons". Ashtu siç bënte pjesë, me siguri, shoku i dikurshëm i shkollës, Fritz von Schwabe. Ashtu si koloneli tjetër, Klaus Hempf. Ashtu si doktor Gurametoja i vogël, që kishte nënshkruar, ndërkaq...

S'kishte pse ta vështronte ashtu. E kishte thënë

vetë gjatë darkës së famshme. Unë s'jam Shqipëria, Fritz. Ashtu si ti s'je Gjermania. Ne jemi tjetër gjë.

Ju ishit anëtarë të "Xhons"-it, hebrenj, gjermanë, shqiptarë, hungarezë... Takimet i bënit gjithkund. Ai i Shqipërisë nuk ishte veçse takimi i radhës.

Hetuesit, nga padurimi, ndërprisnin njëri-tjetrin.

Ju ishit gjithkund. Si mortja.

"Xhons"-i sionist ishte... Të gjithë e dinin, e ndienin praninë e tij, veç sytë s'e kapnin dot. Vetëm ai mund ta bënte. Të kapte të pakapshmen. T'i jepte një shpjegim asaj darke. Ta vinte atë shpjegim në zbrazëtinë e zezë të saj. Të dilnin, më në fund, nga ajo guvë... Fol, o njeri, o... dj...

E kishin shqiptuar fjalën "djall", kur iu duk se i lidhuri kishte bërë "jo" me kokë apo fill pas saj, nuk ishin në gjendje ta gjenin as atëherë, as më pas. Mbanin mend vetëm klithmën "mbaroi!", pas së cilës Shaqo Mezini u mbajt pas shokut, që të mos rrëzohej.

Në orën tre të mëngjesit dhanë urdhër që i burgosuri të vihej në torturë.

*

Ndaj të gdhirë torturimi vazhdonte. Nëpër kthinat e guvës venin e vinin ca njerëz si hije. Midis

rënkimeve të Gurametos dëgjoheshin klithmat e torturuesve. Emri i shefit. Nofka. Fol. Nofka jote. Kodi i fshehtë. Fol!

Trokitja e një shkopi dëgjohej nëpër gjysmëterr. Ishte, me sa dukej, Vehip Qorri që, kushedi pse, e sillnin gjer atje, për ta larguar përsëri.

Klithmat ishin të shkurtra, të njëtrajtshme. Pas Stalinit, kush? Ku? Ti? Kur? Me helm, me rreze? Fol.

Një këngë jevgjish se nga u dëgjua pikëllueshëm. Shaqo Mezinit iu kujtua befas pasditja kur e kishte lënë e fejuara. Një këngë si kjo vinte që larg. Veç fjalët s'i kujtoheshin mirë. Ishin pak a shumë: ti mua më le lamtumirën, po thikës sime, jo.

## Kreu i dymbëdhjetë

Kishte ndjesinë se nuk ishte hera e parë që po e shihte në ëndërr Shanishanë. Dukej e qetë dhe shpërfillëse, sidomos ndaj tij. Më në fund, e la shpërfilljen dhe, duke e kthyer fytyrën e bardhë, shqiptoi fjalët: ti po heton për mua?

Shaqo Mezini ngriti supet. Iu duk se ishte më e mira që mund të bënte, njëfarë përgjigjeje që kishte brenda edhe kërkimin e ndjesës (ç'të bënte ai, detyra) dhe kundërshtimin e dobët: një hetim në guvën tënde nuk do të thotë se është patjetër për ty.

Nuk dukej të kishte ndonjë pezm kushedi çfarë.

Por as mirënjohje s'kishte. Në një rast tjetër, e përdhunuara do të donte ta zbrazte zemrën: ah, zoti hetues, ta dish ti ç'më kanë bërë. Kurse ajo vazhdonte të ishte e ftohtë.

Kishte zhurmë përreth dhe fjalët nuk dëgjoheshin qartë. Ishte një portë me flegra të hapura, pas të cilave dukeshin shandanë të ndriçuar dhe njerëz që venin e vinin. Dëgjohej emri i Stalinit, por atij iu duk e pahijshme të pyeste se ç'ndodhte. Pas një çasti vetvetiu u kuptua: shoku Stalin po shtronte darkë në Kremlin. Madje, kishte gazetarë që po i jepnin lajmin: shoku Stalin... me rastin e... gjithë komunistët të viheshin në dijeni... popujt...

Shanishaja u duk prapë midis të ftuarve. Mua aq më bën, iu drejtua Shaqo Mezinit, por vëllait tim, jam e sigurt se nuk do t'i pëlqente. Asnjë vëllai nuk i pëlqen të hetohet përdhunimi i motrës. Hetuesi ngriti prapë supet. Kishte dëshirë ta pyeste, a kishte ftesë për atë darkën te shoku Stalin... shoku Stalin, ati i popujve, në kohën që ajo tha: ndoshta, ju s'keni më frikë prej vëllait tim, Ali pashë Tepelenës... Në kohën time të gjithë dridheshin prej tij...

Ishte nga ato ëndrra që, me njëfarë mundi mund të dilje prej tyre, dhe Shaqo Mezini ashtu bëri, por ëndrra ngjante mjaft këmbëngulëse. Edhe pas hapjes së syve, fjalët "shoku Stalin... shoku Stalin... udhëheqësi i lavdishëm", vazhduan të dëgjoheshin.

Ai brofi nga shtrati, u sul te dritarja dhe, pa i

hapur mirë flegrat, e kapi mynxyrën. Fjalët vinin nga fortafolësi i madh sipër kështjellës. S'ishte nevoja t'i dëgjoje qartë, për të marrë vesh se ishte diçka e keqe. Përderisa lajmi shpërndahej prej fortafolësit, nuk mund të ishte veçse i atillë. Në këtë orë të vështirë, kur shoku Stalin po vuante...

Së paku, s'është mort, mendoi.

Në rrugë, tek ecte gati duke rendur drejt Degës së Brendshme, u bind se nuk ishte mort. Të ardhura nga një tjetër drejtim, fjalët dëgjoheshin disi më qartë. Një buletin shëndetësor jepte gjendjen e të sëmurit. Frymëmarrja e vështirë... ndërprerje...

Oborrin e Degës e përshkoi sa hap e mbyll sytë. Arian Ciu, i verdhë dyllë, përpiqej të fliste në telefon.

Gjithë telefonat janë të zënë, tha, duke vështruar si fajtor.

Shaqo Mezini nuk u përgjigj. Marrja e frymës prej vrapit nuk e linte të fliste.

A ka ndonjë udhëzim? arriti më në fund të pyeste.

Një telefonim i shkurtër nga Tirana, nga qendra. Të gjithë në detyrë, ky është urdhri. Vetëm kaq.

Në detyrë, tha me vete Shaqo Mezini. Natyrisht.

Në sytë e Arian Ciut iu duk se dalloi një shenjë të pazbërthyeshme.

Asgjë tjetër? pyeti.

Telefonat qysh prej një ore janë të zënë...

Në zyrë është shefi?

Po. Armiqtë po gëzohen para kohe. Vetëm kaq tha.

Ti ke frikë? e pyeti befas.

Arian Ciu s'dinte ku t'i çonte sytë.

Jo... Ç'është ajo fjalë...

Shaqo Mezini ndjeu befas një shkrehje mallëngjimi të panjohur kurrë. Mezi e përballonte dëshirën t'ia varte kokën në gjoks shokut të zyrës. Mes mallëngjimit, t'i thoshte: qëndromë pranë, vëlla. Mbetëm jetimtha të dy.

Dera u hap me tërsëllëm. Ishte shefi. I vështroi me ngulm, si të habitej që ishin aty dhe po aq vrullshëm doli.

Ata qëndruan në heshtje me sytë nga dritarja. Më pas e kuptuan se po vështronin në të njëjtin drejtim: nga aeroporti ushtarak. Koha kur në të zbrisnin hetuesit dukej e pabesueshme.

Në mesditë u bë një mbledhje e shkurtër te zyra e shefit të Degës. Buletini i fundit shëndetësor nuk jepte asnjë ndryshim në gjendjen e Stalinit. Udhëzimi nga qendra ishte i njëjtë: të gjithë në detyrë. Radioja jepte muzikë klasike. Dy nga daktilografistet i kishin sytë me lot.

Në orën katër pasdite, Shaqo Mezini brofi në këmbë. Fytyra i nxinte si rrallëherë.

Ngreu, i thirri tjetrit. Të vemi atje...

Ku?

Ti e di ku.

Pa i thënë kujt, me hapa të çrregullt po i ngjiteshin rrugës së burgut. Herë-herë zhurma e çizmeve mbi kalldrëm ngjante shurdhuese, sikur rruga të kriste rrokavajshëm nën to, e aty për aty gjithçka bëhej shurdhe, thua se po ecnin mbi re.

Në Guvën e Shanishasë, Gurameton e gjetën të shtrirë si zakonisht mbi shtrojën prej kashte. Nuk lëvizi, as kur ata hynë, as kur i thirrën me emër. Shenjat e torturave i dukeshin sidomos te mollëzat.

U gëzove, he? tha Shaqo Mezini. E dëgjove që Stalini është sëmurë dhe u gëzove, qen.

Fryma i merrej ende nga ecja me ngut dhe fjalët mezi i shqiptonte.

Tjetri mezi merr frymë dhe ti gëzohesh, apo jo?

Nga një gjallërim i dobët në sytë e Gurametos, hetuesit i vetoi ndër mend se kureshtja prej mjeku ishte ndjesia e fundit që i kishte mbetur. U përpoq ta fshihte mbajtjen e frymës, por, në vend t'i kalonte, ajo i shtohej. Kishte gjasë që fjalët për vështirësinë e frymëmarrjes doktori i burgosur t'i kishte marrë jo për Stalinin, por për atë vetë, hetuesin.

Stalini mezi merr frymë, më dëgjon? thirri ai. Ai po mbytet dhe ti po gëzohesh, he?

I burgosuri nuk u përgjigj.

Sytë e hetuesit shkuan te këndi ku veglat e vjetra të torturës rrëzëllinin zbehtë. Kushedi pse, iu kujtua se para ca vitesh, një koleksionist britanik, mik i Shqipërisë, kishte dashur t'i blinte me stërlina.

Iu duk se vështrimi i Arian Ciut ishte ngulur te i njëjti kënd. Për ç'ditë tjetër mund të hynin në punë ato vegla, mendoi.

Për habinë e tij, goja i tha tjetër gjë.

Ti je mjek, Gurameto. Ti s'mund të gëzohesh kur dikujt i merret fryma, apo jo? Ia afroi kryet të burgosurit dhe gati me pëshpërimë vazhdoi: ti do të doje ta shëroje, apo jo? Fol!

Një grimë iu duk se tjetri ia bëri "po" me krye, por nuk ishte i sigurt.

Doktor Gurameto, i tha me zë të butë. Ti e ke në dorë ta shërosh Stalinin...

Ia afroi prapë kryet dhe nisi t'i çuçuriste te veshi i djathtë. Një fjalë e tij, si të thuash, një nënshkrim i tij në fund të procesverbalit të hetimit do ta kryente mrekullinë. Shumë njerëz mendonin se brenga për moszbulimin e komplotit hebraik e kishte rrëzuar... Rrjedhimisht, lajmi se komploti u zbulua, me siguri, do ta ngjallte...

Shpëtoje Stalinin, doktor, tha me zë të marrur.

Hetuesi tjetër, krejt i nemitur, po e ndiqte atë që po ndodhte.

Shaqo Mezinin po e vinte poshtë ligështimi.

Ashtu si zëri, gjunjët po i zbuteshin dhe, pas tyre, brinjët, si të ishin dyllë qirinjsh. Ata nuk po e mbanin. Kishte dëshirë ta përqafonte të burgosurin, të qanin bashkërisht.

Nuk ishte në gjendje ta kuptonte nëse po i binte ndërkaq në gjunjë apo prej kohësh kjo kishte ndodhur. Me dorën e dridhur ia zgjaste procesverbalin, duke iu lutur.

Ngjalle, i thoshte me përdëllim. Më e nevojshme se ringjallja e Krishtit është ajo e Stalinit... Ngjalle Stalinin së vdekurish!

Ishte kjo klithmë e fundit që e këputi krejt.

Sytë e të dyve ngrirazi vështronin fytyrën e të burgosurit.

Shaqo Mezinit iu duk se, ashtu si herën tjetër, Gurametoja bëri "jo" me krye.

Mos, klithi me vete, duke mbuluar ballin me dorë, si të ishte verbuar.

*

Të nesërmen, në zyrën e ftohtë, orët kalonin me një ngadalësi kapitëse. Herë njërit, herë tjetrit sytë u nguleshin në larginë, në drejtim të aeroportit të vogël ushtarak. E dinin dhe vetë që ajo që prisnin ishte e kotë, megjithatë nuk i ndalonin dot qafat të bënin të njëjtën lëvizje.

Ndryshe nga paraditja, telefonat binin rrallë e

më rrallë. Jo vetëm zyrat, por gjithë shteti ngjante si i goditur nga pika. Herë pas here, Arian Ciu dilte për të marrë vesh ndonjë gjë nga zyrat përbri, por gjithmonë kthehej i heshtur. Porosia vazhdonte të ishte po ajo: secili në detyrë.

Ishte një fjalë goje ta thoshe. Pas lodhjes së natës, Shaqo Mezini nuk përqendrohej dot. Pamja e shkretuar e aeroportit, më dhimbshëm se çdo gjë ia kujtonte ëndrrën e tij të fundit, atë që në ndërgjegjen e tij spikatej si "jetë avionësh". I kishte lindur befas kur kishte parë hetuesin gjerman të zbriste nga shkallët e aeroplanit, me xhupin e lëkurtë të shkopsitur dhe shallin që ia merrte era. Atë pamje do të donte ta kishte edhe ai, hetuesi i famshëm i kampit socialist, tek zbriste nëpër aeroportet e Budapestit, të Moskës, të Varshavës, në ndjekje të armikut të përbashkët. E kishte lehtë të përfytyronte përndezjen e njohur në kësi rastesh, atë që shpesh shoqërohej prej këngës:

*Bijtë e Stalinit jemi ne,*
*Që derdhim gjakun anembanë.*
*Gjer të valojë përmbi dhé,*
*Flamuri drapër e çekan.*

Tani ajo ëndërr, ashtu si Frymëmarrja e Tij, po shuhej. Kështu i kishte ndodhur atë pasdite të largët, kur pas kthimit nga një mbledhje e mërzit-

shme, nëna, me pamje të shushatur, i kishte zgjatur letrën që i kishte lënë e fejuara. Mos u mundo të marrësh vesh pse. Kjo punë nuk ka më kthim.

Ashtu kishte ndodhur vërtet. Ajo nuk ishte kthyer më dhe shkakun e ndarjes ai s'e kishte marrë vesh kurrë. Herë-herë i dukej se ai vetë i qe shmangur së vërtetës. Në familje, sa herë që binte fjala për të ikurën, në sytë e nënës ishte pyetja e heshtur: si ishte e mundur që ai që zhbironte gjithçka nuk e kishte marrë dot vesh zanafillën e së keqes së vet?

Pas arrestimit të dy Gurametove, kur u kalua në shoshë gjithë lista e të vizituarve, si të mos kishte mjaftuar emri i nënës, me tmerr kishte ndeshur atë të të fejuarës. Pas mpirjes së parë, kishte njehsuar me kujdes datat. Vizita ishte bërë tre muaj pas fejesës dhe pesë javë pas intimitetit të tyre të parë. Përse? kishte pyetur veten dhjetëra herë. Ç'ishte shkaku i saj dhe përse ajo ia kishte mbajtur fshehtë?

Gjatë hetimit të parë të Gurametos së madh, vështrimi i ngulej padashur te dora e tij e djathtë, ajo që kryente vizitën gjinekologjike.

E përfytyronte pasditen e shurdhër kur ajo kishte dalë nga shtëpia, për të shkuar, kushedi pse, kokulur, në spital.

Ç'nuk do të jepte ta dinte të vërtetën.

Një javë më pas, e solli punën që, në kundërshtim me rregullat, të mbetej vetëm me të burgo-

surin. Ishte hera e parë që kryente një shkelje, por ndërgjegjja s'e vriste. Ishte shkelje që s'e dëmtonte shtetin.

I foli me zë të qetë të burgosurit. Thua se ishte një marrje në pyetje e zakonshme për një të dyshuar të radhës. Pas emrit e mbiemrit të saj, shtoi se ishte një grua e re, njëzet e katër vjeçe, që, sipas regjistrit të spitalit, ishte vizituar në datën 17 shkurt 1951, në orën katër e gjysmë pasdite.

I burgosuri, pas një rrudhje sysh, tha se nuk i kujtohej.

Ishte një grua me trup mesatar, me pamje të zakonshme.

Tjetri bëri prapë "jo" me krye.

Përpiqu ta kujtosh, doktor, tha Shaqo Mezini, i habitur dhe vetë nga ndryshimi i zërit të tij. Gjithë brenga e atyre javëve të paharruara kishte përmbytur befas qenien e tij. Doktor, të lutem, përsëriti me zë të mbytur. Në mënyrë njerëzore ta kërkoj... Ishte e fejuara ime.

I burgosuri nuk dha asnjë shenjë.

S'të kujtohet? Natyrisht, nuk të kujtohet. S'binte në sy. Ishte e rëndomtë. S'ishte yll bukurie si Vjollca Skënduli, si Marie Kroi.

Duke u ulur, zëri i Shaqo Mezinit bëhej më i ftohtë e më kërcënues.

Përse erdhi te ti? Përse unë s'e dija? T'u ankua për mua? Fol.

I burgosuri vazhdonte të rrinte si vuv.

Së paku, ta dija ç'kishte. Më dëgjon, së paku, ç'kishte?

S'më vjen ndër mend.

Ah, ashtu?

Por edhe të më vinte, nuk ta thosha. Është e fshehtë e profesionit.

Përbindësh, tha me vete Shaqo Mezini. Monstër i pashpirt, teuton.

Në të gjitha seancat e mëvonshme përpiqej të mos i çonte sytë te dora e djathtë e të burgosurit, atë që ia prangonin me dorën e tjetrit.

Më tre mars, ndaj të gdhirë, kur kishte dhënë urdhrin për torturë, i ishte afruar torturuesit kryesor, Tule Ballomës... Dëgjo, kam një merak... ato dy gishtat... gishtin tregues dhe atë tjetrin... si quhet... t'ia përdridhni mirë. Torturuesi e kishte vështruar me habi. Ka pjesë të tjera që dhembin më shumë, shef. E di, e di, ishte përgjigjur. Por unë tek ato e kam qejfin. T'ia bëni copë. Mos u bëj merak, shef. Do ta shohësh.

Ishte kureshtar të shihte rrjedhojën, ndonëse ngushëllimi i dukej i paktë.

Pas dy vjet hamendjesh për ikjen e së fejuarës, nuk e kishte menduar që, shi në kohën që vraja po zinte kore, hetimi i mjekëve do ta pezmatonte përsëri. Sapo ia kishin dhënë dosjen, përmasat planetare të saj e kishin shtangur. E aty për aty,

bashkë me të kishte ndier sëmbimin: ishte vonë. E fejuara ndoshta s'do ta kishte lënë sikur të kishte ndodhur më parë. Dosja kishte brenda atë, që, pa e kuptuar, kishte kohë që priste, tharmin e lavdisë.

Shkolla "Xherxhinski", ajo që më shumë se çdo mjedis duhej të ishte kundër grave të bukura dhe lavdisë, fshehtazi nxiste veskun për to. Netëve shkollarët i ëndërronin mekshëm, siç ëndërrohet mëkati. Shefat që dinin çdo gjë, s'ka si të mos e dinin këtë, por, për çudi, në vend që t'i frenonin, haptazi linin të kuptohej se bota do të ishte e tyre, po të dinin ta fitonin. Bijtë e Stalinit ishin ata që botën do ta mbysnin në gjak... Gjersa të binin në gjunjë katedralet bashkë me burrat dhe gratë plot luks...

E fejuara e tij kishte qëlluar shpërfillëse për atë romantikë. Në darkat e para të shtëpisë së saj, më kot e linte, kinse rastësisht, t'i dukej revolja, tek hiqte setrën. Jo vetëm s'kishte kurrfarë kureshtjeje në sytë e saj, por haptas dukej përçmimi për armët.

Po të ishte i famshëm, natyrisht që gjithçka do të ishte ndryshe. Të ishte tërheqës për femrat... Si komisarët me setra lëkure dhe shenja plagësh në ballë. Apo si kirurgët që dinin të merreshin me to. Të ishte dhe ai dikushi... Po të isha vezir, s'do të kishin guxuar kardhiqotët të më përdhunonin motrën, thuhej se kishte thënë Ali Tepelena i ri.

Dhe qysh nga ajo ditë nuk kishte pasur tjetër synim veç të bëhej vezir për t'u hakmarrë.

Ylli i lavdisë ishte shfaqur në jetën e Shaqo Mezinit pikërisht atëherë kur dukej se nuk i duhej më. E kishte ndier sapo kishte dëgjuar radiot e, më pas, kur kishin mbërritur gazetat me titujt e mëdhenj. Më pas, tek ndiqte me sy hetuesin gjerman që ecte përmes erës drejt ndërtesës së aeroportit. Pastaj, çdo ditë e më tepër, lavdia po bëhej e rrokshme, ashtu si në mbrëmjet delirante të shkollës "Xherxhinski". Dhjetëra shokë shkolle të tij, nga Berlini në Ulan Bator, hetonin me siguri ato ditë, të njëjtën dosje të lemerishme. Veç shansi, më fort se kujtdo, po i buzëqeshte atij. Ëndrra për t'u bërë hetuesi më i famshëm i kampit s'kishte qenë kurrë kaq pranë. Shaqo Mezini, hetuesi tridhjetëvjeçar shqiptar... Intervista, takime me pionierët, me delegatë kongresesh. Shoku Stalin, ky është Shaqo Mezini, hetuesi që zbuloi famëkeqin "Xhons". Ftesa për darkë në Kremlin. Pastaj, pse jo, ndoshta... kokë më kokë me Stalinin.

Në përfytyrimet e tij ky çast shtyhej përherë në fund, atëherë kur truri ngjante gjysmë i dehur. I shmangej saktësisë. I ikte, por pa vuajtje. Herëherë një darkë tjetër rrekej të ndërhynte. Ajo e Krishtit, ndoshta, ashtu siç e dinte nga Ungjilli, kur e kishte lexuar, madje nënvizuar me laps të kuq, për shkak të hetimit të At Fotit, priftit të Varoshit.

Por më shumë nga të gjitha, i përfytyrohej ajo që ishte bërë shkak për gjithçka, darka e Gurametos, ku ai, Shaqo Mezini, herë ndodhej si njeriu që duhej të arrestonte të ftuarin misterioz e herë si vetë i ftuari, domethënë i vdekuri i plotfuqishëm...

*

Mos hiq dorë, i thoshte vetes. Kishte ende shpresë. Ishte dita e katër marsit. Stalini ishte ende në jetë. Gurameton e kishin torturuar prapë gjer ndaj të gdhirë. Torturuesit ishin të bindur se do të nënshkruante.

Dita ishte e shurdhët, me re të ngrira, por me një ndriçim që e përshkonte pabesisht. Radioja, përveç muzikës klasike, jepte letra të dëgjuesve, deklarime mbledhjesh punëtorësh e ushtarakësh. Urime për shërim të shpejtë, kërcënime armiqve.

Në vjershat e botuara në shtyp përmendej gati kudo frymëmarrja e vështirë e Stalinit. Të gjithëve u dukej se po u merrej fryma.

Gurameton e torturuan përsëri. Tani hetuesit nuk prisnin udhëzime nga askund. Pasdite vonë e bastisën përsëri shtëpinë e Gurametos, këtë herë për të marrë gramafonin bashkë me pllakat. Gjetën midis tyre "Vajzën dhe vdekjen" e Shubertit, ashtu siç qe shkruar në procesverbalet dhe e vunë në gramafon gjatë kohës së torturës.

Që të kryhej divnesa, domethënë të dilnin fjalët e kolonelit të vdekur, "këtë muzikë do ta dëgjosh ndryshe", të kujtohen këto fjalë?

Shaqo Mezini fliste si ndër ethe. Tjetri dëgjonte i mpirë. Joshja e kolegut të tij prej Biblës e trembte.

Pas dy orësh shkuan të dy në spital, për të marrë veglat e kirurgjisë së doktor Gurametos, ato që kishte sjellë dikur nga Gjermania, të gjitha me shkronjën "G", të gdhendur në to. Arian Ciu nuk pati nevojë për shpjegimet e kolegut, për të kuptuar se Gurametoja do të grihej e torturohej me veglat e veta, për të shkuar në vend paralajmërimi tjetër, kur kishte parë në ëndërr se ai vetë, pra, veglat e tij, në duart e atij vetë, me fjalë të tjera, ai vetë me veglat e veta në duar, po operonte vetveten...

## Kreu i trembëdhjetë

Lajmi i vdekjes u dha pak para mesditës. Ishte ende në shtrat, shtrirë gjysmë i veshur, pas natës së mundimshme te Guva e Shanishasë, kur ndjeu prekjen e nënës në sup. Shaqo, Shaqo, i thoshte me zë të ulët. Ngreu, të keqen nëna... Mbaroi...

Brofi në këmbë si i marrë, rrëmbeu revolen te koka e shtratit, pastaj pallton dhe, duke zbritur shkallët nga dy e nga tri, u gjend në rrugë.

Gjëmo edhe më, tha me vete, pa ditur kujt i drejtohej. Këmbët vetvetiu po e çonin drejt Degës së Brendshme. Trurin e kishte bosh. Pastaj e kapi se po i drejtohej fortafolësit. As ai s'gjëmonte sa

duhej, as mali i Lunxhërisë nuk po nxinte. I gjori ti, i tha vetes.

Në Degë zemra i erdhi në vend. Shokët ishin të gjithë aty. Përqafoheshin me të porsaardhurit si në një mort. Sytë i kishin të skuqur, nuk flisnin. Kur u kap për qafe me Arian Ciun, nuk e mbajti dot gulçin.

Njëqind hapa më larg, në Komitetin e partisë ndodhte e njëjta gjë. Veteranët, me dekoratat e luftës dhe sytë e skuqur gjithë pezm, rrinin grumbuj-grumbuj në këmbë, përpara dyerve. Korrierë, të ardhur kushedi nga, hynin, për të dalë pas pak edhe më të ngrysur.

Një orë pas mesditës, nga ndërtesat dhe oborret e shkollave fillore u dëgjua vaji i përbashkët i fëmijëve. Shumë njerëz thoshin: s'mundem më! dhe iknin të mbylleshin nëpër shtëpira. Të tjerë, të ngujuar në shtrat nga dergja e gjatë, rrihnin të dilnin.

Pasdite, të mbledhur nëpër salla e oborre, njerëzit dëgjonin bashkërisht radion, që jepte mitingun e përmortshëm në kryeqytet. Spikeri, me zë të dridhur përshkruante sheshin "Skënderbej", ku udhëheqësit kishin rënë në gjunjë përpara shtatores së të vdekurit. Në emër të të gjithë komunistëve shqiptarë, Prijsi, me zë të dridhur, premtonte besnikëri në jetë të jetëve.

Te rruga e spitalit, aty-këtu, dukeshin njerëz

që po çonin të alivanosurit. Te posta, Remzi Kadareja, i bërë xurxull, tregonte me dorë urgjencën. Pastaj, përmes gulçit rrëfente diçka dëshpëruese, që njerëzit e merrnin për gjëmën që kishte rënë e që, në të vërtetë, ishte kujtimi i çastit fatal, kur, në vend që ta ndërpriste lojën e pokerit, kur kishte rifituar katin e dytë të shtëpisë, befas e kishte vënë në lojë atë, bashkë me të tretin, dhe aty qe përmbysur.

Në rrugët e tjera dëgjoheshin aty-këtu britma fatkëqijsh, që i zvarrisnin për flokësh, për t'i çuar në Degë. Fajësoheshin se gjatë mitingut të përmortshëm, në vend që të qanin a, së paku, të psherëtinin, kishin qeshur e, ndonëse ata bënin be e rrufe se s'kishin qeshur aspak e, përkundrazi, kishin qenë të vrarë në shpirt si të gjithë, por që as vetë s'e dinin pse, e qara befas u qe kthyer në ngërdheshje, madje, shtonin se s'ishte hera e parë që u ndodhte kjo, askush nuk i besonte e, në vend t'i dëgjonin, i godisnin më fort.

Pas mitingut, Shaqo Mezini i tha shokut të vet se nuk mbahej dot në këmbë, ndaj do të ikte. Po të kishte ndonjë ngut, të vinte ta thërriste.

Në shtëpi bëri një gjumë plumb. Kur u përmend, ishte natë. Një grimë kohe pati ndjesinë se ishte i varur në zbrazëti. Ishte një lloj humnere plot trishtim dhe frikë. Stalini nuk ishte më. Kaq... Dhe s'kishte më. Ç'mund të kishte tjetër?... Fol!

Ai shkundi kryet. Ajo çka iu kujtua ishte e papritur, befasisht mizore. Barku i bardhë i së fejuarës, i përzishëm si gjithçka, mes zhartierash dhe sëmbimit që ia kishte shijuar aq pak.

Gjoksi i dhembi fort, thua se klithma e mbytur qenkësh më çjerrëse se ajo që dilte. Stalini s'ishte më në këtë botë. E, si të mos mjaftonte kjo, Gurametoja ishte.

Më e lemerishme padrejtësi nuk mund të përfytyrohej. Shaqo Mezini u përqeth nga një frikë e panjohur. Të mbetej me Gurameton. Në këtë botë pikëllimtare, vetëm për vetëm me përbindëshin. Truri nuk ia nxinte dot. E përfytyroi buzëqeshjen e tij cinike: iku, ju iku babai, ju la të gjithëve, ha, ha, ha, dhe prapë u ngjeth.

Jo, tha me vete. Kurrën e kurrës.

Me hapa të hallakatur doli nga shtëpia. Rrugët ishin të shkreta. Një llambë rruge bënte të shuhej e s'shuhej dot. Ndërtesa e Degës ishte gjysmë e ndriçuar. Roja e natës e vështroi si t'i kërkonte mëshirë. Në zyrë gjeti një shënim të Arian Ciut: "Jam në shtëpi. Po të ketë gjë, thirrmë".

Pas një copë here, çizmet e të dyve gjëmonin në kalldrëmin përbri kështjellës. Nuk flisnin, thua se herë njëri, herë tjetri, kryet i kishin në gjumë.

Ecja u duk e gjatë, si në ré. Dy-tri herë Shaqo Mezinit iu duk se çizmet e tjetrit lëshonin xixa, ashtu siç kishte parë një herë në fëmijëri, një kalë që mezi e ngjiste kalldrëmin.

Dyert e hekurta të Guvës së Shanishasë kërcitën vajtueshëm. Gurameton e gjetën, siç e kishin lënë, shtrirë sipër kashtës.

Shaqo Mezini ia preku gjunjët me majën e çizmes: zgjohu, Stalini ka vdekur! Nën ndriçimin e zbehtë të llambës, fytyra e të burgosurit mbeti siç ishte. Njollat e zeza dhe vijat e thara të gjakut bënin që t'i ngjante një maske të vizatuar pa kujdes.

Po qesh, eh?

Maska nuk lëvizi. Mund t'ia merrje shprehjen si të doje, qeshje, vaj, lutje, pezm, kërcënim.

(Kur dëgjoi lajmin e vdekjes, qeshi. Mu në sytë e mi. E humba, s'e mbajta dot veten.)

Nga fytyra, vështrimi i hetuesit shkoi te dora e lidhur me fashë. (Jo, nuk mendova për zhdukje gjurmësh. S'e dija që ia kishin këputur gishtat.)

Pa thënë asgjë, i bëri shenjë Arian Ciut dhe të dy filluan ta tërheqin zvarrë të burgosurin.

Tek prekte tokën, pranga bosh e dorës së djathtë lëshoi një tingull.

Ku është tjetri? tha Shaqo Mezini.

Kush?

Tjetri, po them. Doktor Gurametoja i vogël.

S'ka Gurameto tjetër.

Shaqo Mezini mbajti këmbët. Vështrimin e kishte si rrallëherë të rrezikshëm.

Domethënë... ka ditë që ata s'janë bashkë... ti e di.

Zërat e tyre vinin të turbullt nën harkoren e gjatë. Ku? Si? Ndoshta në kthinën anësore.

Përgjegjësi i guvës ishte bashkuar me ta.

Ca kohë ishte tek ajo kthinë. E rrihnin stazhierët e rinj... ju e dini më mirë se unë... kursantët fillestarë.

Zërat ndryshonin sipas kthinave.

Mund të jetë pushkatuar edhe gabimisht, vazhdonte përgjegjësi. Ju e dini, këto ditë ka pasur njëfarë pështjellimi.

Disa nga kthinat ishin të errëta krejt. Në njërën prej tyre dy njolla të ndriçuara egërsisht lëviznin si sy maceje.

Pyetjes "ç'janë ato xixa?", përgjegjësi i guvës iu përgjigj me zë fajtori: Vehip Qorri. Djemtë, për t'u tallur, i kanë ngjitur në zgavrat e syve dy qelqe fosforeshente.

Ku e paskeni gjetur kohën për këto!

Njëri nga rojat e guvës se ç'po thoshte që larg. Më duket se e kanë gjetur, tha Arian Ciu. Me sa duket, është duke dhënë shpirt, tha përgjegjësi, duke ia ndriçuar fytyrën me llambën e dorës.

S'më duket si ai, tha Shaqo Mezini. Megjithatë, punë e madhe. Lidheni te pranga e djathtë.

Duhet një nënshkrim këtu, tha përgjegjësi me zë lutës, duke i zgjatur një letër.

Shaqo Mezini nuk u përgjigj. Duart i kishte ende të zëna. Doktor Gurametoja për herë të parë dha

një shenjë gjallërimi, kur ndjeu dorën e tjetrit të lidhej te pranga e tij. U duk se donte t'i thoshte diçka, por s'mundte.

Mos më merr në qafë, shef, vazhdoi përgjegjësi.

Hetuesi e vështroi me përçmim.

Ka vdekur Stalini, o njeri! A e merr vesh ti? Bota është përmbysur.

E di, tha me zë fajtori përgjegjësi. Po ç'të bëj unë i gjori. Kështu janë rregullat.

I ishin afruar daljes. Ndihej ajri i ftohtë i natës.

Këtu, tha përgjegjësi, duke treguar një vend te fleta. Aty ku shkruhet: shkaku i nxjerrjes së të burgosurit, vizitë te vendi i krimit.

*

Orët e fundit të doktor Gurametos së madh arritën të riprodhohen gati saktësisht vetëm shumë kohë më pas. Përveç procesverbalit të autopsisë dhe të dyja dosjeve gjyqësore, ishin dëshmitë e Arian Ciut, të përgjegjësit të Guvës së Shanishasë, si dhe të shoferit, që kishin plotësuar tablonë. Dëshmitë e Shaqo Mezinit e të Vehip Qorrit nuk ishin marrë parasysh, për shkak të gjendjes së turbullt mendore të të dyve.

Të gjitha të dhënat përputheshin se, në të gdhirë të datës 6 mars, më saktë, në orën tre e dyzet

minuta, makina e burgut, me pesë njerëz brenda, dy të burgosurit, dy hetuesit dhe shoferi, e ka lënë oborrin dhe, më pas, galerinë kryesore të kështjellës, për të marrë rrugën që çonte jashtë qytetit.

Për një kohë të gjatë në makinë ka zotëruar heshtja dhe të burgosurit nuk kanë dhënë shenja jete. Më pas, ajri i ftohtë i natës ka bërë që njëri prej tyre, doktor Gurametoja i madh, ka ardhur në vete dhe ka dashur të thotë diçka. Për shkak të mungesës së dhëmbëve, fjalët e tij kanë qenë krejt të turbullta, ndaj nuk ia ka vënë veshin askush. I burgosuri tjetër, nuk është ndier.

Në rrugën automobilistike, ndërsa makina udhëtonte përbri varrezës së Vasilikoit, doktor Gurametoja i madh është gjallëruar përsëri. Më këmbëngulshëm se më parë, madje, duke zgjatur krahun e lirë nga rrethoja e varrezës, ka kërkuar prapë diçka. Por as këtë herë s'ia kanë vënë veshin. Disa qindra metra më tej është përsëritur e njëjta gjë. Më pas, gjer te zallishtja e lumit, nuk ka ndodhur ndonjë gjë për t'u shënuar.

Sado që ekspertët, me dhjetëra herë ishin kthyer e rikthyer tek ajo pjesëz e kohës kur makina rendte përbri rrugës, nuk kishin mundur dot të hidhnin dritë në çastin më të errët të saj: përpjekjen e Gurametos për të tërhequr vëmendjen. Të gjitha dëshmitë e jepnin bla-bla-në e tij, por asnjëra nuk i jepte ndonjë shpjegim.

Nga të tria herët që Gurametoja kishte pasur tundimin të fliste, ekspertët kishin mundur të shpjegonin vetëm herën e parë. Ajo duhej të kishte pasur lidhje me doktor Gurameton e vogël, që mendohej se ishte i lidhur pas prangave të dorës së djathtë të kolegut. Me sa dukej, gjëja e parë që Gurametoja i madh, pas ardhjes në vete, ka dashur të thotë ka qenë: ky s'është kolegu im. Ose: ky ka mbaruar.

Për dy përpjekjet e tjera nuk ishte dhënë asnjë shpjegim. Këmbëngulja e të burgosurit këtë herë kishte qenë më e fortë, gati e dhunshme, e shoqëruar me lëvizjen e krahut drejt varrezës. Dukej sikur thelbi i enigmës fshihej tek ajo lëvizje.

Për sa u përket çasteve të fundit, mbërritjes së makinës te zallishta buzë lumit dhe ndalesës pranë vendit të quajtur "Vau i kusarit", dëshmitë ishin bindëse dhe pa asnjë kundërthënie. Ndërsa shoferi hapte gropën në zhur, hetuesit kanë nxjerrë të burgosurit. I kanë afruar tek ana e gropës dhe, ndonëse dyshonin se njëri prej tyre kishte kohë që kishte vdekur, për të qenë të sigurt, i kanë qëlluar me revolver disa herë rresht, të dy.

*

Në të dalë të pranverës, u bë gjyqi i dy hetuesve. Shaqo Mezini u dënua me tre muaj e gjysmë burg, kurse Arian Ciu me dy e gjysmë, të dy për "shpër-

dorim detyre". Rrethanat lehtësuese, tronditja nga vdekja e Stalinit dhe sidomos qëndrimi cinik i viktimave në çastin e lajmit të zi, ishin vendimtare për uljen e dënimit. Shaqo Mezini, si rrjedhojë e një trandjeje mendore, e kreu dënimin në spitalin psikiatrik të Vlorës, kurse Arian Ciu, në burgun e qytetit, jo larg Guvës së Shanishasë.

Më pas, të dy u thirrën të punonin prapë në Degën e Brendshme, veç jo në hetuesi, por në zyrat e nozullimit, më saktë, në degën e veshmbathjeve.

*

Zhvarrimi i eshtrave ndodhi dyzet vjet më pas, në shtator të vitit 1993, fill pas rënies së komunizmit.

Trupat u gjetën prej të afërmve, ashtu siç ishin lidhur, nëpërmjet njërës prej prangave. E para gjë që u mor vesh ishte se njeriu i lidhur pas krahut të doktor Gurametos së madh nuk ishte doktor Gurametoja i vogël, por një i panjohur, emri i të cilit nuk u gjet asnjëherë. Trupi i Gurametos së vogël, me gjithë kërkimet e pareshtura, nuk u gjet, gjithashtu, kurrë. E, si të mos mjaftonte kjo, u vu re se gjurmët e doktor Gurametos së vogël ishin kaq të rralla e të zbehta gjithkund, saqë pati njerëz që shfaqën dyshimin për qenien e tij. Me thellimin e kërkimeve, dyshimi, në vend që të tretej, shtohej.

Asnjë fjalë e tij nuk gjendej në procesverbalet e hetimit e, aq më pak, në rrëfimet e dëshmitarëve. Pavarësisht se nuk e thoshin me zë të lartë, nuk ishin të paktë ata që besonin se doktor Gurametoja i vogël nuk kishte qenë veçse një dalje a një projektim përjashta i pjesës së panjohur të psikikës së Gurametos së madh, projektim që njerëzit rrotull tij, për shkaqe të pashpjegueshme, e kishin bërë të vetin.

*

Pesëmbëdhjetë vjet më pas, në pranverën e vitit 2007, kur Bashkimi Europian i kërkoi Shqipërisë, ashtu si gjithë ish-bllokut komunist, dënimin e krimeve të komunizmit, dosja e doktor Gurametos së madh u hap përsëri.

Të tjerë ekspertë, këtë herë shqiptarë e europianë bashkë, me javë të tëra shqyrtuan lëndën e saj. Rrallëherë u kishte qëlluar të kridheshin në një hulumtim, ku përkiteshin shërbimet e fshehta të disa vendeve, me regjime dhe fate krejt të kundërta. Shërbimi i fshehtë mbretëror shqiptar, më pas ai komunist, Gestapoja gjermane, Stasi komunist gjerman, shërbimi i fshehtë sovjetik, së fundi, ndonëse përkitazi, ai izraelit. E si të mos mjaftonin këto, krahas kureshtive që lidheshin me hetimin, siç ishin bejtet e Vehip Qorrit ose rrëfime grash,

që, të tmerruara prej thirrjes në hetuesi kishin nxjerrë të fshehta, që ishin betuar t'ia tregonin veç varrit, dosja ishte plotësuar edhe me rrëfime të vajzës e, sidomos, të gruas së kirurgut. Kjo e fundit kishte dëshmuar gjëra që nuk mund t'i dinte veç ajo, siç ishin makthet e tij në gjumë, përrallat, ndër të cilat ajo e bujtësit të vdekur, të cilën gjyshja, siç ia kishte treguar ai vetë, e përdorte si ninullë për ta vënë në gjumë. Ndër dy-tri pendime për gjëra që s'duhej t'i kishte bërë, njëri prej të cilëve, ai më kryesori, lidhej me psherëtimën "ah, ajo darkë...", që nganjëherë i shpëtonte fare papritur.

Pavarësisht nga këto, sa më shumë që dosja e doktor Gurametos së madh dukej se po ndërlikohej, aq më e qartë bëhej. Me përjashtim të një çasti të shkurtër, një grimë kohe të mbuluar me mjegull, vijimësia logjike e gjithçkaje ishte e pacenueshme.

Ajo grimë kohe nuk zinte veç një pjesëz të papërfillshme në jetën e tij, jo më shumë se pesë ose gjashtë minuta, por dendësia e territ të saj ngjante e tillë, saqë mund të mbushte vite të tëra.

Ishte fjala për agun e datës 6 mars 1953, më saktë, për kohën pesë-gjashtëminutëshe, kur makina e hetuesisë ecte në rrugën automobilistike plot gropa, përbri rrethojës së varrezës. Siç ishte dëshmuar në procesverbalet e mëparshme, nga të tria përpjekjet e doktor Gurametos për të thënë diçka, vetëm njëra, e para, ishte shpjeguar gjithsesi. Dy

të tjerat, pikërisht ato më të frikshmet, kishin mbetur në terr.

Ç'kishte dashur të thoshte i burgosuri në atë ag të thellë të 6 marsit 1953? Ç'aht i fshehtë i kishte dhënë befas atë forcë mbinjerëzore, falë së cilës gati-gati kishte shpërthyer prangat?

Duke shfletuar faqet e panumërta të dosjes, hulumtuesve u dukej se herë pas here një fije dritëze regëtinte aty-këtu. Kjo ndodhte sidomos në çastet e lodhjes. Por mjaftonte që ata të përqendroheshin, që drita e zbehtë, si e trembur nga kthjellimi, të strukej andej nga kishte dalë, në mjegull.

Me kohë, ata e kapën se, përpara se të ishte fjala për ndonjë shenjë të mbinatyrshme, ai shpjegim që rrihte të shfaqej, nuk ishte i përshtatshëm për dosjet hetimore. Ai do të flakej nga çdonjëra prej tyre, siç flaket mishi i huaj, dhe kjo aspak për shkaqe misterioze, por thjesht ngaqë për shpjegime të tilla ende nuk kishte gjedhe të përgatitura as nga mjeshtëria e hetimit, madje, as nga vetë gjuha.

Ndaj tabloja e asaj që kishte ndodhur në të vërtetë, në çastin më transcedental të jetës së doktor Gurametos së madh, në agun e asaj dite marsi nuk u dëshmua kurrë, askund.

Ja ajo:

6 mars 1953. Ndaj të gdhirë. Makina lë oborrin e burgut për të dalë jashtë qytetit. Të burgosurit

janë të heshtur, ndoshta pa ndjenja. Ajri i freskët e sjell në vete njërin prej tyre, Gurameton e madh. Pas bla-bla-së së tij të parë, për të thënë se e kanë pranguar me një të panjohur, ka gjasë që prapë i humbet ndjenjat. Vjen në vete më pas, në rrugën automobilistike, në kohën që makina rend përbri rrethojës së varrezës. Në kuqëlimin fare të zbehtë të agut e ka njohur Vasilikoin e famshëm. Ka qenë me dhjetëra herë atje, sidomos në raste varrimesh të pacientëve të njohur, që kishin mbaruar në duart e tij gjatë operacionit, ose pas. Por ka një arsye më shumë të jetë i lidhur me atë varrezë. Kur gjyshja, për ta vënë në gjumë, i ka treguar përrallën e të vdekurit të ftuar gabimisht në darkë, ai, si shumë djem të vegjël, shumë herë e ka vënë veten në rolin e djalit që, siç tregonte gojëdhëna, babai i jep një ftesë për t'ia dorëzuar të parit kalimtar të rastit.

Ngaqë e vetmja varrezë që njeh është ajo e Vasilikoit, e përfytyron veten duke rendur përbri, ashtu siç thuhej në gojëdhënë. Ai ka frikë, zemra i dridhet dhe, në vend të vazhdojë rrugën gjersa t'i dalë përpara ndonjë kalimtar, zgjat dorën përmes hekurave të varrezës, për ta hedhur ftesën atje. Tek ikën me vrap, kthen edhe një herë kryet për të parë ftesën që ka rënë dhe zbardh sipër një varri.

Dyzet vjet më pas, tani që makina e burgut lëviz përbri varrezës, Gurametoja ka vegullinë e tij të

parë. I duket se ftesa, e hedhur dikur dhe shkaktare e gjithçkaje, është ende aty. Një dëshirë e çmendur i vjen të kthehet, për ta hequr ftesën nga varri mbi të cilin ka rënë. Ta kthejë mbrapsht kohën dhe dorën e fatit, përpara se i vdekuri ta ketë marrë kumtin.

I turbullt, siç është, e beson se kjo mund të bëhet, ndaj gulçon, nga mundi nxjerr shkumë, ndërsa me dorën e lirë tregon rrethojën e hekurt, pas së cilës ende zbardh kartoni i ftesës. Por askush s'ia vë veshin.

Vegullinë e dytë e ka pas njëfarë kohe. Tani s'është më Gurametoja gjashtëvjeçar, që rend me ftesën në duar, por një tjetër, i rritur, madje, i vdekur, që prej kohësh dergjet në varr. Kështu e ka parë veten në një nga makthet e tij. Sipër vetes ka mermerin dhe gurin e varrit, me emrin e gdhendur, kurse përbri rrethojën e hekurt.

Përmes hekurave të saj, një dorë sqimatare gruaje, me gishta të gjatë dhe me një unazë të trishtuar në ta, lëshon një ftesë. Ajo flatron mallëngjyeshëm përpara se të bjerë sipër varrit të tij.

I vdekuri, domethënë Gurametoja vetë, pas aq vitesh qetësie, tronditet. E ndien se duhet t'i bindet urdhrit. Të ngrihet për të shkuar atje ku e ftojnë, në darkë. Në cilën? S'dihet. Tek ajo grua që e njeh dhe nuk e njeh apo në Rrugën e Varoshit, numër 22? Në darkën e vet, ndoshta, atë që e ka marrë më qafë dikur?

Ky është urdhri, por ai nuk do që t'i bindet. Më fort se më parë shkumëzon. Klith, rreh të shkallmojë prangat, aq sa hetuesit, të trembur, nxjerrin revolverët. Por ai s'resht. Ashtu si më parë rreh të kthehet pas, atje te varri, për ta hequr, më në fund, atë ftesë e për të ndërruar fatin. Por kjo është e pamundur.

*Mali i Robit (Durrës), Lugano, Paris*
*Verë-dimër, 2007-2008*